


**D I T U R I A   I S L A M E**
Revistë mujore, fetare, kulturore e shkencore

**Boton**
Kryesia e Bashkësisë Islame të Kosovës
Prishtinë

**Kryeredaktor**
**Bahri Simnica**

**Redaksia**:
Agim Hyseni, Burhan Hoxha,
Jakup Çunaku, Miftar Ajdini,
Muharrem Tërnava, Rexhep Lushta,
Sabri Bajgora, Zaim Baftiu

**Gazetar në redaksi:**
Ramadan Shkodra

**Lektor**
Isa Bajçinca

**Korrektor**
Skender Rashiti

**Kopertina & Red. teknik**
Ymridin Trinaku

**Operator kompjuterik**
Nuhi Simnica

**Adresa:**
*"Dituria Islame",*
*Rr. "Vellusha", nr. 84. 38000 Prishtinë,*
*Fah. post. 46,*
*Tel & Fax. 038/224-024*
***www.dituriaislame.net***
*E-mail:* ***dituriaislame@hotmail.com***
***dituriaislame@yahoo.com***

**Parapagimi:**
*Evropë 25 €   Amerikë 40 USA $*

**Shtypi:**
***"Koha"*** *- Prishtinë*

*Doreshkrimet dhe fotot nuk kthehen!*

بسم الله الرحمن الرحيم

# *Kjo është dita jote*

*Pra, mos e humb këtë ditë që peshon sa jeta, bëhu i kujdesshëm Brenda këtyre orëve të kufizuara, dhe vepro me seriozitet, adhuroje Krijuesin dhe fale namazin me kujdes, lexo Kur`an dhe me vëmendje te plot shih ç`kërkon prej teje. Kur të zgjohesh ne mëngjes, mos e prit mbrëmjen, se ndoshta kjo ditë e jotja është e fundit dhe s`të prêt koha të mendosh për të djeshmen që kaloi, e as për të nesërmen që akoma s`ka ardhur. Jeta jote është një ditë e vetme, në mëngjes ngjalleshe ne mbrëmje vdes, dhe nuk kthehesh më. Andaj, peshoj veprat tuaja dhe vështro se cila anë të rëndon më tepër, krijo moral të lartë për vetën tënde dhe pajtohu me atë që Allahu caktoi për ty, përpiqu të bësh mire për të tjerët, se vetëm sot je i gjallë, pra shfrytëzoje rastin e fundit…! Nga orët e kësaj dite vepro mirë dhe nxjerr dobi për veten tënde, sikur të ishin vite, dhe nga minutat e orëve të saj kërkoji falje Allahut xh.sh. për mëkatet e tua sikur të ishin muaj; Jeto edhe sot dhe qëndro i buzëqeshur, i qetë e i butë, kënaqu me atë që të erdhi nga Allahu i madhëruar, kënaqu me fëmijët e tuaj, bashkëshorten tënde me familjen dhe me shtëpinë tënde se edhe sot i keni para syve, mos hidhëro askënd në momentin e fundit, se nuk kthehesh e as nuk i sheh më në këtë botë. Kujtoje ajetin kuranor në vijim se sa i përgjigjet gjithë asaj qe na nevojitet sidomos në ditën e sotme:*

*"…Merre atë që ta kam dhënë dhe bëhu mirënjohës" (El-A`raf, 144). Kij besim në vetvete e le të jetë e qartë kjo për ty. Kur t`i drejtohesh ndërgjegjes sate e ti flasësh dhimbshëm, thuaj: Vetëm për sot do t`i korrigjoj fjalët që m`i nxjerr goja, e nuk do shqiptoj fjalë të ndyta, sharje fyerje, përgojime. Vetëm sot do ti kushtoj rëndësi pastërtisë trupore, dhe do të jem i matur në të ecur, në lëvizje dhe në fjalë, se nesër s`do të jem. Për këtë ditë jetoj, sot do t`i bëj vende në zemër dobisë, do të mbjell në të dashurinë, sinqeritetin, drejtësinë ndaj vetës dhe të tjerëve, ndërsa të së keqes, arrogancës, xhelozisë, e kokë fortësisë do ia këpus të gjitha mundësit e veprimit.*

*Vetëm për sot do jetoj dhe do u ofroj të mirën të tjerëve me të gjitha mundësit qe posedoj, do të vizitoj të sëmurin, ushqej të urituri, ndihmoj të dobëtin, do të qëndroj pran të ngratit që i është bërë padrejtësi… Për ditën tënde o njeri, rezervo vepra të mira në fjalorin lumturisë.*

## Në këtë numër pos të tjerash

# Kosova dhe politika globale

Që nga bombardimet e NATO-s ndaj caqeve ushtarake dhe ekonomike serbe në vitin 1999, Kosova është në qendër të medieve, por edhe të qarqeve politike ndërkombëtare. Me paraqitjen e paketës së Presidentit finlandez Marti Ahtisari, pas bisedimeve intensive, të zhvilluara në Vjenë në mes palës shqiptare dhe asaj serbe, të cilat zgjatën më shumë se pesëmbëdhjetë muaj. Edhe pse dy palët, gjatë bisedimeve në Vjenë nuk ishin pajtuar pothuajse për asnjë send, sepse të dy palët kishin koncepte të kundërta rreth esencës së problemit: Pala shqiptare nuk pranonte asgjë më pak se pavarësia, kurse pala serbe së paku shprehej se ishte në gjendje të pranonte çdo zgjidhje tjetër përveç pavarësisë. Ish-presidenti finanlandez, me përvojën




e tij të gjatë politike, kishte zgjedhur një lloj kmpromisi dhe në paketën e tij kishte dalë me propozimin për një pavarësi të mbikëqyrur ndërkombëtarisht. Shumëkush kishte menduar se me paraqitjen e paketës së Presidentit Ahtisari në Këshillin e Sigurimit të OKB-së, dukej se do të rrumbullakësohej problemi i Kosovës, duke u mbështetur në parimet e





njohura të Grupit të Kontaktit, të shpallura në konferencën e Londrës në prag të fillimit të bisedimeve të Vjenës në mes Prishtinës dhe Beogradit. Por, zhgënjimi ishte tejet i madh, në veçanti për ne kosovarët, kur brenda vetë anëtarëve të Këshillit të Sigurimit, i cili përbëhet prej 15 vetash, 5 të përhershëm dhe dhjetë të përkohshëm, u shfaqën qëndrime të ndryshme rreth paketës së Ahtisarit.

Në një anë u paraqit blloku i vendeve perëndimore, me SHBA-në në krye, i cili është i vendosur, që paketa e Ahtisarit të implementohet në një kohë sa më të shkurtër, tek i cili shqiptarët mbështesin shpresat e tyre. Në anën tjetër qëndron Federata Ruse, e cila nën ndikimin e palës serbe, kërkon që Beogradi dhe Prishtina, të gjejnë një zgjidhje të pranueshme për të dyja palët. Ajo, jo vetëm që refuzon paketën e Ahtisarit në tërësi, por kërkon biseda të reja, me një ndërmjetësues tjetër ndërkombëtar. Në anën tjetër kemi vendet e botës së tretë, që janë anëtare të përkohshme të Këshillit të Sigurimit, siç janë Indonezia, Afrika e Jugut etj., të cilat, për shkak të problemeve të tyre të brendshme, nuk kanë qëndrim të vendosur rreth paketës së Ahtisarit. Këtu duhet përmendur edhe qëndrimi ende i papërcaktuar mirë i Kinës si anëtar i përhershëm i Këshillit të Sigurimit.

### Kërcënimi i Rusisë me përdorimin e vetos

Qëndrimi i Rusisë nuk ka përse të na habisë, sepse qëndrimi i saj është i njohur gjatë gjithë historisë; ai nuk mbështetët në parime të drejtësisë dhe të realitetit etnik, por në parimin e pansllavizmit dhe të ortodoksisë. Në anën tjetër, Rusia dëshiron ta rikthejë vetveten në skenën e politikës ndërkombëtare duke shfrytëzuar çështjen e Kosovës me të drejtën e vetos, të cilin privilegj e gë-





zon si trashëgimtare e ish-Bashkimit Sovjetik.

Ditët, javët dhe muajt që vijnë, do të jenë dëshmitarët më të mirë se si do të zhvillohen ngjarjet. Por, duke u mbështetur në vendosmërinë e tashme të vendeve të bllokut perëndimor, ka pak gjasa që Rusia, me gjithë arrogancën e saj, të jetë në gjendje t'i përballojë vendosmërisë së manifestuar të vendeve perëndimore me SHBA-në në krye. Kjo vendosmëri më së miri u tregua edhe gjatë intervenimit të forcave të NATO-s në Kosovë në mars të vitit 1999, i cili u bë pa një rezolutë paraprake nga Këshilli i Sigurimit i Organizatës së Kombeve të Bashkuara.

Këtë vendosmëri edhe një herë, në mënyrë shumë të qartë e vërtetoi edhe Presidenti amerikan gjatë vizitës së tij historike që i bëri Shqipërisë, ku në mënyrë shumë transparente theksoi se Amerika dhe blloku perëndimor, janë të vendosur për një pavarësi të mbikëqyrur ndërkombëtarisht të Kosovës, sipas rekomandimeve të paketës së Presidentit finlandez Ahtisar. Për të shtuar se ajo që është mjaft është mjaft, duke aluduar në veton e mundshme të Rusisë në Këshillin e Sigurimit.

### Vend mysliman me një bregdet të bukur!

Ajo që vlen të përmendim me këtë rast, është edhe intervista ekskluzive, të cilën Presidenti amerikan Xhorxh W. Bush, pak ditë para vizitës së tij në Tiranë, kishte dhënë për Televizionin Vizion Plus të Shqipërisë, ku përveç të tjerash kishte deklaruar se i pëlqen të vij në Shqipëri, të cilën e ka parë me kërshëri dhe për shkak të së kaluarës së vet ish-komuniste. Kryetari amerikan, duke folur për çështjen e Kosovës, tha se mbështet planin Ahtisari dhe se SHBA-ja do të bëjë të gjitha përpjekjet për t'u realizuar kjo. Nuk harroi as këshillën për liderët shqiptarë : punoni shumë për të arritur të gjitha standardet, që t'ju fusin në NATO.

Por, ajo që vlen të përmendim me këtë rast, është pyetja e fundit, që gazetari Andi Bejtja i drejtoi Presidentit amerikan: Më lejoni, t'Ju bëj një pyetje fëmijnore. Është hera Juaj e parë në Shqipëri dhe çdo kush pyet veten, çfarë i shkon në mendje Presidentit Bush kur dëgjon fjalën Shqipëri?

Presidenti Bush u përgjigj: "Një bregdet i bukur, histori interesante, njerëz myslimanë, që mund të jetojnë në paqe, kjo më vjen në mendje. Mezi pres të vij..."

Ky është imazhi i Shqipërisë, me të cilin e njeh Presidenti i shtetit më të madh dhe më të fuqishëm në botë sot. Ky është imazhi, me të cilin Shqipërinë e njohin edhe shumë burra të shteteve perëndimore. Por, për fat të keq, këtë realitet nuk e pranon shtresa jonë politike dhe intelektuale shqiptare. Këtë realitet nuk e pranojnë presidentët e Shqipërisë në deklaratat e tyre, qoftë ai mysliman, Rexhep Mejdani, apo ai i krishterë, Alfred Mojsiu. Kjo më së miri vërehet edhe nga komentet e botuara në faqet e internetit në gjuhën shqipe lidhur me deklaratën e Presidentit amerikan. Andaj, pyetja që shtrohet para nesh, është: A është Islami fati apo fatkeqësia jonë?

Kjo është dilema me të cilën shqiptarët po përballen qe një kohë të gjatë. Në veçanti një pjesë e inteligjencies si dhe një pjesë e politikanëve. Kurse pjesa tjetër e popullatës, nuk ballafaqohet me probleme të këtilla. Ata nuk vuajnë nga kompleksi i të qenit mysliman, sepse ata të tillë e ndiejnë veten.

Kjo është kriza e identitetit fetar, me të cilën po ballafaqohet një pjesë e shtresës më të zgjedhur të popullit shqiptar qe një kohë të gjatë, në mënyrë të veçantë në kohët e kthesave të mëdha në kohën që po jetojmë, - në kohën kur për Kosovën po bisedohet në të gjitha nivelet e zyrave ndërkombëtare të vendosjes. Andaj fjalët e Presidentit amerikan Xhorxh Bush, duhet të jenë një leksion për të gjithë ata të cilët Islamin e shqiptarëve e shohin si një pengesë për realizimin e aspirtave tona shekullore për një Kosovë sovrane dhe të pavarur. Islami i ynë paqësor dhe tolerant, i praktikuar në trojet tona shekuj me radhë, do të të jetë një ndihmesë e madhe në rrugëtimin tonë drejt pavarësisë së Kosovës dhe mëvetësisë së saj si dhe integrimit të kombit shqiptar në rrjedhat verioatlantike dhe familjen e madhe evropiane. Përkatësia jonë islame, për të gjithë njerëzit e vullnetit të mirë do të jetë një impuls i mirë për të dëshmuar edhe një herë se Perëndimi me kohë ka tejkaluar ndasitë në baza etnike, fetare dhe raciale, të cilat për fat të keq ende janë të ngulitura në mendjet e disa njerëzve, edhe pse ata gjeografikisht jetojnë në Evropë.

Besoj se ditët dhe javët e jo muajt që do të vijnë, do të vërtetojnë këtë supozim tonin.

**Sabri Bajgora**

# Robërit e Allahut - (4)

## Koment i ajeteve 63-77 nga kaptina "El-Furkan"

وَالَّذِينَ لَا يَدْعُونَ مَعَ اللَّهِ إِلَهًا آخَرَ وَلَا يَقْتُلُونَ النَّفْسَ الَّتِي حَرَّمَ اللَّهُ إِلَّا بِالْحَقِّ وَلَا يَزْنُونَ وَمَنْ يَفْعَلْ ذَلِكَ يَلْقَ أَثَامًا(٦٨)
يُضَاعَفْ لَهُ الْعَذَابُ يَوْمَ الْقِيَامَةِ وَيَخْلُدْ فِيهِ مُهَانًا(٦٩) إِلَّا مَنْ تَابَ وَآمَنَ وَعَمِلَ عَمَلًا صَالِحًا فَأُولَئِكَ يُبَدِّلُ اللَّهُ سَيِّئَاتِهِمْ
حَسَنَاتٍ وَكَانَ اللَّهُ غَفُورًا رَحِيمًا(٧٠) وَمَنْ تَابَ وَعَمِلَ صَالِحًا فَإِنَّهُ يَتُوبُ إِلَى اللَّهِ مَتَابًا(٧١)

***"Edhe ata që përveç Allahut, nuk lusin zot tjetër dhe nuk mbysin njeriun që e ka ndaluar Allahu, por vetëm kur e meriton në bazë të drejtësisë, dhe që nuk bëjnë kurvëri, ndërsa kush i punon këto, ai gjen ndëshkimin. Atij i dyfishohet dënimi ditën e kiametit dhe aty mbetet i përbuzur përgjithmonë.***
***Përveç atij që është penduar dhe ka bërë vepër të mirë, të tillëve Allahu të këqijat ua shndërron në të mira. Allahu është mëshirues, ndaj Ai fal shumë.***
***Ai që është penduar dhe ka bërë mirë, në të vërtetë, ai është kthyer tek Allahu dhe është i pranishëm."*** *(El-Furkan, 68-71)*

**Koment:**

وَالَّذِينَ لَا يَدْعُونَ مَعَ اللَّهِ إِلَهًا آخَرَ وَلَا يَقْتُلُونَ
النَّفْسَ الَّتِي حَرَّمَ اللَّهُ إِلَّا بِالْحَقِّ وَلَا يَزْنُونَ
وَمَنْ يَفْعَلْ ذَلِكَ يَلْقَ أَثَامًا(٦٨) يُضَاعَفْ لَهُ
الْعَذَابُ يَوْمَ الْقِيَامَةِ وَيَخْلُدْ فِيهِ مُهَانًا(٦٩)

***"Edhe ata që përveç Allahut, nuk lusin zot tjetër dhe nuk mbysin njeriun që e ka ndaluar Allahu, por vetëm kur e meriton në bazë të drejtësisë, dhe që nuk bëjnë kurvëri, ndërsa kush i punon këto, ai gjen ndëshkimin. Atij i dyfishohet dënimi ditën e kiametit dhe aty mbetet i përbuzur përgjithmonë".*** *(El-Furkan, 68-69)*

### Shkaku i zbritjes së këtyre ajeteve

- Transmetojnë Buhariu dhe Muslimi nga Abdullah Ibn Mes'udi të ketë thënë: "Erdhi një njeri dhe e pyeti të Dërguarin a.s.: "O i dërguar i Allahut! Cili nga mëkatet është më i madhi tek Allahu?" Ai u përgjigj: *"T'i bëhet shok Allahut, i Cili të ka krijuar"*. Ai e pyeti: "Çfarë vjen pastaj: "Ai iu përgjigj: *"Vrasja e trashëgimtarëve tuaj nga frika se do të hanë me ju (nga frika se nuk keni me se t'i ushqeni)"*. Ai e pyeti: "Çfarë vjen pastaj?" Ai u përgjigj: *"Kryerja e zinasë (amoralitetit) me gruan e fqinjit tuaj"*.

Si vërtetim i këtyre fjalëve të pejgamberit a.s. zbritën ajetet në fjalë.

- Transmetojnë Buhariu dhe Muslimi me sened nga Ibn Abbasi të ketë thënë: "Erdhën disa idhujtarë që më parë kishin mbytur shumë njerëz të pafajshëm, dhe kishin bërë shumë amoralitete, dhe e pyetën Resulullahun s.a.v.s.: "Kjo për se po na fton, është vërtet gjë e mirë, por a ka ndonjë falje (kefaret-mbulesë, shpagim) për atë që kemi vepruar më parë? Si përgjigje e kësaj zbritën ajetet në fjalë, të cilët do t'i komentojmë me ndihmën e Allahut., sikur që për këtë rast zbriti edhe ajeti 53 i kaptinës Ez-Zumer: ***"Thuaj: "O robërit e Mi, ju që e keni ngarkuar veten me shumë gabime, mos e humbni shpresën ndaj mëshirës së Allahut, se vërtet Allahu i fal të gjitha mëkatet."***

### 6. Njëshmëria

وَالَّذِينَ لَا يَدْعُونَ مَعَ اللَّهِ إِلَهًا آخَرَ ...

***"Edhe ata që përveç Allahut, nuk lusin zot tjetër..."*** *(El-Furkan, 68)*

Vazhdojmë të jemi në shoqëri të robërve të sinqertë të Allahut duke u njohur me virtyte dhe cilësitë me të cilat i ka përshkruar i Plotfuqishmi. Si cilësi tjetër e radhës e robërve të Allahut, e potencuar në këtë ajet, është besimi i pastër në Njëshmërinë e Allahut dhe mosbërja shok tëq Atij.



Islami si fe e vetme hyjnore synon kalitjen e shpirtit njerëzor; duke u përpjekur që të depërtojë në thellësitë e tij për t'i mbjellë mësimet e veta, të cilat do ta mbrojnë atë nga vështirësitë dhe fitnet e kësaj bote.

Besimi i paluhatshëm në Allahun xh.sh. është lidhja më e fortë që forcon dhe fisnikëron shpirtin, zemrën dhe mendjen e besimtarit. Sa herë që njeriu e gjen veten ngushtë nga sprovat dhe të papriturat e kësaj bote, strehimi më i mirë për të është kthimi tek mëshira hyjnore e Krijuesit të tij. Vetëm tek Allahu njeriu mund të gjejë prehjen e vërtetë shpirtërore dhe të përballojë çdo vështirësi.

Por sa ka pasur dhe sa ka sot njerëz në këtë botë që nuk kanë arritur e as nuk do të arrijnë dot lumturinë dhe çiltërsinë shpirtërore. Shumë prej tyre ngatërruan ndjenjën e lindur natyrore të besimit me besim të gabuar. I përshkruan shok Allahut duke hyrë kështu në ujërat e turbullta të shirkut e të idhujtarisë.

Fatkeqësisht sot e kësaj dite, shohim shumë nëpër botë njerëz e popuj që adhurojnë idhuj dhe madhërojnë tjetër kë pos Allahut, Krijuesin e kësaj ekzistence. Shohim njerëz që adhurojnë gjallesa si lopë, gjarpërinj etj. Shohim të tjerë që besojnë në toteme të gdhendura nga druri apo guri. Që fatkeqësia të jetë më e madhe, shohim edhe ithtarët e Librave qiellorë, që kanë devijuar nga besimi i tyre i pastër, duke u zhytur në idiolatri, duke besuar në shenjtërinë dhe hyjninë e disa pejgambereve të dërguar tek ta.

Në anën tjetër shohim se edhe një numër i muslimanëve kanë mbështjellë besimin e tyre me petkun e shirkut, duke shkuar verbërisht pas intrigave dhe joshjeve të shejtanit. Sektet e ndryshme të rafidinjve, të cilat thirren në emër të Islamit, nuk janë asgjë tjetër pos sekte te humbura, të zhytura thellë në shirk e idhujtari.

Por një grup i muslimanëve, ata më të zgjedhurit, robërit ë vërtetë të Allahut (Ibadu Rrahman) nuk lejojnë veten të jenë pre e këtyre lajthitjeve. Ata ruajtën dhe vazhdojnë ta ruajnë besimin e tyre të pastër në Njëshmërinë e Allahut fuqiplotë duke mos i shoqëruar askënd Atij në sundim. Nuk i drejtohen me lutje askujt tjetër pos Allahut, sepse e dinë se *"Lutja është esenca e adhurimit"*, apo është vetë adhurimi, siç ka porositur i Dërguari a.s., të cilin e transmeton Tirmidhiu nga Enesi r.a..

Ata e zbatojnë në praktikë, lutjen e parë në Kur'an, ***"Vetëm Ty të adhurojmë dhe vetëm prej Teje ndihmë kërkojmë"*** të cekur në kaptinën e parë të radhitjes kuranore-El-Fatiha.

Ajete të shumta në Kur'an, porosisin që të mos adhurohet askush tjetër pos Allahut, por që adhurimi t'i bëhet vetëm Allahut xh.sh.. Sa për ilustrim do të sjellim vetëm disa prej tyre:

***"S'ka dyshim se Allahu nuk falë*** *(mëkatin)* ***t'i përshkruhet Atij shok*** *(idhujtarinë)****, e përpos këtij*** *(mëkati)* ***i falë kujt do. Dhe ai që i bën shirk Allahut ka shpifur një mëkat të madh."*** *(En-Nisa'ë, 48)*

Pastaj:

***"Dhe ai që i shoqëron Allahut edhe diçka tjetër tashmë ka humbur në një humnerë të largët."*** *(En-Nisa'ë, 116)*

Dhe:

***"Ai që i bën shirk Allahut, është sikurse të bjerë dhe të përplaset nga qielli e ta rrëmbejë shpendi ose sikur ta përplasë era e stuhishme në ndonjë vend të humbur."*** *(El-Haxh, 31)*

Po ashtu, nga i Dërguari i Allahut kemi shumë hadithe që na tërheqin vëretjen të mos i bëjmë shirk Allahut, siç është ky hadith i bekuar, në të cilin ai porosit Muadh Ibn Xhebelin, e njëkohësisht i drejtohet krejt Ymetit, duke thënë: *"Mos i shoqëro Allahut askënd, edhe nëse vritesh dhe digjesh…"* e në një rivajet tjetër: *"Mos i shoqëro Allahut asgjë, edhe nëse copëtohesh dhe digjesh...".* Si vërtetim i këtyre fjalëve të Pejgamberit a.s. ka zbritur edhe ajeti kuranor, i cili shoqërohet nëpërmjet këshillës që Lukmani a.s. i jep të birit: "***O biri im, mos i shoqëro Allahut diçka në adhurim, vërtet shirku është padrejtësi e madhe."*** *(Lukman, 31)*

Në një hadith tjetër, që transmetohet nga Ebu Hurejra, e të cilin e kanë shënuar Buhariu, Muslimi dhe të tjerë, që ndërlidhet me tematikat që do t'i shtjellojmë në vazhdim, Pejgamberi a.s. ka thënë:

*"Largohuni prej shtatë gjërave (mëkateve) shkatërrimtare!* - Cilat janë ato, o i dërguar i Allahut? - e pyetën ashabët. Tha: *Shirku (t'i bësh shok Allahut), magjia (marrja me sehire), mbytja e një njeriu të pafajshëm, gjë të cilën e ka ndaluar Allahu përveç me të drejtë (kriminelin), ngrënia e kamatës, ngrënia (shpërdorimi) e pasurisë së jetimit, ikja nga fronti i luftës dhe shpifja ndaj grave të ndershme"*

Udhëzimin e Allahut xh.sh. e pason vetëm ai që E beson Atë, E përkujton Atë, E ndien praninë e Tij, cilësitë e Tij dhe madhështinë e Tij. E, kush e harron Allahun xh. sh., në realitet ia kthen kurrizin udhëzimit të Tij.

Pra, njeriu në këtë botë është vënë në sprovim ndërmjet këtyre dy gjërave: ta përkujtojë Allahun xh.sh. dhe ta ndjekë rrugën e Tij, ose ta harrojë Allahun dhe të jetë në lajthitje. Ai është në udhëkryqin e këtyre dy udhëzimeve, e i treti nuk ekziston. Para tij është rruga e imanit, e udhëzimit dhe e lumturisë në këtë dhe në botën tjetër, dhe rruga e kufrit, e lajthitjes dhe e fatkeqësisë në të dy botët.

## 7. Largimi nga vrasja dhe respektimi i jetës

وَلاَ يَقْتُلُونَ النَّفْسَ الَّتِي حَرَّمَ اللَّهُ إِلاَّ بِالْحَقِّ ...

***"...dhe nuk mbysin njeriun që e ka ndaluar Allahu, por vetëm kur e meriton në bazë të drejtësisë..."*** *(El-Furkan, 68)*

Respektimi i jetës në Islam, është një prej fondamenteve kyç të tij. Vetë fakti se Allahu na ka krijuar, kjo do të thotë se nuk ka dallime në mes njerëzve, përveçqë Allahu i ka dalluar njerëzit për nga devotshmëria dhe, natyrisht, prej njerëzimit i ka zgjedhur udhëzuesit, pejgamberët, të cilët i ngarkoi me shpallje. Këta të dërguar janë Drita e Allahut në tokë, janë hija e mëshirës hyjnore, janë shkëlqim i dritës në errësirat e injorancës.

Islami synon të ngrejë një shoqëri humane, në të cilën gjykon sheriati hyjnor mbi principe të fuqishme të drejtësisë, bamirësisë dhe mëshirës, dhe assesi nuk i dëshiron njerëzimit shkatërrim dhe rrënim, por i dëshiron udhëzimin, përmirësimin dhe të mirën.

Meqë vetë fjala Islam nënkupton paqen dhe sigurinë, Allahu xh.sh. e ka krahasuar vrasjen e njerëzve me shirkun, sepse vetë krimi i vrasjes është gjëja më ulët që mund ta bëjë një krijesë. Ta privosh dikë nga jeta, pa faj, do të thotë sikur të kesh bërë krim mbi tërë njerëzimin.

A nuk thotë Allahu xh.sh. në Kuran:

***"...Kush mbyt një njeri*** *(pa të drejtë)****, pa pasë mbytur ai ndonjë tjetër dhe pa pasë bërë ai ndonjë shkatërrim në tokë, atëherë*** *(krimi i tij)* ***është si t'i kishte mbytur gjithë njerëzimin."*** *(El-Maide, 32)*

I madhi Zot, në këtë mënyrë na sjell shembull se sa e tmerrshme është vrasja dhe privimi nga jeta i një personi ta pafajshëm. Por, ndodh që dikush ta mbysë tjetrin me pahir dhe pa qëllim, atëherë Sheriati islam ka sanksionuar shpagimin e gjakut, i cili është i precizuar detajisht nëpër librat e Fikhut.

Por, që në shoqërinë njerëzore të ketë rregull dhe mbarësi, atëherë duhet të ketë edhe ligje e mekanizma që mbrojnë sigurinë dhe dinjitetin e individit. Por nëse dikush ngrihet kundër sigurisë së të tjerëve, vetëm atëherë Islami lejon që krimineli të dënohet konform dispozitave kuranore.

Se Islami është vërtetë fe e sigurisë së plotë, mund të shohim edhe nga qëndrimi i Sheriatit ndaj jomuslimanevë që jetojnë brenda shtetit islam. Ka dispozita dhe norma të përcaktuara që rregullojnë marrëdhëniet me jomuslimanët me sistem moral të dalluar me tolerancë, lehtësi, ruajtje të shpirtrave dhe të drejtave, largim të padrejtësisë dhe armiqësisë. Pra, Sheriati islam garanton jetesë të sigurt edhe për jomyslimanët që gjinden në shoqëritë muslimane. Andaj shoqëritë myslimane duhet të mbrojnë nga sulmet e ndryshme ata që janë në marrëveshje ose me garanci, ata që gjenden në tokat myslimane për punë, ose ndonjë çështje të lejuar, ose në interes të përgjithshëm të muslimanëve, me lejen e udhëheqësit të shtetit..

Nga kjo shohim se feja islame është fe përplot me principe ideale, mirësi të mëdha dhe moral të vlefshëm. Nuk është fe që udhëzimet e saj përkufizohen vetëm në realizimin e sigurisë në tokat e myslimanëve dhe vetëm për muslimanët, por Islami i ka detyruar myslimanët që ta realizojnë sigurinë edhe për jomyslimanët, qofshin ata në marrëveshje ose me garanci (mbrojtje) *(muahid dhe muste'min)*. Atij që jeton në vendet e myslimanëve dhe shoqëritë e besimtarëve qoftë *muahid* (në marrëveshje) ose me garanci *(muste'min)*, dispozitat islame i garantojnë sigurinë për veten, pasurinë, nderin dhe pronat..

Mbytja e myslimanit nga myslimani me qëllim, ashtu siç mjerisht ndodh shpesh në hapësirat tona shqiptare, është




një mëkat i madh. Ja se ç'thotë Allahu xh.sh. në lidhje me këtë:

***"Kush e mbyt një besimtar me qëllim, dënimi i tij është xhehenemi, në të cilin do të jetë përgjithmonë. Allahu është i hidhëruar ndaj tij, e ka mallkuar dhe i ka përgatitur dënim të madh."*** *(En-Nisa'ë 93)*

Shikoni këtë krim të madh dhe ndëshkimet drakonike për të:

1. Ndëshkimi i tij është Xhehennemi;
2. Do të jetë përjetësisht në të;
3. Allahu do të jetë i hidhëruar ndaj autorit të këtij krimi;
4. Mallkimi i Allahut do të jetë gjithmonë mbi të;
5. Allahu i ka përgatitur këtij krimineli ndëshkim të dhembshëm e të tmerrshëm.

Nëse njeriu ndalet dhe me kujdes e analizon këtë ajet kuranor, atëherë në tokë vërtet do të mbretëronte qetësi dhe paqe, por mjerisht kjo nuk po ndodh. Kudo në botë vazhdojnë të bëhen krime të tmerrshme, vëllavrasje, madje edhe në mesin e myslimanëve, gjë e cila ka sjellë shoqërinë islame buzë greminës. Këto krime kanë ndikuar në shthurjen dhe shkatërrimin e familjeve dhe degradim të shoqërisë në përgjithësi.

I Dërguari a.s. ka thënë: *"Shkatërrimi i kësaj bote është më e lehtë për Allahun sesa mbytja e një njeriu besimtar nga besimtari tjetër."*

Në një hadith tjetër po ashtu qëndron se Resulullahu a.s. ka thënë: *"Çdo mëkat Allahu edhe mund ta falë përveç nëse njeriu vdes si pabesimtar, dhe nëse një njeri e mbyt besimtarin me qëllim"*

## 8. Largimi nga kurvëria (laviriteti)

وَلَا يَزْنُونَ...

***"…dhe që nuk bëjnë kurvëri."*** *(El-Furkan, 68)*

Islami-feja me të cilën na ka nderuar Allahu xh.sh., është udhëzim dhe dritë për ata që i përmbahen. Në të ka rregulla të përpikta, lejime, urdhëresa dhe ndalesa.

Morali është virtyti më i lartë me të cilin e ka nderuar Allahu xh.sh., krijesën njerëzore, në veçanti myslimanët. Principet e Islamit janë vetë morali. Kurani përbën një kodeks të mirëfilltë të moralit, ashti siç edhe i dërguari ynë Muhamedi a.s. u dërgua për të përsosur virtytet e moralit më të përkryer.

Popujt mund të ekzistojnë derisa të kenë moral. E nëse humb morali i tyre, humbin edhe ata. Nëse një popull ka mungesë së lidhjes së tij me Allahun, apo në raportet ndërnjerëzore në mes tyre, kjo vjen si rezultat i mungesës së vlerave të tij dhe rënies së moralit.

Shikuar nga ky këndvështrim, pa dyshim që prostitucioni është një ndër mëkatet më të mëdha dhe më të shëmtuara. Mu për këtë edhe është i ndaluar dhe bën

pjesë në mesin e shtatë mëkateve të mëdha, sipas hadithit që theksuam më herët.

Allahu xh.sh. na ka urdhëruar t'i largohemi amoralitetit duke thënë:

***"Dhe mos iu afroni imoralitetit*** *(zinasë)**, sepse vërtet ai është vepër e shëmtuar dhe është një rrugë shumë e keqe."*** *(El-Isra'ë, 32)***.**

Nga ky ajet shohim se Allahu i plotfuqishëm, jo vetëm që e ka ndaluar aktin e zinasë si akt, por ai ka tërhequr vërejtjen dhe ka ndaluar të gjitha rrugët që shpien në një akt të tillë të shëmtuar.

Në një hadith, të cilin e ka shënuar Bejhekiu, theksohet se i Dërguari i Allahut ka thënë: *"Largojuni amoralitetit (zinasë), sepse ai pas vetes sjell gjashtë pasoja, tri në këtë botë e tri në Ahiret. Në këtë botë, amoraliteti e zhduk shkëlqimin e imanit, sjell varfëri dhe pakëson jetëgjatësinë, ndërsa në Ahiret, Allahu është i hidhëruar ndaj lavirit, do ta ndëshkojë tmerrshëm dhe përjetësisht do të lërë në zjarrin e Xhehenemit".*

Ndrësa në një rast tjetër ka thënë: *"Fytyrat e lavirëve (femra dhe meshkuj) do të ndizen zjarr".*

Nga tërë kjo, shohim se urtësitë kuranore dhe ato profetike janë të pasosura. Allahu xh.sh. fillimisht ka edukuar individin si të sillet në shoqëri, ku mund të ketë fitne e fesat, duke thënë:

***"Thuaju besimtarëve të ndalin shikimet*** *(prej haramit)**, t'i ruajnë pjesët e turpshme të trupit të tyre, se kjo është më e pastër për ta. Allahu është i njohur hollësisht për atë që bëjnë ata. Thuaju edhe besimtareve të ndalin shikimet e tyre, t'i ruajnë pjesët e turpshme të trupit të tyre..."*** *(En-Nur, 30-31)*

Ndërsa Pejgamberi a.s. në hytben lamtumirëse ka porositur:

*"Ruajuni nga prostitucioni, tradhtia bashkëshortore dhe xhelozia. Prostitucioni dhe tradhtia bashkëshortore janë mëkate të rënda, ndërkaq xhelozia mund të shkaktojë prishjen e bashkëshortësisë."*

Nëse kthehemi në realitetin e shoqërisë sonë në ditët e sotme, do të shohim zhytjen dhe katandisjen në vlera shumë të ulëta të moralit. Shohin ushtrim legal apo gjysmëlegal të prostitucionit, dhe




kjo pothuajse nuk pengon askënd. Të paktë janë ata zëra institucionalë që ngrihen kundër kësaj dukurie. Shtëpitë publike kanë lulëzuar anembanë Kosovës, dhe një pjese të konsiderueshme kjo i duket si normale, i duket si një vlerë perëndimore. Mirëpo realiteti tregon se përhapja e prostitucionit vjen për dy shkaqe, 1. Varfëria e skajshme e pjesës më të madhe të një popullate dhe, 2. mungesa e edukimit të mirëfilltë fetar. Mbase sistemi i kaluar ateist, ka zvetënuar ndjenjat e moralit në një masë të madhe, por kjo vetëm sa duhet të na mobilizojë ne, që si shoqëri të ngrihemi kundër dukurive të tilla negative, që dita-ditës po marrin përmasa alarmante. Andaj nuk është edhe çudi, që kohët e fundit (vetëm këtë vit - 2007) në Kosovë janë regjistruar mbi 100 raste të AIDS-it në 1700 kandidatë që kanë bërë këtë test në mënyrë vullnetare.

Gjëja e parë për të cilën Islami ia tërheq vërejtjen njeriut, është se pasimi i epshit dhe dalldisja pas cytjeve të tij, të cilat nuk kanë të sosur, nuk do ta ngopin shpirtin dhe nuk do ta kënaqin të vërtetën.

I tillë është shpirti: Sa ambienton një vend për epshet e tij, dëshiron të transferohet prej tij në një vend tjetër. Ai, në përjetimet e tij të përhershme, nuk brengoset për kryerjen e mëkateve dhe për bërjen e padrejtësive. Për këtë, Kurani na tërhoqi vërejtjen për pasimin e këtyre pasioneve të ndaluara: ***"… e mos shko pas dëshirave, se ato të shmangin prej rrugës së Allahut. Ata që largohen prej rrugës së Allahut, i pret dënim i rëndë, për shkak se e harruan ditën e përgjegjësisë."*** *(Sad, 26)*

Në anën tjetër, Islami nuk dëshiron që të shuhen instinktet me ndërprerje të ashpër, por ai për këtë miratoi metodologji mesatare ndërmjet dy ekstremizmave.

Rruga më e përshtatshme për Islamin është komunikimi me zemrën e njeriut, ngritja e aspiratave të tij të fshehta drejt përsosmërisë dhe kthimit të tij tek Krijuesi i tij me metodë adekuate të bindjes, dashurisë dhe lidhjes së tij për vlerat e lartë me bindje se ato janë fryt natyror i tërë kësaj.

...وَمَن يَفْعَلْ ذَٰلِكَ يَلْقَ أَثَامًا (٦٨) يُضَاعَفْ لَهُ الْعَذَابُ يَوْمَ الْقِيَامَةِ وَيَخْلُدْ فِيهِ مُهَانًا (٦٩)

***"...Ndërsa kush i punon këto, ai gjen ndëshkimin. Atij i dyfishohet dënimi ditën e kiametit dhe aty mbetet i përbuzur përgjithmonë"*** *(El-Furkan, 68-69)*

Në këto dy ajete, Allahu xh.sh. tërheq vërejtjen për pasojat me të cilat do të ballafaqohen ata që veprojnë këso gjërash të shëmtuara si shirku, mbytja e të pafajshmëve dhe amoraliteti. Atyre u dyfishohet dënimi në botën tjetër dhe përjetësisht do të jenë në zjarrin e Xhehenemit. A nuk mjafton ky ajet, t'i kthjellë mendjet njerëzore që të mos zhyten në mëkate? A nuk mjaftojnë të gjitha këto këshilla dhe porosi të Resulullahut s.a.v.s., të shmangemi nga mëkatet shkatërrimtare, të cilat do ta rrëmbejnë mëkatarin në humnerën e përjetshme të skëterrës?! Pse njerëzit vazhdojnë të jenë kryeneçë ndaj mësimeve hyjnore, kur dihet se kjo botë është kaq e shkurtër?! Pse njerëzit nuk përpiqen të arrijnë gradën e robërve të Allahut, të cilët i Gjithëmëshirshmi i ka ruajtur nga këto të liga dhe prapësi? Pse të dalim të turpëruar para Krijuesit, kur kemi mundësi të dalim faqebardhë para Tij?

Pavarësisht nga të gjitha këto, njerëzit duhet ta dinë se mbikëqyrës i tyre është Allahu, krijuesi i tyre mëshirëplotë, i cili këtyre mëkatarëve megjithatë ua la derën e pendimit të hapur përgjithmonë. Nëse ata pendohen për paudhësitë e tyre, do të gjejnë falje e magfiret. Për këtë bëjnë fjalë ajetet e kaptinës El-Furkan, në vazhdim...

## 9. Pendimi

إِلَّا مَن تَابَ وَآمَنَ وَعَمِلَ عَمَلًا صَالِحًا
فَأُولَٰئِكَ يُبَدِّلُ اللَّهُ سَيِّئَاتِهِمْ حَسَنَاتٍ وَكَانَ
اللَّهُ غَفُورًا رَّحِيمًا (٧٠) وَمَن تَابَ وَعَمِلَ
صَالِحًا فَإِنَّهُ يَتُوبُ إِلَى اللَّهِ مَتَابًا (٧١)

***"Përveç atij që është penduar dhe ka bërë vepër të mirë, të tillëve Allahu të këqijat ua shndërron në të mira. Allahu është mëshirues, ndaj Ai fal shumë.***

***Ai që është penduar dhe ka bërë mirë, në të vërtetë, ai është kthyer tek Allahu dhe është i pranishëm.”*** *(El-Furkan, 70-71)*

### Shkaku i zbritjes së ajetit 70 të kësaj kaptine

- Transmetojnë Buhariu dhe të tjerët nga Ibn Abbasi të ketë thënë: Kur zbriti ajeti 68 i kaptinës El-Furkan, disa nga idhujtarët e Mekës (që ishin penduar dhe kishin pranuar Islamin), thanë: “Në të kaluarën kemi mbytur njerëz të pafajshëm dhe pa të drejtë, i jemi lutur (falur) dikujt tjetër e jo Allahut, dhe kemi bërë shumë gjëra të ndyra (amoralitet), a ka shpresë për ne...” dhe si përgjigje zbriti ajeti 70 i po kësaj kaptine: ***“Përveç atij që është penduar dhe ka bërë vepër të mirë, ...”***

Jeta e njeriut në këtë botë është një përgjegjësi e madhe. Kjo krijesë njerëzore duhet ta arsyetojë të qenët krijesë e privilegjuar nga Allahu xh.sh. me vepra e moral të lartë. Por mjerisht, ka shumë prej njerëzve që gabojnë, duke iu shmangur dritës dhe udhëzimit hyjnor. Shumë prej tyre humbin përgjithmonë këtë udhëzim, duke e dërguar vetveten në skëterrë e në humnerat e Xhehenemit, vetëm e vetëm pse ishin rob të epsheve dhe kapricieve të tyre në këtë botë. Por Allahu i Plotfuqishëm, duke qenë në dijeni për dobësitë e kësaj krijese, megjithatë krahas udhëzimit që e dërgoi në tokë nëpërmjet pejgamberëve të Tij, Ai megjithatë nuk ia mbylli këtij njeriu të gjitha rrugët e shpresës. Ai i la të hapur derën e pendimit, dhe kurdo që njeriu troket në këtë derë të mëshirës dhe kërkimfaljes, do ta gjejë Allahun pranues të pendimit. Pra, njerëzore është të gabosh dhe të pendohesh, e hyjnore është të falësh dhe të pranosh këtë pendim të sinqertë nga njeriu.




Allahu xh.sh. thotë: ***“Thuaj: “O robërit e Mi, ju që e keni ngarkuar veten me shumë gabime, mos e humbni shpresën ndaj mëshirës së Allahut, se vërtet Allahu i fal të gjitha mëkatet.”*** *(Ez-Zumer: 53)*

Në ajetet e sipërtheksuara, pamë disa lloje të mëkateve që bëjnë pjesë në mëkatet e mëdha si shirku, mbytja e njeriut të pafajshëm dhe amoraliteti, mirëpo, nëse njeriu pendohet për këto të bëma të këqija të tij, Allahu megjithatë është i Gjithëmëshirshëm dhe Falës. Ai madje ka thënë: ***“S’ka dyshim se Allahu nuk fal*** *(mëkatin)* ***t’i bëhet Atij shok*** *(idhujtarinë)****, e përpos këtij*** *(mëkati)* ***i fal kujt të dojë.*** *(En-Nisa’ë, 48)*

Ndërsa i Dërguari a.s. ka thënë: *”Të gjithë bijtë e Ademit janë gabimtarë, e më të mirët prej gabimtarëve janë ata që pendohen.”*

Pendimi për çdo mëkat është obligim për çdo njeri. Për të qenë pendimi i pranuar tek Allahu xh.sh., njeriu së pari duhet të largohet nga ai mëkat që ka bërë, duhet të ndiejë thellësisht keqardhje për të dhe duhet të vendosë vendosmërisht që kurrë më të mos përsërisë një mëkat të tillë. Nëse këto gjëra nuk plotësohen, pendimi nuk pranohet.

Dijetarët, për pendimin dhe dobitë e tij, kanë thënë:

1. Allahu xh.sh. gëzohet me pendimin e robit të Tij.
2. Pendimi i shlyen mëkatet dhe penduesi bëhet i barabartë me atë që nuk ka mëkate. Allahu xh.sh. thotë: ***“Nëse heqin dorë*** *(nga rruga e tyre e gabuar)* ***do t’u falet e kaluara.”*** *(El-Enfal, 38).*

   Kurse Pejgamberi a.s. thotë: *“Ai që pendohet nga mëkatet, është sikur ai që nuk ka mëkate.”*
3. Pendimi është shkak për të shpëtuar. Allahu xh.sh. thotë: ***“Pendohuni që të gjithë tek Allahu, o ju besimtarë, në mënyrë që të shpëtoni.”*** *(En-Nur, 31)*
4. Pendimi është shkak që Allahu të shtojë bereqetin prej qielli e toke dhe të shtoj pasuritë dhe fëmijët. Allahu xh.sh. thotë: ***“Unë ju thashë: Kërkoni falje Zotit tuaj, se Ai vërtet fal shumë; Ai ju lëshon nga qielli shi me bollëk. Ju shumon pasurinë dhe fëmijët, ju bën të keni kopshte dhe ju jep lumenj.“*** *(Nuh, 10-12)*
5. Pendimi e pengon dënimin, sepse i Lartmadhërishmi thotë: ***“Allahu nuk do t’i dënojë ata derisa ti*** *(Muhamed)* ***të jesh në mesin e tyre dhe Allahu nuk do t’i dënojë derisa ata kërkojnë falje*** *(istigfar)****.”*** *(El-Enfal, 33)*

Nga të gjitha këto ajete, shohim gatishmërinë e Allahut për të na falur neve, dhe, kur para nesh ende ekziston shpresa për një të nesërme më të mirë, të mos lejojmë veten të bëhemi objekt loje në duart e shejtanit, por, edhe nëse kemi gabuar, të pendohemi menjëherë, sepse pendimi i sinqertë do të na hapë krahe-krahë dyert e mëshirës hyjnore...

*(vijon)*

**Mr. Adnan Simnica**

# Nga argumentet e fuqisë absolute të Allahut dhe dijes së Tij

*"**Vetëm ata që dëgjojnë, i përgjigjen** (ftesës). **Të vdekurit** (ata që nuk dëgjojnë dhe nuk besojnë) **Allahu i ringjall, e pastaj tek Ai kthehen** (u jep atë që e meritojnë). **Dhe thanë: "Përse të mos i zbresë atij** (Muhamedit) **një mrekulli nga Zoti i tij?" Thuaj: "S'ka dyshim se Allahu ka fuqi t'i zbresë një mrekulli, por shumica e tyre nuk e dinë** (se ç'do t'i gjente më pastaj). **Nuk ka asnjë gjallesë në tokë dhe as shpendë që fluturojnë me dy krahë, që të mos jenë të ndara në grupe** (të ndryshme), **sikurse edhe ju** (Zoti i krijoi, i pajisi si ju). **Asgjë nuk kemi lënë pas dore nga evidenca. Më në fund tek Zoti i tyre do të tubohen."** (kaptina El-En'am, 36,37,38)*



Pabesimtarët në mënyrë kategorike kundërshtonin misionin dhe thirrjen hyjnore islame, e cila kumtohej nga Muhamedi a.s., dhe përgënjeshtronin faktet mbinatyrore me të cilat ishte i pajisur ai nga ana e Allahut xh.sh. Ata thoshin se Kurani nuk është veçse mit i trilluar dhe se nuk ka jetë tjetër pos kësaj bote, andaj nuk do të ketë ringjallje. Allahu i Madhërishëm parashtron në mënyrë figurative paraqitjen e tyre para Krijuesit në Ditën e Gjykimit, të cilët, të dëshpëruar, do të thonë: ***"Të mjerët ne për atë që lëshuam** (nga punët e mira në dynja). **Ah sikur të ktheheshim** (në dynja), **të mos gënjejmë faktet e Zotit tonë e të bëhemi nga besimtarët!"** (El-En'am, 27)*

Pabesimtarët, edhe pse e dinin sinqeritetin e Muhamedit a.s., prapëseprapë e fyenin atë duke e quajtur magjistar, falltar, rrenacak etj., dhe pikërisht për shkak të përgënjeshtrimit, mohimit dhe refuzimit të tyre ndaj misionit hyjnor, Muhamedi a.s. filloi të brengosej, prandaj Allahu xh.sh. e qetëson atë, duke i bërë thirrje që të mos shqetësohet nga fyerjet dhe refuzimet e tyre ndaj tij, ngase edhe pejgamberët e mëhershëm ishin fyer, përgënjeshtruar e torturuar nga popujt e tyre, por ata kishin duruar dhe fitua, ndaj "duro edhe ti, o Muhamed, sepse ndihma dhe fitorja për ty, Islamin dhe myslimanët është garanci hyjnore dhe e sigurt". Ndaj në këto ajete vijuese sqarohen të vërteta të qarta mbi ligjin hyjnor islam, se të vërtetën çdo mendje e shëndoshë e pranon, kurse zemërguret edhe pse të vërtetën e dëgjojnë dhe e shohin, ata përsëri nuk besojnë, duke kërkuar vazhdimisht argumente mbinatyrore të cilat gjithnjë i mohonin dhe injoronin. Allahu xh.sh. vërteton bindshëm se ka mundësi për çdo gjë në gjithësi, të zbresë mrekulli mbinatyrore siç pati tek pejgamberët e mëparshëm, por edhe të paraqesë mrekulli të tjera në gjithësi në mënyrë sistematike deri në Kiamet, për të argumentuar ekzistencën e Krijuesit për ata që kanë mendje të shëndoshë. Më pas paraqiten argumente të Fuqisë dhe Dijes absolute të Allahut ndaj çdo krijese dhe sendi në gjithësi, duke sinjalizuar e vërtetuar përsosmërinë e jetës së shtazëve, shpezëve dhe krijesave të tjera në shumë aspekte dhe evidentimin - përfshirjen në Kuran të çdo sendi, krijese, ndodhie e zbulimi shkencor deri në Kiamet.

### Përgjigjja ndaj thirrjes hyjnore

E vërtetë absolute e shprehur në këtë ajet mbi natyrshmërinë e njerëzve, në të atillë që i përgjigjen thirrjes së vërtetë islame – udhëzimit të Krijuesit, dhe në të atillë që refuzojnë këtë udhëzim dhe përgënjeshtrojnë faktet e Krijuesit dhe nuk besojnë. Ata që i përgjigjen udhëzimit të Krijuesit me vullnet dhe bindje të fortë, kanë mendje të shëndoshë, ndaj edhe me përkushtim e shprehin dhe zbatojnë atë. Kurse ata që refuzojnë dhe përgënjeshtrojnë këtë udhëzim, me të vërtetë janë të vdekur, sepse nuk duan të dëgjojnë dhe nuk besojnë, edhe pse shohin vazhdimisht argumentet e Krijuesit në gjithësi dhe në veten e tyre. Allahu xh.sh. e di absolutisht të ardhmen, ndaj edhe qetëson shpirtërisht Muhamedin a.s. se ai ka për obligim vetëm kumtimin e shpalljes, ngase njerëzit janë të ndarë në dy grupe: të atillë që besojnë, dhe të atillë që refuzojnë, prej se natyrshëm pason rezultati i merituar për të dy grupet me dhënien e llogarisë në botën tjetër, me shpërblimin për ata që besuan, dhe me ndëshkimin për ata që refuzuan. I përgjigjen thirrjes tënde, o Muhamed a.s. vetëm ata që duan ta dëgjojnë dhe kuptojnë atë me mend e me zemër, e sqaruar qartë edhe në ajetin tjetër: ***"Për t'ia tërhequr vërejtjen atij që është i gjallë** (me mend e me zemër) **dhe dënimi të bëhet meritë për jobesimtarët"** (Jasin, 70).*

I përgjigjen thirrjes qiellore vetëm ata që dëgjojnë me vëmendje dhe logjikojnë me këmbëngulje: ***"Në të gjithë këtë, për atë që ka mendje të shëndoshë dhe që i ka vënë veshin me vëmendje, ka argumente".*** *(Kaf, 37)*[1]

Kurse të vdekurit, ata që nuk besojnë dhe nuk dëgjojnë, të cilët janë theksuar në ajet, kanë të bëjnë me pabesimtarët, sepse ata kanë zemra të vdekura kur refuzojnë dhe mohojnë të vërtetën, dhe mu për këtë arsye Allahu xh.sh. i ka krahasuar me trupa të vdekur si për tallje, përbuzje dhe nënçmim ndaj tyre.[2]

Ardhja e shprehjes "i përgjigjen - El-Istixhabetu" në gjuhën e Kuranit famëlartë sinjalizon përgjigjen pozitive ndaj një kërkese të bërë, duke e zbatuar e realizuar atë me plotë vullnet, pavarësisht nga përgjigjja tjetër e zakonshme ndaj ndonjë kërkese apo pyetjeje, e cila mund të kërkojë përgjigjen ose pozitive ose negative, e shprehur në gjuhën e Kuranit me shprehjen "el-ixhabetu". Pra, kur Allahu tha: ***"Vetëm ata që kanë dëgjim të shëndoshë, i përgjigjen*** *(ftesës)",* ka për qëllim ata që dëgjojnë me vëmendje, logjikojnë me mendje të shëndoshë dhe binden thellësisht me zemër, kurse ata që nuk janë të tillë, padyshim u ngjajnë të vdekurve. Kur të bashkohen dëgjimi me vëmendje, bindja dhe vullneti për të zbatuar, atëherë arrihet ajo çfarë kërkon Islami, prandaj pikërisht për këtë besimtarët janë të tillë. Allahu i Madhërishëm ka krijuar tek njeriu mundësitë dhe rrugët që çojnë në besim, ndaj veshët tek besimtarët dëgjojnë, mendja logjikon kthjellët dhe zemra beson bindshëm, për dallim nga pabesimtarët, veshët e të cilëve dëgjojnë, por zemrat e tyre kundërshtojnë, mendjet e tyre nuk logjikojnë arsyeshëm dhe vazhdimisht lakmojnë besimet e gabuara, dhe pikërisht për këtë arsye të tillët dëgjojnë vetëm formalisht me veshët e tyre dhe nuk i përgjigjen thirrjes hyjnore, andaj me plotë të drejtë quhen trupa të vdekur.

Ndërsa në fund të ajetit konfirmohet kthimi tek Allahu xh.sh. në Ditën e Ringjalljes, për të dhënë llogarinë përfundimtare të gjithë njerëzit, kur do të shpërblehen ata që iu përgjigjen thirrjes hyjnore, kurse do të ndëshkohen dhimbshëm ata që refuzuan, dhe derisa Allahu i ringjall të gjithë njerëzit, Ai nuk kërkon nga ata besim me dhunë, por me bindje dhe me vetëdëshirë, sepse, po të dëshironte Ai, me Fuqinë e Tij absolute do t'i bindte njerëzit për të besuar edhe pa dëshirën e tyre.[3]

Nga kjo e vërtetë mbi besimin dhe mosbesimin e njerëzve vullnetshëm, Zoti xh.sh. shpjegon një çështje që argumenton Fuqinë absolute të Allahut në gjithësi, e cila ndërlidhet me kërkesën e pabesimtarëve për t'u zbritur atyre një mrekulli mbinatyrore. Me këtë rast i Madhërishmi u sqaron atyre se një kërkesë e tillë injoron ligjet e Allahut në gjithësi dhe mëshirën e Tij ndaj tyre, sepse, nëse u përgjigjet për atë që kërkojnë, ata më pas, nëse nuk besojnë, do të kenë ndëshkim të ashpër! Këtu Allahu xh.sh. paraqet shkallën më të lartë të saktësisë të planifikimit dhe Dijes së Tij ndaj çdo gjëje në gjithësi, duke sqaruar edhe urtësitë e ligjit të Tij gjithëpërfshirës ndaj çdo krijese.[4]

## Zbritja e mrekullive mbinatyrore

***"Dhe thanë: "Përse të mos i zbresë atij*** *(Muhamedit)* ***një mrekulli nga Zoti i tij?" Thuaj: "S'ka dyshim se Allahu ka fuqi t'ia zbresë një mrekulli, por shumica e tyre nuk e dinë*** *(se çka do t'i gjente më pas)."*

Pabesimtarët refuzonin dhe kundërshtonin vazhdimisht shpalljen hyjnore, ashtu siç veprojnë edhe sot, ndaj kërkonin ndonjë mrekulli tjetër mbinatyrore (përpos Kuranit), ashtu siç patën kërkuar edhe popujt e mëparshëm nga pejgamberët e tyre, në mënyrë që t'i shihnin ato në natyrë, si: mrekullitë e Musait a.s. me shkop, hapja e detit etj.; apo tek Isai a.s. - të folurit në djep, ngjallja e të vdekurve me lejen e Zotit etj. Edhe pse ata kishin para vetes mrekullinë mbinatyrore – Kuranin, i cili u mjaftonte atyre dhe do t'u mjaftojë të gjithë njerëzve deri në Kiamet, prapëseprapë nga kokëfortësia e tyre, refuzonin çdo argument dhe kërkonin mrekulli të tjera. Me këtë rast Allahu xh.sh. u përgjigjet atyre se Ai ka mundësi absolute t'i zbresë Muhamedit a.s. çfarëdo mrekullie, ashtu si kërkojnë ata, ose mrekulli që do t'i detyronte të besonin, ose ndonjë mrekulli që në rast të refuzimit nga ana e tyre, do të goditeshin me shkatërrim hyjnor, një gjë që shumica e tyre nuk e dinin. Mirëpo, pavarësisht nga fakti se ata nuk e pranonin Kuranin si mrekulli hyjnore nga Krijuesi, ata e pranonin madhështinë e tij, ndaj thoshin: ***"Pastaj thanë: "Përse të mos i këtë zbritur ky Kuran një njeriu të madh nga dy qytete?"*** *(Ez-Zuhruf, 31)*

Kërkesat e tyre i përshkruan Kurani kur thotë: ***"Ata thanë:" Nuk të besojmë ty derisa të na nxjerrësh burime prej tokës. Ose,*** *(nuk të besojmë derisa)* ***të kesh kopshte me hurma e me rrush, e të bësh të rrjedhin vazhdimisht lumenj mespërmes tyre. Ose*** *(nuk të besojmë derisa)* ***të bjerë mbi ne qielli copa-copa, ashtu si po mendon ti*** *(se do të na dënojë Zoti),* ***apo të na sjellësh Allahun dhe engjëjt pranë nesh, ose të kesh një shtëpi prej ari, apo të ngjitesh lart në qiell, po, ne nuk të besojmë për ngjitjen tënde derisa të na sjellësh një libër që ta lexojmë!" Thuaj: I Madhërishëm është Zoti im, a mos jam unë tjetër veçse njeri, pejgamber?"*** *(El-Israë, 90-93).*

Thuaj, o Muhamed, i Madhërishëm është Zoti im, si po kërkoni nga unë të gjitha këto argumente, kurse unë nuk jam tjetër veçse njeri dhe pejgamber, ndaj nuk kam fuqi për një gjë të tillë, sepse vetëm Allahu xh.sh. ka mundësi për t'ua zbritur këto argumente. Pabesimtarëve u bëhet me dije qartë se Allahu ka fuqi absolute për t'iu përgjigjur pozitivisht kërkesave të tyre, por më pas, në rast se ata do të refuzonin, pason ndëshkimi i ashpër, një gjë që u kishte ndodhur edhe popujve të pejgamberëve të mëparshëm. Përgjigjja e Krijuesit ndaj kërkesave të tilla tek popujt e mëhershëm nuk kishte qenë asnjëherë shkak i udhëzimit të tyre, por i ndëshkimit të tyre, prandaj zbritja e ndonjë mrekullie ashtu siç kërkonin pabesimtarët në kohën e Muhamedit a.s., nuk do të ishte në të mirën e tyre, por në dëm të tyre, edhe pse ata nuk e dinin. Kërkesa e tyre kishte për qëllim mposhtjen e Muhamedit a.s., e jo dëshirën e tyre për t'u udhëzuar, ngase, edhe po të zbriteshin mrekulli të tilla, ata përsëri do të refuzonin: ***"Po ata*** *(idhujtarët),* ***edhe nëse shohin ndonjë argument*** *(mrekulli),* ***zmbrapsen e thonë: Kjo është magji e vazhdueshme!"*** *(El-Kamer, 2)*[5]

A nuk gjen shprehjen këtu mëshira e Krijuesit edhe ndaj pabesimtarëve, sa kohë që u tërhiqet vërejtja ndaj kërkesës së pavend që bëjnë ata, duke u sjellë shembuj edhe nga popujt e mëparshëm që kishin kërkuar një gjë të tillë, por pas zbritjes së argumenteve, ata kishin refuzuar dhe mohuar, ndaj edhe ishin ndëshkuar: ***"Ne nuk na pengoi asgjë që t'u sjellim argumente*** *(mrekulli),* ***pos asaj që ata të parët i përgënjeshtruan ato. Ne i dhamë Themudit devenë*** *(mrekulli)* ***konkrete, e ata e mohuan atë. E mrekullitë*** *(ose fenomenet natyrore që shkatërrojnë),* ***Ne nuk i dërgojmë për tjetër vetëm për frikësim"*** *(El-Israë, 59).* Ose përshkrimi tjetër kuranor: ***"Sikur të do-***

***nim Ne, do të zbritnim një argument*** *(mrekulli)* ***nga qielli mbi ata, e qafat e tyre do t'i rrinin të përulura atij".*** *(Esh-Shuaraë, 4).*

Mirëpo, pabesimtarët me këto kërkesa donin vetëm të bënin lojë, ngase ata kishin para vetes mrekullinë hyjnore-Kuranin famëlartë, i cili është mrekulli mbinatyrore nga Zoti i Madhërishëm, i vlefshëm deri në Kiamet dhe absolutisht i pasfidueshëm në të gjitha aspektet. Prandaj, pikërisht kur pabesimtarët e akuzuan Muhamedin a.s. për magji, dhe e quajtën rrenacak, atëherë Allahu xh.sh., nëpërmjet Kuranit, i sfidoi ata, duke kërkuar nga ata që të sjellin vetëm një kaptinë të shkurtër si ai, një gjë që nuk arritën ta bënin dhe nuk do të arrijnë ta bëjnë kurrë deri në Kiamet. Kështu, Allahu Fuqiplotë vërtetoi se Kurani është mrekulli mbinatyrore për të gjitha kohët, i pasfidueshëm absolutisht dhe argument i mjaftueshëm për të gjithë njerëzit.

Pavarësisht nga kjo, pabesimtarët kërkonin nga Muhamedi a.s. mrekulli shqisore-lëndore, që do të shihnin në natyrë, ndaj këtu edhe qëndron kulmi i kryeneçësisë dhe injorancës së pabesimtarëve të të gjitha kohëve. A thua pse? Sepse Kurani është mrekulli hyjnore deri në Kiamet, për të gjithë njerëzit, për të gjitha kohët dhe të gjitha vendet, kurse mrekullitë shqisore që kërkonin pabesimtarët, janë të përkohshme, vetëm për momentin dhe vetëm për njerëzit që i shohin. Pejgamberët e mëparshëm ishin të pajisur me mrekulli shqisore të përkohshme, sepse ishin të dërguar vetëm tek një popull, në një vend dhe për një kohë të caktuar, kurse Muhamedi a.s. është i dërguar për të gjithë njerëzit dhe për të gjitha kohët, dhe mu për këtë arsye edhe mrekullia e tij hyjnore nga Zoti, është për të gjithë njerëzit dhe për të gjitha kohët deri në Ditën e Fundit. Mrekullia e Kuranit dhe sekretet e tij po vërtetohen për çdo ditë e më shumë nga shkencat bashkëkohore dhe do të vërtetohen edhe më tutje deri në Kiamet, ngase Allahu xh.sh. tha: ***"Ne do t'ua bëjmë atyre të mundshme që të shohin argumentet Tona në horizonte dhe në veten e tyre, që t'u bëhet e qartë se ai*** *(Kurani)* ***është i vërtetë"*** *(Fussilet, 53)*

Me gjithë këtë mrekulli që pabesimtarët e kishin para vetes, ata kërkonin me ngulm mrekulli tjetër, por Allahu xh.sh., nga mëshira e Tij ndaj tyre, nuk zbriti atë që ato kërkonin, sepse po t'i zbriste dhe pabesimtarët në anën tjetër do ta



mohonin atë, atëherë do të ndëshkoheshin ashpër sikurse popujt e mëparshëm, ndaj Allahu xh.sh. tha: ***"Po Allahu nuk do t'i dënojë ata, derisa ti*** *(Muhamed)* ***je në mesin e tyre..."*** *(El-Enfal, 33).*

Allahu xh.sh., me Fuqinë e Tij absolute ka mundësi për çdo gjë në gjithësi, po edhe për t'u zbritur atyre çfarë kërkonin, por nga mëshira ndaj tyre, nuk iu përgjigj kërkesës së tyre, ngase e dinte absolutisht se ata do të mohonin përsëri dhe do të ndëshkoheshin, dhe se dikush nga ata nesër ndoshta do të besojë dhe do ta përhapë Islamin. A nuk është kjo mëshirë e Krijuesit ndaj pabesimtarëve në këtë botë? Sigurisht që po![6]

## Përsosmëria e krijesave - argument hyjnor

***"Nuk ka asnjë gjallesë në tokë dhe as shpendë që fluturojnë me dy krahë, të cilët të mos jenë të ndarë në grupe*** *(të ndryshme)****, sikurse edhe ju*** *(Zoti i krijoi, i pajisi si ju)****. Asgjë nuk kemi lënë pas dore nga evidenca. Më në fund te Zoti i tyre do të tubohen."***

I Madhërishmi Allah sqaron se çdo argument dhe fakt në gjithësi është i pranueshëm për çdo mendje të shëndoshë të njerëzve, ndaj edhe e ka zbritur Kuranin si mrekullinë hyjnore, njeriun e ka bërë mëkëmbës mbi tokë dhe në shërbim të tij ka krijuar të gjitha krijesat e tjera, si: shtazët, shpezët, bimët etj. Ne, thotë Krijuesi Fuqiplotë, kemi rregulluar dhe sistemuar jetën normale instinktive të të gjitha krijesave, qofshin ato shtazë, shpezë apo të ngjashme, në mënyrë që ato të zhvillojnë jetën e tyre normale dhe të kryejnë misionin e tyre në shërbim të njeriut. Këto krijesa arrijnë që me instinktin e dhuruar nga Zoti, të sistemojnë dhe organizojnë shumë mirë jetën e tyre, dhe imagjinoni shkallën e epërsisë së njerëzve, të cilët janë të pajisur me dhuratën më të çmuar që nuk e kanë krijesat e tjera – me logjikë! Pikërisht për këtë arsye, Krijuesi Fuqiplotë e ka zbritur Kuranin mrekulli hyjnore, të stërmbushur me argumente, që t'i shërbejë jetës së njeriut në të gjitha aspektet deri në Kiamet.

Çdo krijese në gjithësi Zoti xh.sh. i ka dhënë natyrshëm besimin në Zotin Një, dhe instinktivisht e ka udhëzuar tek rrësku – furnizimi dhe tek organizimi i jetës në mënyrë shumë të mirë, ndaj nga krijesat i tjera njeriu duhet të dijë se ka mësuar shumë gjëra, si: Kabili mësoi nga sorra si ta varrosë të vëllanë, projektuesi i avionëve modelin e mori gjatë studimit të shpezëve etj. Sa për ilustrim të zhvillimit normal të jetës tek krijesat e tjera, po vëmë në dukje shembullin e buburrecit të përmendur në Kuran, i cili iu drejtua shokëve të tij me fjalët: ***"Deri atëherë kur arritën mbi luginën e buburrecave, një buburrec tha: "O ju buburreca, hyni në vendet tuaja, që të mos u grijë Sulejmani dhe ushtria e tij".*** *(En-Neml, 18).* Krijuesi Fuqiplotë, nëpërmjet këtij ajeti, vërteton qartë se buburrecat kanë një jetë të sistemuar shumë mirë dhe kanë gjuhë komunikimi në mes tyre. Kështu, një nga rojat e tyre i kishte urdhëruar shokët e tjerë që të strehoheshin nëpër vendet e tyre e të shpëtonin nga rreziku i ushtrisë së Sulejmanit a.s.. Allahu xh.sh., me shembuj të tillë në Kuran, ka vërtetuar se të gjitha krijesat - shtazë, shpezë etj., në tokë, në ujë e në qiej, kanë gjuhë të komunikimit midis tyre dhe kanë jetë shumë të ngjashme me njerëzit, si: në furnizim, sistemim të jetës, udhëheqje e organizim, prandaj edhe Zoti xh.sh. tha: ***"Lartmadhëri të merituar i shprehin Atij shtatë qiej e toka dhe ç'ka në to, e nuk ka asnjë send që nuk e madhëron*** *(nuk*

*i bën tesbihë),* ***duke i shprehur falënderim Atij, por ju nuk e kuptoni atë madhërim të tyre*** *(sepse nuk është në gjuhën tuaj)". (El-Israë, 44)*

Në këtë mënyrë Allahu xh.sh. na bën me dije se të gjitha krijesat i bëjnë adhurim Atij, mirëpo ne nuk mund ta kuptojmë atë, ashtu si nuk mund të kuptojmë edhe gjuhët e komunikimit të tyre, sepse, po të kuptonim ato, atëherë do të kuptonim edhe adhurimin që i bëjnë Krijuesit. Nëse një njeri udhëton tek një popull tjetër që flet një gjuhë të panjohur për të, ai nuk kupton asgjë, mirëpo, po ta njihte atë gjuhë, atëherë do të kuptonte edhe komunikimin e tyre. D.t.th. mosnjohja e gjuhës përkatëse të këtyre njerëzve nga ky njeri, nuk do të thotë se këta njerëz nuk komunikojnë midis tyre. Pra, edhe pamundësia jonë për të kuptuar gjuhët e shtazëve, shpezëve etj., nuk do të thotë se ato nuk kanë gjuhë të zhvilluar komunikimi apo edhe nuk bëjnë adhurim ndaj Krijuesit. A nuk tha Allahu në Kuran: ***"Ne bëmë që kodrat dhe shpezët të madhërojnë*** *(bëjnë tesbihë)* ***së bashku me Davudin"*** *(El-Enbija, 79)*

D.t.th. edhe kodrat e malet I bëjnë madhërim Krijuesit, siç I bëjnë edhe shpezët, ndaj, sa për ilustrim, të theksojmë rastin e pupëzës, të përmendur në Kuran, e cila kuptoi adhurimin e Zotit Një dhe ishte shqetësuar kur kishte parë mbretëreshën e Sebe'ës dhe popullin e saj tek adhuronin Diellin: ***"Madje takova atë dhe popullin e saj se adhurojnë Diellin e jo Allahun, po djalli ua kishte hijeshuar atë veprim të tyre"*** *(En-Neml, 24).* Pra, pupëza e kishte të njohur adhurimin e Allahut, e kuptonte rolin e shejtanit ndaj njerëzve dhe e dinte se përulja e adhurimi I takon vetëm Allahut xh.sh.: *"(i kishte shmangur)* ***Për të mos adhuruar Allahun që nxjerr në shesh*** *(e di)* ***të fshehtën në qiej e në tokë".*** *(En-Neml, 25).* A nuk është ky argument i një jete shumë të sistemuar dhe të zhvilluar tek krijesat e tjera? Patjetër që po! Ne jemi dëshmitarë se si dijetarët përpiqen të zbulojnë gjuhën e komunikimit midis peshqve, fshehtësitë dhe sistemin e jetës shumë të zhvilluar tek bleta, se si i bëjnë foletë dhe vendstrehimoret e tyre aq të fortifikuara shpezët, buburreci etj. A nuk vërteton kjo fjalën e Allahut në Kuran: ***"I Cili krijoi dhe përsosi. Dhe i Cili përcaktoi e orientoi"*** *(El-A'ëla, 2-3)*

Kur buburreci vëren ndonjë kokërr sheqer që s'mund ta bartë vetë, atëherë ai thërret bashkëpunëtorët e tij për ta bartur atë, gjë që e kanë vërtetuar edhe dijetarët, kur thanë: Nëse pesha e atij sendi ushqimor që vëren një buburrec, është jashtë mundësisë së tij për ta bartur, atëherë ai i thërret shokët e tij për ndihmë. E ata pyesin: Prej nga kjo mundësi e buburrecit që të përcaktojë dhe të njohë madhësinë dhe peshën e sendeve? Si mund ta imagjinojmë se si buburreci arrin të bëjë dallimin në mes dy sendeve të njëjta për nga madhësia, por të ndryshme për nga pesha? Kjo vërteton pa dyshim Fuqinë absolute të Allahut, i Cili krijoi dhe përsosi, përcaktoi dhe e orientoi çdo krijesë. Pra, të gjitha krijesat zhvillojnë thuajse jetë të njëjtë me atë të njeriut, si në angazhim për furnizim, në punë e mjeshtëri, adhurim e bindje, përfundojnë me vdekje etj. A nuk janë këto disa nga argumentet që vërtetojnë bindshëm Fjalën e Allahut xh.sh.: ***"Nuk ka asnjë gjallesë në tokë dhe as shpendë që fluturojnë me dy krahë e që të mos jenë të ndarë në grupe*** *(të ndryshme),* ***sikurse edhe ju*** *(Zoti i krijoi, i pajisi si ju).* ***Asgjë nuk kemi lënë pas dore nga evidenca..."***[7]



Thënia kuranore: ***"Asgjë nuk kemi lënë pas dore nga evidenca",*** vërteton se Dija e Allahut është absolute ndaj çdo gjëje në gjithësi, qoftë edhe sendi më i imët, dhe se çdo gjë që ndodh, zbulohet dhe paraqitet, është e evidentuar, paralajmëruar dhe e regjistruar në Kuran qysh para më shumë se 14 shekujsh, në kohën kur njerëzit ishin në errësirë dhe injorancë të plotë. Shumë prej komentuesve të Kuranit mendojnë se vendi - libri në të cilin janë evidentuar të gjitha çështjet, ka të bëjë me Levhi Mahfudhin, por një numër i tyre thonë se ka të bëjë me Kuranin, një mendim të cilin e përkrah edhe komentuesi bashkëkohor Muteveli Sharavi. Çdo gjë në gjithësi, që ka ndodhur dhe që do të ndodhë, është nën Dijen e Allahut xh.sh. dhe e evidentuar në Kuran qysh herët, e vërtetuar edhe në ajete të tjera: ***"Nuk ka gjallesë në tokë së cilës Allahu të mos i ketë garantuar furnizimin, Ai e di vendbanimin dhe vendstrehimin e saj*** *(pas vdekjes).* ***Të gjitha*** *(këto)* ***janë në librin e njohur*** *(Lehvi Mahfudh)". (Hud, 6)*

Kështu, Kurani si Fjalë hyjnore, ka përfshirë bazat e të gjitha aspekteve jetësore dhe zhvillimore si: dispozitat e udhëzimit hyjnor, normat e shoqërisë së shëndoshë, bazat e ekonomisë, të politikës cilësore, etj. Kurse fundi i ajetit konfirmon edhe një herë ringjalljen në botën tjetër, mundësi që e ka vetëm Allahu Fuqiplotë.

Këto të vërteta të shprehura në Kuran, vërtetojnë dhe argumentojnë Fuqinë absolute të Allahut ndaj çdo gjëje në gjithësi, saktësinë në shkallën më të lartë në krijimin e të gjitha krijesave, dhe Dijen gjithëpërfshirëse të Tij ndaj çdo sendi në gjithësi.

---

*Fusnotat:*

1. Tefsir El- Bejdavi, Envaru Et-Tenzil ve Esraru Et-Te'vil, vëll. i parë, faqe 299, viti i bot.1999, Bejrut.
2. Ibën Kethiri, Tefsir El-Kur'an El-Adhim, vëll. i dytë, faqe 133, viti i bot. 1991, Kajro.
3. Tefsiri i Muhammed Muteveli Esh-Sharavit, vëll. i gjashtë, faqe 2603-2604, pa vit.bot. Kajro.
4. Sejjid Kutb, Fi Dhilalil Kur'an, vëll. i dytë, faqe 1079, viti i bot. 1996, Kajro.
5. Muhamed Mahmud Hixhazi, Tefsir El-Vadih, vëll. i parë, faqe 607, viti i bot.1992, Kajro.
6. Tefsiri i Muteveli Esh-Sharavit, faqe 3606.
7. Po aty, 3607-3610.

# Ç'ASHT KUR–ANI?

## Naltësija dhe Shenjtri e Kur-anit të Madhnueshem

*Prej fort të përshndritshmit Zotni Vehbi Dibrës*

**Vehbi Dibra**

Këtu due me pershkrue mejtimet e mija mbi naltësín dhe shenjtërín e të Madhnueshmit *«Dekret Hyjnuer»* qi âsht vetë Dielli i horizontit të diturís. Por, ku âsht ajo pendë kompetente qi mundet me shprehun e me përshkrue madhështin dhe hapsínën shum të naltë të këtij Oqeani pa fund të dituris e të filosofis? Me gjith ketë të mêtë e mungesë burimi qi gjej në vetvehten t'ime, nuk mundem as me hesht perpara fakteve e mbresave shpirtnore qi ndjej tash në ketë minutë, kur bije ndër mend profesionin t'em. Pra, po e shtrengoj dhe po e detyroj pendën qi të më përgjigjet në ketë nevojë të ngushtë dhe të më ndihmojë me çfaqë mejtimet e mija mbi ketë subjekt të naltë e të shenjtë, abolla qi të na shoqnohet hiri e bekimi i të Naltit Zot.

*I dashtun lezues!*

Kur-ani i madhnueshëm âsht nji liber hynjuer qi shpërndán e përhap dritë gjithkah; aj mbështjell gjith naltësinat, përfshin krejt burimet e virtuteve të larta të njerzis.

Aj shpjegon dobit edhe dâmet e atyne qi ju shtrohen dispozitave të tija shum të shenjta. Aj merr ndën mbrojtje dhe garanton të drejtat e të gjith kombeve dhe të krejt popujve musliman e jo-musliman. Për gjith këto nevoja âsht nji libër i madhnueshëm dhe i mastueshëm.

Kur-ani i Shkëlqyeshëm âsht Dekerti Hyjnuer dhe Akti kredencjal qi dokumenton dergatën e Shenjtënueshme dhe misjonin e Nalt të Atij Profeti të stolisun me mirsít Perendijore të pa numrueshme, i cili u dërgue nga Krijuesi i Amshueshëm i ngarkuem Fuqiplote për të thirrë tânsín e krijesave mendore në «Njitim të Zotit» e per t'u kumtue urdhnat e ndalimet qi ka caktue edhe për t'i u spiegue premtimet e verejtjet. Ky âsht Kur-ani i madhnueshëm, i cili, qysh tash tremëdhet shekuj e sá, ka dalë në shesh të burrave dhe thrret krejt botën njerzore e xhinnore në konkurs e në provë, i u proponon artistëve letrar me hartue nji vepër kso dore, qi t'i shembulleje së pakut edhe kaptinës (sures) mâ të vogël të tij. Sadnqi disa trû fantastikë kanë pasë guximin me derdhë kritikat e tyne në disfavor të këtij Statusi të Hyjnueshëm, me qellim qi t'a nxojnë vlerën e tij të âmshueshme, letrarët mâ të famshëm të botës s'kanë mundë me hartue as edhe nji frazë të shkurtë fare qi të krahasohet me naltesin letrare të kësaj vepre, qi s'asht veper, por fjala e Amshueme e tëMadhit Krijues. Ky âsht Kur-ani i Madhnueshëm qi ia lanë me gisht« në gojë, ka habitë krejt Gjenit letrare, të cilët, perpara këtij fakti të pakundershtueshëm, natyrisht ata qi i shtrohen arsyes e jo fanatikët e nxêtë por sa t'a studjojnë, prulen me reverence të devoçme dhe pohojnë se «Ky libër i naltë nuk âsht krijesa e mendes njerzore, por âsht drejt për drejt Fjala e Mrrekullueshme qi ka burrue nga Selija e padukshme e Unitetit t'Amshuem, si nji dhuratë e mëshirës së Naltë, e si nji dritë e mrrekullueshme e së vertetës së Plotë për me forcue e vërtetue Profetin e të Madhit Muhammet Alejhisselam.

Kur-ani i Shenjtë pa parapá ndonji interesë e shpërblim, ka caktue në nji mënyrë jo të rândë e jo të thjeshtë, në nji trajtë mâ përgjithsore, mâ të kullueme e mâ të këthjellët gjith bazat shoqnore të organizatës njerzore, qytetnimin, drejtësin, administraton, arsimin, industrín, tregtín, ekonomín, rllaznín e mkralin. Qytetnimi qi predikon Kur-ani shef e qëllon lumtërín e të dy jetave edhe neverit qytetnimin falso qi rbef me përhapë argtimet e padobishme, luksin, mundimet e kota dhe të palogjikëshme, ambicjet e yryshet epshore të mishit.

Kur-ani i bekuem njeriut ja mëson njerzín( nahtësít dhe ja mjekon sëmundjet shpirtnore.

Në nji kohë kur ishte shkatrue rregulli i shoqnís njerzore, në nji kohë kur vogjlia e mjerë po lëngonte dhe po shtypesh ndën këthetrat e torturës barbare, në nji kohë kur popujt dhe kom"et msyjshin pa mëshirë njani tjetrin vetëm për plaçkë e për gjak, në nji kohë kur njersve nuk u njihesh barazimi para Drejtësís, në nji kohë kur në botë sundonte vetëm Kaosi, a nuk qé Kur-ani i Madhnueshëm qi thhrrri njerzín në «Unitet» e në «Barazim», a nuk qé ky liber hyjnuer qi me normat e Drejtësís së Naltë e lbështuell njerzín ndën balacën e së Drejtës e këjo dritë e vetëtimtë e Kur-anit shkëlqeu në katër anët e



botës në nji mënyrë qi çuditi krejt mendet e larta të njerzís?

Kur-ani, ajo pasqyrë e së vërtetës Hyjnueshme, me dispozitën e Madhnueshme, urdhnon e porosit në fkrmë kategorike ***«me dorzue emanetin (detyren) në dore të aftë e me gjykue me drejtësí...»*** e me ket mënyrë ka caktue nji herë e përgjithmon detyrët e Shtetit dhe të shtetasve dhe ka vendosë në formë të preme «Kushtutën e Shteteve Demokratike». Sa bazë e Naltë! Sa udhëheqës i fuqishëm për rregullimin e problemeve shtetnore të popujve!

«Me zgjedhë të aftin e të meritueshmin dhe me e vû në krye të detyrës, e pastaj, ky i aftë i zhgjedhun me arsye e me drejtësi» a nuk âsht nji «Doktrinë filisofike» shum me rândësi e me vleftë të naltë? Jeta dhe naltësija e nji Kombi bazohet në këto dy kondita: 1) Nëpunës të aftë, 2) Gjyq të drejtë. Ata shtete qi rrespektojnë këto kondita, ata shtete qi rrespektojnë urdhnin e Naltë të Zotit dhe mbajnë në shërbim Nëpunës të aftë, me të cilët shperdajnë Drejtësín e Hyjnueshme, janë të disponuem për të përparue e për t'u naltësue në çdo pikpamje. Përkundrazi i pret dekadenca e shkatrimi.

Pra, Kur-ani i madhnueshëm me ketë verset të naltë, na mëson se «Njerzit e aftë e të drejtë, njerzit qi zotnojnë nji ndërgjegje morale të kulluar e nji kulturë të mbaruar, janë krijue për t'u vû në krye të detyrave Shtetnore.» Kësi dispozitash kumton Kur-ani i naltë, i cili nuk âsht kufizue e përmbledhë vetëm ndër problema dogmash e kulti, por ka përfshí krejt fazat e jetës shoqnore dhe keto i ka forcue dhe rregullue me norma e ligjë të patunduna e të pajtueshme për çdo



shekull edhe të fuqishme dhe të garantueme deri sa të ketë fuqi Dielli.

Ky libër i shenjët Zotnon mbi gjith diturit shoqnore e Theologjike e âsht rrjedha e kësaj së vërtete të pakontestueme qi mbarë bota u mbush me rreze e ndritshme të virtytit e të përsosmenisë. Theologët e Fés së Shenjtë kanë qenë edhe Filozofë të stërhollë e shkenctarë të mbaruem. Drejtësia universale dhe absolute vazhdon dhe rregullohet prej Administratës së gjyqeve të mbështetun në themelin e qendrueshëm të «Frigës së Zotit» qi âsht shtylla mê e naltë e këtij Ligji i qytetnimit të gjithmbarshëm të njerzis; po Zotni, «Friga e Zotit» âsht shtylla esanciale e Kuranit të madhnueshëm, i cili âsht drita qiellore dhe hyjnore qi udhëheq njerzin në rrugë të mbarë. Kur-ani, balanca e drejtesís, çelësi i thesarëve te diturísë e të kulturës, âsht kapitali i pavdekun i lumtërís. E si mos të jetë kapital i pavdekun i lumtërís ky libër, qi s'asht toksuer, s'âsht vepër njeriu, s'âsht product menduër, s'âsht i goditun me dorën e paaftë të njeriut, s'asht i ndrequn me gjykime te shkurtra, por âsht i naltë, hyjnuer qielluer, i drejtë, i plotë, fakt e mbështetje e arsyes së naltë, dan të drejten prej së shtremtës, âsht prues i qetsis njerzore e xhinnore; âsht Kurani i naltë qi do të mbretnojë sa të mbretnojë koha.

Sá naltësí!     Sá Shenjtërí!

Veshtroni njiherë edhe dispozitat politike të tij: Aj qi derdh e shpërdan mirësít e veta pa kursim, Aj qi din të msheftat e tinzít urdhnon në Kur-an:

Hollsinat politike qi përmbledh ky urdhën plot madhështi, formojnë nji fushë të pa kufishme të habitjes.

Ajeti i naltë urdhënon: **«Shtro iu-ni All-llahut edhe Profetit të Tij, Muhammedit, (alejhisselam), kryeni detyrat fetare dhe gjurmoni veprat e shenjta të Profetit, mos u ngatroni shoq me shoq, mos u grindëni, mos u zini, e mos u dani ndërmjet; se po te coptoheni e të përfyteni shoq me shoq, demoralizoheni e ju ligështohet zemra edhe atëherë nuk ju fryn mâ era-qi shtyn aninë shtetnore d.m.th. E humbni sovranitetin t'Uaj; pra duroni injorantetët e plangprishesit»**.

Ç'insruksion politik, ç'propagandë e shkëlqyeshme për mbarëvajtjen e Kombit e të Atdheut! Padyshim po të vazhdojnë e po të vijnë tue u shtue antagonizmat, ngatresat e zihjet, Kombi do të përçahet, e do të ligështohet e do të demoraljzohet edhe nuk do ti mbetet fuqi me i bâ bâll rrezikut të anmikut e kështu Shteti kishte me râ poshtë e me u shkatrue. Anmikut t'Atdheut i pritet hovi e guzimi në qoftë se na shef te bashkuem e të lidhun për nji qëllim të naltë.

Prandaj i Madhi zot urdhnon në Kur-an:

«**Lidhuni në tërkuzën e Zotit (Xh.Sh.) Shtrëngojuni në Kur-anin e All-llahut edhe mos u coptoni ndërmjet, mos u dani parti parti; se atëherë i çelni rrugë anmikut t'uajë**». Edhe ky urdhën i Kur-anit pra âsht nji parim politik shum i naltë.

Në nji vend tjetër urdhnon Kur-ani i Shenjtë:

Ky urdhën âsht Doktrinë tjetër qi udhëheq Shtetet për të rregullue administratën politike të mbrendshme. Të gjith Shtetet e qytetnuem kanë pranue si parim politik se «Naltësimi e përparimi i nji vendi varet në sigurimin e qetsís së mbrendëshme. Atje ku mungon qetsija, nuk mund të përparojë industrija, tregtija e burimet tjera ekonomike qi lumterojnë nji popull. Nji ketë të vertetë të pakundërshtueshme ajeti i sipërmë e përmbledhë në nji formë të shkurtë e të thjeshtë: «O i dashtuni Muhammed! Kallzoja popullit t'and lutjen e devoçme të Ibrahimit, i cili në ketë lutje pat thanë «O i Madhi Zot, Siguro qetsín e këtij qyteti edhe ushqe popullin e tij...»

Veshtroni me shum kujdes se si, Profeti i naltë i Zotit (Xh. Sh.) mâ parë âsht lutë për qetsí e pastaj për burimet ekonomike. Shtetet tregtar e indusrial s'kanë jetë të gjatë po nuk e garantuen qetsín e tyne. Përparimi e naltësimi ekonomik i nji vendi zhvillohet me qetsí. Sa për shembull përmendëm ketë verset të Kur-anit, i cili edhe në shum vende tjera paraqet parime të nalta politike qi na mësojnë mënyrën e administrates Shtetnore e qi terthuras garantojnë qetsín e bërbotshme. Kjo âsht arsyja qi Kur-ani spiegon gjat e gjanë edhe shum ngjarje historike qi të merren për shembull e të analizohen dhe të nxiren bazat e vërteta të qetsís nderkombëtare dhe t'i pritet parakohës hovi i çdo ngatrese.

Sa për Arsim, Industri, Tregti, Vellazní e Moral Kur-ani ka vû baza shum të forta. Për Arsim urdhnon:

**«A janë baraz ata qi dijnë me ata qi s'dijnë?»**

Për Industri e per Tregtí urdhnon:

**«Mbassi të kryhet adhurimi shpërdahuni nepër tokë dhe përfitoni nga dhuratat e Zotit ...»**

Për vellazni muslimane urdhnon:

**«Muslimanët veç vllazën janë».**

Për vellazní me gjith elementet urdhnon:

**«Kur i u tha atyne i vëllau Nuh-u; Kur i u tha atyne i vëllau Hud-i; Kur i u tha atyne i vëllau Salih-u».**

Krejt kta versete të ndriçme a nuk formojnë baza dhe parime të shëndosha për vellaznimin e lumtërín e gjith njerzís?

Sa për bazat morale nuk âsht nevoja me u zgjanuë shum, por po kujtojmë këto katër versete të Kur-anit:

**«Nuk barazohen e mira e e keqja».**

**«Largoje të keqen me nji gjâ të mirë».**

«Sjellja e urtë e bân mik te nxehtë edhe anmikun».

**«Ti u pajove me moralet mâ të nalta».**

Shkurt Kur-an' i bekuem asht garanti i përsosmenís morale e materjale të tânsís njerzore, âsht nji Ligj i Hyjnueshëm, tek i cili ka shkëlqye sekreti i urdhnit të naltë të Perendisë:



**«S'ka as të njomë, as të thatë qi mos të perfshin Kur-ani i qartë».**

E pra ky libër i Madhnueshëm âsht gurra, prej kah dikon paqi e shpetimi i Bestarëve, âsht përmbledhësi i Diturive të kohës së kalueme dhe të kohës së ardhëshme, âsht libri i pashembull i artit letrar qi me fuqin elokuente të mrekullueshme ka posaqitë e ka shtangë letrarët e Adnanit edhe Poetët e Kahtanit.

Nuk mud t'a përmbajmë çudin t'onë qi shkakton guximi i disa mendeshkurtëve qi mundohen me e përkëthye në nji gjuhë tjetër këtë Libër të _________ cilin vetë vullneti i të Naltit Zot e shprehu nepërmjet të gjuhës së naltë të Resulit të vet shum të dashtun e me versetin:

**«Kur-ani âsht kumtue në gjuhën arabisht shum të shkoqitëshme».**

Urdhënon nevojën e domosdoshme me e rruejtë ashtu si âsht kumtue.

Nuk mund të parafytyrohet gabim mâ të pafalshëm, tradhtí mâ të poshtër e shpërdorim mâ trashanik se sa «me i thanë Kur-an nji përkëthimit të këtillë qi prish e shkatron Shpirtin e Kuptimit të Fjalës Hyjnore edhe vleftën e rândësín e nalte të Kur-anit qi s'mund të shqyrtohen në tjetër gjuhë.

Shkoqitjen e kësaj çashtjeje të madhe po e lá për t'a zhvillue posaçerisht me disa artikuj tjerë e këtu sa për shkurt po them se:

Nuk âsht e drejtë dhe e arsyeshme zevendsimi i Kur-anit me nji gjuhë tjetër; sepse çdo ajet, çdo frazë e Kur-anit ka përmbajtjet e shtjellimet e nënkuptueshme qi formojnë lokusionin e frazeologjin e Kur-anit qi rrjedhin nga sistemi i mbërthimit logjik, mbas të cilit janë rrjeshtue pjesët e ligjeratës për të formue relasionet logjike, figurat e nryshme si mbas rregu-letrare shum të gjâna të gjuhës arabe.

Kuptimi qi napin fjalët vetë formon përmbajtjet e shtjellimet themelore e kryesore të Kur-anit e përkthimi duhet t'a përfshin vetëm ketë kuptim e aspak përmbajtjet e nënkuptueme, të cilat duhet të nenkuptohen vetiut prej perkëthimit vetë e jo të shkoqiten veçanrisht; se po të shkoqiten; atëhere s'âsht mâ Kur-an i përkëthyem, por interpretim «Tefsir» i Kuranit.

Tash mbetemi ndërmjet dy rrugve pa krye.

Me e përkëthye fjalë për fjalë kanë për t'u spiegue vetëm përmbajtjet kryesore e do të çduken shtjellimet e nënkuptueme qi dikojnë vetiut nga trajta e hartimit logjik me të cilin mbërthehet periudha atëhere ky përkëthim mbetet i mêtë dhe nuk i përgjigjet qëllimit e pra s'mund të quhet «Kur-an» e në qoftë se zhvillohen e plotsohen edhe përmbajtjet e nënkuptueme përsëri s'mund t'i themi «Kuran» por «interpretim».

Si shifet kah do qi të mbajmë në këto dy rrugë «Kur-ani» vdiret e prandaj insistojmë dhe kemi të drejtë me insistue se «Kur-ani s'âsht e mundun të përkthehet në gjuhë tjetër». Pra s'ka tjetër Kur-an në botë, veç atij qi ka shqyptue vetë Hazreti Muhammeti Alejhisselam.

Mbi ketë problem insha-all-lláh do të këthehemi përsëri e prandaj tash mâ po e lamë ketë pikë.

*Vllazen!*

Me pershkrue Naltësin dhe Shenjtërin e Kur-anit âsht jashta kapazitetit të asaj krijese qi quhet njeri. Ne pra, këtu nuk na rehet fare mendja se me ketë artikull kemi dashtë të flasim për nji problem kaqë të naltë, por dëshira e jonë ka qenë, me çfaqë ndjenjat, me të cilat Shpirti i jonë respekton e lavdëron Fjalën e Lartë të All-llahut të Madhnueshëm, abolla qi nëpër këtë mjet të mund të fitojmë Shefaatin e pasosun të Kur-anit e nëpër të, Mëshirën e Fuqishmit Krijues, të cilit i paraqesim lutjet t'ona qi mos t'a kursejë Shefaatin e Kur-anit për gjith ata qi e besojnë. Amin.

*Përgatiti:*
***Rrustem Spahiu***

# Vlera e klasifikimit të haditheve
## - Mirrni nga ajo që u ofron Pejgamberi -

**Prof. Dr. Hamdi Döndüren**

Allahu i Madhëruar, botën njerëzore e ka krijuar në mënyrë që njerëzit ta kalojnë një periudhë sprove në këtë botë dhe atyre u ka dërguar Pejgamber për ta gjetur rrugën e vërtetë. Duke filluar nga Ademi a. s. për ta përfunduar këtë me Muhammedin a.s., të gjithë emrat e tjerë të 28 pejgamberëve, ngjarjet, periudhat dhe misionet e tyre për ta vendosur besimin në Allahun, janë përmendur në Kuran. Çdo pejgamber ka paralajmëruar për pejgamberin tjetër i cili do të vinte pas tij, dhe më në fund Isai a.s. ka treguar se pas tij do të vinte edhe një i dërguar duke u shprehur:

"Dhe, kur Isai, biri i Merjemes tha: "O beni Israilë, unë jam i dërguar i Alllahut tek ju, jam vërtetues i Tevratit që ishte para meje, dhe jam përgëzues për një të dërguar që do të vijë pas meje, emri i të cilit është Ahmed!" E kur ai u erdhi atyre me argumente të qarta, ata thanë: "Kjo është magji e hapët"[1] Përveç kësaj, lidhur me emrin Ahmed, është cekur edhe në këtë hadith: "Unë posedoj shumë (lloj-lloj) emra. Unë jam Muhammed, Ahmed, Unë jam përmbledhës... Unë jam i fundit."[2] Të Krishterët, në Ungjillin e tyre përdorin fjalën "parakletus", që e ka kuptimin "i lavdëruar (Muhammed), prijës, imam". Kështu Juhanna në kapitullin 16/13 tregon se është paralajmëruar nga vetë Isai a.s. ardhja e një të dërguari: "Kur të vijë prijësi i vërtetë i shpirtit, ai do t'ju udhëheqë ju. Sepse ai nuk do të flasë nga vetja (hamendja)". Historiani i njohur islam, Ibni Is'haku ka regjistruar këtë kapitull të Juhannes (16/13) dhe ka treguar se fjala "paraklitus" ose "Biriklitus" në greqishte ka kuptimin "Muhammed". Mirëpo është e mundshme që kjo fjalë -perakletus- në kohën e Ibni Is'hakut pra në shekullin VII, të jetë lexuar në formën "periklytos".[3]

### Fjalët, veprat dhe pëlqimet e Pejgamberit si argumente

Çdo fjalë e thënë nga Pejgamberi me përmbajtje fetare, çdo punë që ka bërë dhe aprovuar, i lidh apo kushtëzon besimtarët. Sepse çdo fjalë, vepër apo pëlqim i Pejgamberit janë argumente kryesore pas Kuranit. Shumica e syneteve të tij, janë thënë gojarisht (kavli). Si: "Kur ta shihni hilalin (hënën e plotë) në Ramazan, agjëroni. Kur ta shihni hilalin e Shevvalit, lini agjërimin."[4] "Nëse dikujt i ikën namazi për shkak të gjumit apo harresës, le ta falë kur t'i kujtohet!"[5]

Si synet të veprave (fiili) të tij, mund ta japim shembullin e faljes së namazit dhe haxhxhit nga Pejgamberi. Ai falte pesë kohët e namazit dhe ua ka falur të tjerëve një vit e gjysmë në Mekë dhe dhjetë vjet në Medinë. Në vend që ta shpjegonte formën e faljes së namazit me fjalë, ai ka thënë: "Faluni edhe ju në atë mënyrë siç po më shihni mua."[6] Pejgamberi, i cili katër herë e ka bërë umren dhe një herë haxhxhin e lamtumirës, duke sinjalizuar synetin e tij fiili, thotë: "Ibadetet që kanë të bëjnë me haxhxhin, merrni nga unë."[7]

Kurse syneti i tij i pëlqyer (takriri) është kur Pejgamberi ka parë apo ka dëgjuar një gjë e ai e ka pëlqyer dhe pranuar atë. Ndonjëherë ai ka pranuar apo heshtur, kurse ashabët atë e kanë kuptuar si vërtetim apo aprovim nga Pejgamberi. P.sh. Kur Pejgamberi a.s. kishte dëgjuar se një person kishte falur namazin me tejemmum për shkak se nuk kishte gjetur ujë, dhe kur më vonë pati gjetur ujin, nuk e kishte përsëritur namazin, ketë e kishte pranuar apo vërtetuar. Më tutje, njëherë kur kishte dëgjuar se një komandant nuk kishte mundur të merrte abdest, edhe pse kishte pasur ujë, sepse ishte frikësuar se do të sëmurej nga të ftohtët, dhe kishte falur namazin e sabahut me tejemum, Pejgamberi e kishte parë të arsyeshme dhe veprën e këtij ashabi e kishte aprovuar.

Sipas kësaj vërejmë se hadithet janë aq shumë të vlefshme dhe të rëndësishme për të dhënë norma, saqë ndonjëherë japin norma më shumë se Kurani. Sepse Pejgamberi ka urdhëruar, ndaluar, tërhequr vërejtjen dhe përgëzuar.[8] Në një hadith urdhërohet: "A dikush nga ju me mendjemadhësi duke u mbështetur në kolltuk, po mendon se Allahu nuk ka ndaluar asgjë përveçse me Kurani. Kini kujdes! Edhe unë urdhërova, vura norma dhe ndalova. Këto janë të ngjashme me Kuranin. Allahu nuk jua ka bërë hallall juve që të hyni në shtëpitë e pjesëtarëve të ehli kitabit, t'i rrihni gratë e tyre, t'i hani frutat e tyre, gjersa t'ua paguajnë borxhet dhe xhizjen.[9]

Syneti është plotësuesi dhe ndihmëtari i Kur'anit në aspektin e sqarimit të normave. Lidhur me këtë Shatibiu thotë: "Nuk është në rregull që kur të nxjerrim një normë të shikojmë vetëm në Kur'an dhe synet, sepse në Kur'an ka norma të përgjithshme. Kurse për ibadetet si namazi, agjërimi zekati dhe normat e tyre, syneti është një burim i pashmangshëm.[10]

Syneti është një burim i pavarur për nxjerrjen e normave. Ka edhe shumë argumente të tjera se syneti është burim argumentues (huxhxhet). Si:

"Atë çka t'ju japë Pejgamberi, merreni, e çka t'ju ndalojë, qëndroni larg saj"[11]

"Kush i bindet Pejgamberit, ai i është bindur Allahut"[12]

"Ai (Pejgamberi) nuk flet nga dëshira e tij. Ajo (që flet ai), është vetëm Shpallja (vahji) që i ka ardhur atij"[13]






Syneti ka katër funksione: a) Sqaron ajetet që janë të paqarta (mubhem) dhe të padetajizuara (muxhmel). b) Specifikon ajetet e përgjithshme (âmm) në të posaçme (hâss). c) Shpjegon kuptimin anulues (nâsih) dhe të anuluar (mensuh). d) Vendos disa norma që nuk janë në Kuran.

Hadithet, sipas numrit të transmetuesve të tyre, ndahen në tri pjesë, në mutevatir, mesh'hur dhe ahad. Haberi ahad ndahet në sahih, hasen dhe daif[14].

Hadithi Mutevatir; Janë hadithet që janë transmetuar nga një grup personash që nuk mund të mendohet se ata mund të gënjejnë për këtë. Sikurse më shumë se 100 ashabë e kanë transmetuar hadithin: "Ai që shpif për mua me qëllim, le ta përgatitë vendin nga zjarri"[15], po ashtu edhe 12 ashabë të tjerë e kanë transmetuar hadithin: "Mjerë për ato thembra të këmbeve të cilat mbesin pa u lagur me ujë gjatë abdestit"[16]. Nga synetet mutevatire ka shumë, si ato të vepruara nga vetë pejgamberi (amelijj) si: abdesti, namazi, kryerja e haxhxhit etj. Kur të jetë norma e hadithit mutevatir e prerë (kat'ijj), atëherë është farz të veprohet me të. Këto lloje të haditheve, ajetet me kuptim të përgjithshëm (âmm) i specifikojnë (hâss), kurse ajetet që janë me kuptim të përgjithësuar / të papërcaktuar (mutlak) i përforcon.

Hadithi Mesh'hur; Janë hadithet që janë transmetuar prej disa personave nga Pejgamberi a.s. dhe që në shekullin e dytë apo të tretë hixhrijj kanë arritur shkallën e tevaturit. P.sh. hadithin "Veprat çmohen sipas qëllimit të tyre", në fillim vetëm Omeri r.a. e ka transmetuar nga Pejgamberi a.s., mirëpo më vonë këtë e kanë transmetuar edhe ravij/transmetues të tjerë, të cilët e kanë ngritur në shkallën e tevaturit. Syneti mesh'hur siguron njohuri afër së vërtetës/të saktës. Edhe ky ka mundësi që ajetet me kuptim të përgjithshëm (âmm) t'i specifikojë (hâss), kurse ajetet që janë me kuptim mutlak, t'i përforcojë. P.sh. tek ajeti i trashëgimisë (mirath) nuk është dhënë ndonjë përkufizim për sasinë e pasurisë e cila do të lihet me testament (vasijjet) dhe se kujt do t'i lihet si testament kjo pasuri. Kurse Pejgamberi, duke thënë: "Nuk ka testament për trashëgimtarin" në hadithin sikur e ka përkufizuar kufirin e testamentueseve, ai ka treguar se nga pasuria që posedohet, vetëm 1/3 mund t'u lihet me testament të tjerëve. Pra, këtu shihet se Pejgamberi ka bërë përkufizimin e testamentit. Kështu Sa'd ibni Vekkas, kur ishe i sëmurë në shtrat, kishte vënë re se ishte shumë e madhe pasuria për t'ia lënë së bijës, që ishte trashëguesja e vetme, dhe në këtë mënyrë ai kishte dashur që shumicën e pasurisë t'ia linte tjetërkujt, mirëpo kur Pejgamberi dëgjoi për këtë, atij i tha që vetëm një të tretën e pasurisë mund t'ia jepte tjetërkujt. Dhe ka thënë se edhe nëse është vajzë, më mirë është që shumicën t'ia lërë asaj (vajzës) sesa ta lërë atë të nevojshme e t'i jepet tjetërkujt.[17] Këto hadithe janë hadithe mesh'hur dhe shihet se kanë prurë përkufizimin e normës së testamentit.

Haberi Ahad; Janë haberet/hadithet që transmetohen nga një dy apo më shumë ashabë dhe të cilat arrijnë shkallën e haditheve mesh'hur. Shumica e synetit të Pejgamberit a.s. është transmetuar në këtë mënyrë.

Për të qenë argument haberi ahad, sipas Ebu Hanifes, përveçqë transmetuesi (raviu) duhet të jetë i besueshëm dhe i drejtë, duhet ta njohë edhe fikhun, po edhe të veprojë ai vetë me hadithin e transmetuar. Kurse Imam Maliku këtë lloj të hadithit e pranon vetëm nëse është në përputhshmëri me traditat e pjesëtarëve të Medinës (ameli ehli Medine). Syneti ahad, nuk shpreh çështje të prerë (katijj), por të paprerë (dhannijj). Për këtë shkak nuk mund të bazohemi në këto hadithe për çështje të besimit (imanit), por vetëm nëse nxirren norma të tjera (që nuk kanë të bëjnë me imanin) nga hadithi ahad, të cilat i plotësojnë kushtet e sipërpërmendura.

Kërkojmë nga Allahu që të na mundësojë që gjatë jetës sonë të veprojmë sipas Kuranit dhe Synetit, që të fitojmë kënaqësinë e Tij. Amin!

*Përktheu:*
***Zymer Ramadani***

---

*Fusnotat:*

1. Saff, 6.
2. Buhari, Tefsiru's Sure, 61/1, Menakib, 17; Tirmidhi, Edeb, 67; Darimi, Rikak, 59; Muvatta, Esmâu'n Nebi, 1; Ahmed Ibni Hambel, IV, 80, 81, 84.
3. Muhammed Hamidullah, Aziz Kur'an, Saff, 6.
4. Buhari, *Sav,* 11; *Muslim, Sija, 4,18.*
5. Ebu Davud, *Salat,* 11; Darimi, *Salat,* 26.
6. Buhari, *Ezan,* 18, *Edeb,* 27, *Ahad,* 1.
7. Ahmed Ibni Hanbel, III, 318, 366.
8. Shih, Ahzab, 44, 45; Sebee, 28.
9. Ebu Davud, Dare Kutni, transmetojnë nga Irbaz Ibni Sarijje.
10. Shatibi, El-Muvafakat, botim nga Ticariye, III, 369.
11. Hashr, 7.
12. Nisa, 80.
13. Nexhm, 3, 4.
14. I vërtetë, i mirë dhe i dobët.
15. Buhari, *Ilm*, 38; *Xhenaiz*, 33, Enbija, 50, *Edeb*, 109; Muslim, *Zuhd*, 72; Ebu Davud, *Ilm*, 4; Tirmidhi, *Fiten*, 70, *Ilm*, 8, 13; Tefsir, 1. *Menakib*, 19; Ibni Maxhe, *Mukaddime*, 4; Darimi, *Mukaddime*, 25, 46; Ahmed ibni Hanbel, II, 47, 83, 125, 150, 159, 171, 202, 214.
16. Buhari, *Ilm*, 3, 30; *Vudu*', 27, 29; Këtë thënie Pejgamberi a.s. e ka thënë kur e ka parë një grup i cili gjatë abdesit nuk i fërkonte mirë thembrat.
17. Buhari, Xhenaiz, 37, Menakib, 49, Merda, 16; Muslim, Vasijje, 5; Ibni Maxhe, Vesaja, 5; Malik, Muvatta, Vasijje, 4.

# Dita ndërkombëtare për luftimin e lëndëve narkotike

Dr. Jusuf El Kardavij

Për nder të ditës ndërkombëtare për luftimin e lëndëve narkotike, do të flas për lëndët narkotike. E tërë bota e luftonë këtë epidemi mbytëse e shkatërruese, për se përkujdesen bandat dhe rrjetet e rrezikshme të disa njerëzve që posedojnë pasuri e armë, dhe ata në disa vende janë shtet brenda shtetit, i rrëzojnë qeveritarët dhe i mbajnë ata, me ndikimin që kanë, me pasurinë që posedojnë, me ndërgjegjet që i blejnë, dhe me mënyrat që i përdorin e që nuk respektojnë asgjë me vlerë e as të moralshme. Qëllimi i tyre është dashakeqës, dhe mënyrat janë shumë të liga.

Ata njerëz dëshirojnë shkatërrimin e njerëzisë, shkatërrimin e jetës së njeriut, që më pastaj të posedojnë miliona e biliona.

E tërë bota ankohet nga kjo epidemi, ankohemi ne myslimanët; në të kaluarën ka hyrë me emërtimin Hashish, dhe e kanë kundërshtuar dijetarët e myslimanëve, që ka hy me Tatarët, me shpatën e Tatarëve në vendet e myslimanëve, dhe myslimanët besonin se sundimi i Tatarëve ishte për shkak të përhapjes së kësaj epidemie të keqe.

Në kohën kur u shfaq kjo epidemi dhe hashishi, dijetarët myslimanë ishin unanimë për cilësimin e tij: e ndaluar (haram). Nuk kishte ndonjë anomali (shkelje) nga teologët (fukahenjtë), e as nga ndonjë medh'heb, të gjithë kanë thënë për ndalesën e saj, ajo është haram, dhe konsiderohet prej mëkateve të mëdha, e kanë thënë teologët (fukahenjtë): ai që e konsideron të lejuar (hallall) ngrënien a pirjen e saj apo përdorimin e saj, patjetër duhet të pendohet, nëse pendohet - atëherë mirë, përndryshe do të ndëshkohet ashtu siç ndëshkohen renegatët, sepse ai ka mohuar një çështje që është e ditur në fe domosdoshmërisht.

Për fat të keq, në kohën tonë gjejmë njerëz që gjykojnë me të pavërteta, dhe diskutojnë në tema që s'ka nevojë për diskutim, thonë: nuk gjejmë argument nga Kur'ani e as nga hadithet për ndalimin e këtyre narkotikëve! Ata gënjejnë, sepse ajetet e Kur'anit dhe hadithet e Pejgamberit (sal-lall-llahu alejhi ve sel-lem) i ndalojnë këto lëndë narkotike, pa kurrfarë dyshimi.

Ata dëshirojnë që Kurani të thotë: u është ndaluar (u është bërë haram) juve hashishi, ose u është ndaluar uiski apo konjaku, apo shampanja! Kurani nuk vjen me detaje, hadithet s'vijnë me detaje, mirëpo i vënë principet, rregullat dhe tekstet e përgjithshme, që hynë nën të me mijëra detaje dhe çështje. Kështu vjen Kurani dhe hadithet e Pejgamberit (sal-lall-llahu alejhi we sel-lem).

Kurani e ka ndaluar alkoolin, dhe thotë:

"O ju që besuat, s'ka dyshim se vera, bixhozi, idhujt dhe hedhja e shigjetës (për fall) janë vepra të ndyta nga shejtani. Pra, largohuni prej tyre që të jeni të shpëtuar. Shejtani nuk dëshiron tjetër, përveçse nëpërmjet verës dhe bixhozit të hedhë armiqësi në mes jush, t'ju pengojë nga të përmendurit e Zotit dhe t'ju largojë nga namazi. Pra, a po i jepni fund (alkoolit e bixhozit)?"[1].

Kështu kanë zbritur dy ajetet nga sureja El Maide, e kur Allahu xh.sh. tha: "a po i jepni fund?" Thanë: i dhamë fund, o Zot, i dhamë fund.



Disa burra mbanin gota në duart e tyre (të mbushura me alkool), pinë ca dhe mbeti diçka, i derdhën gotat. Pastaj shkuan në shtëpitë e tyre, i morën fuçitë me alkool dhe i derdhën nëpër rrugët e Medinës dhe thoshin: i dhamë fund, o Zot.

Fjala "pra, largohuni" s'është siç pretendojnë disa njerëz se është fjalë e lehtë që nuk e argumenton ndalimin, veçse është fjalë e fortë që e argumenton ndalimin e rreptë, prandaj kjo fjalë vjen me shirkun (besimin në më shumë se në Një Zot) dhe me mëkatet e mëdha, siç thotë Allahu xh.sh.:

"…Pra, largohuni nga ndytësitë e idhujve dhe largohuni nga fjalë shpifëse"[2].

"Ne dërguam në çdo popull të dërguar, që t'u thonë: Adhuroni vetëm Allahun e largojuni djajve (adhurimit të tyre)!"[3].

"Ndërkaq, ata që u larguan prej adhurimit të idhujve"[4].

"Dhe ata që u shmangen mëkateve të mëdha e të shëmtuara, dhe kur hidhërohen, ata falin"[5].

Kështu, pra, fjala "pra, largohuni" nuk vjen veçse me shirkun (besimin në më shumë se në Një Zot), idhujt dhe mëkatet e mëdha e të këqija.

Kuptimi i fjalës "pra, largohuni" do të thotë: bëni ndërmjet jush dhe ndërmjet kësaj gjëje një anë. E njëjtë si kjo është fjala e Allahut xh.sh.:

"Dhe mos iu afroni imoralitetit (zinasë)"[6], kuptimi i saj s'është vetëm "mos bëni zina", por largohuni nga çdo gjë që i afrohet imoralitetit (zinasë): vetmia, stolisja, zhveshja, shikimi me epsh, deri në fund të këtyre gjërave.

Feja islame e ka ndaluar alkoolin dhe me të ka mallkuar 10 persona. Në një hadith të Pejgamberit (sal-lall-llahu alejhi we sel-lem) që transmetohet nga Enes ibën Maliku, thuhet:

"I Dërguari i Allahut xh.sh. me alkoolin i ka mallkuar 10 persona: prodhuesin e tij, kërkuesin për prodhimin e alkoolit, konsumuesin, bartësin (trans-

portuesin), atë për të cilin bartet, shitësin e tij, shfrytëzuesin e fitimit prej tij, blerësin dhe atë për të cilin është blerë"[7]. Çdokush që merr pjesë në të nga afër a edhe së largu. Ç'është alkooli?

Umer ibn Hattabi (radijallahu anhu) nga minberi i Pejgamberit (sal-lall-llahu alejhi we sel-lem) thot: Alkooli është ndaluar, dhe ajo është prej pesë gjërave (këto janë gjërat që gjendeshin në atë kohë në Hixhaz dhe në Medinë): rrushi, hurma, mjalti, gruri dhe elbi. Pastaj ka thënë: alkool është çdo gjë që e pushton mendjen, alkool konsiderohet çdo gjë që e pushton mendjen.

Këto pesë gjëra janë ato që ekzistonin në atë kohë, mirëpo Umeri e ka vënë këtë rregull: alkool konsiderohet çdo gjë që pushton mendjen apo që e përzien mendjen dhe e nxjerr (njeriun) nga natyrshmëria që di, dallon dhe sundon, pasi, po t'i përziejë gjërat me njëra-tjetrën, e sheh të largëtën të afërt, të afërtën të largët, e sheh të pamundurën të mundshme, dhe nuk mund ta dallosh të drejtën nga gabimi, e as të dobishmen nga dëmi, e as të mirën nga e keqja.

"Çdo gjë që e nxjerr mendjen nga natyrshmëria dhe e pushton (e zë) atë, konsiderohet alkool", kështu tha Umeri para ashabëve (shokëve të Pejgamberit sal-lall-llahu alejhi we sel-lem) dhe askush prej tyre nuk e refuzoi atë, ky është unanimitet nga ashabët.

Kjo ka të bëjë edhe me lëndët narkotike: Hashishi, Opiumi, Kokaina, Heroina, të gjitha këto gjëra e pushtojnë mendjen dhe e bëjnë njeriun të pavetëdijshëm për veten dhe të tjerët që i ka afër, i imagjinon gjërat ashtu siç nuk janë. Njerëzit thonë për të: i dehur, i trullosur, njeri i hutuar e i humbur, nuk e di obligimin e tij, nuk e di të drejtën e tij, nuk e njeh veten e tij, nuk e di Zotin e tij, nuk e di familjen e tij, nuk e di atdheun e tij, njeri që e ka humbur vetëdijen.

Si kjo, konsiderojmë se ai e ka përdorur alkoolin sipas konceptit të Umerit (radijall-llahu anhu), s'ka dallim ndërmjet alkoolit të njohur dhe këtyre gjërave, vetëmse alkooli është lëndë e lëngët, ndërsa këto gjëra janë lëndë të ngurta, ngurtësia dhe lëngshmëria nuk ndikojnë në dispozitat. Me rëndësi është ndikimi që bën në mendjen e njeriut.

Ata që përdorin Hashishin, Opiumin, Heroinën apo diçka të ngjashme, janë njerëz që e kanë humbur vetëdijen, jetojnë për epshet e tyre sikur thuhet.

Ata s'vlejnë as për fe e as për këtë botë, nuk vlejnë as për mbrojtjen e familjes e as të shoqërisë. Ata janë viktima të këtyre lëndëve narkotike.

Kurani e ka ndaluar alkoolin, hadithet e Pejgamberit (sal-lall-llahu alejhi we sel-lem) e kanë ndaluar alkoolin, e ata janë prej konsumuesve të këtij alkooli, dhe alkool konsiderohet çdo gjë që e pushton mendjen.

Nga aspekti tjetër: Kurani i ka ndaluar të pakëndshmet (të këqijat). Prej cilësive të Pejgamberit (sal-lall-llahu alejhi we sel-lem) në librat e ithtarëve të librave (ithtarët e Tevratit dhe Inxhilit) ishte se ai:

"E që i urdhëron ata për çdo të mirë dhe i ndalon nga çdo e keqe, u lejon ushqimet e këndshme dhe u ndalon ato të pakëndshmet, dhe heq nga ata barrën e rëndë të tyre dhe prangat që ishin mbi ta"[8].

Hebrenjve (jehudive) u janë ndaluar disa ushqime të këndshme si ndëshkim për ta, siç thotë Allahu xh.sh.:

"Dhe për shkak të mizorisë së atyre, që ishin jehudë, dhe për shkak se penguan shumë nga rruga e Allahut, Ne ua ndaluam (ua bëmë haram) disa (lloje ushqimesh) të mira që u ishin të lejuara. Edhe për shkak të marrjes së kamatës, edhe pse e kishin të ndaluar atë, dhe ngrënies së pasurië së njerëzve në mënyrë të padrejtë"[9]. Ua ndaloi Allahu atyre disa ushqime të këndshme për shkak të këtyre të këqijave dhe mëkateve.

Ndërsa Muhammedi (sal-lall-llahu alejhi we sel-lem) erdhi që t'i lejonte umetit të tij të gjitha ushqimet e këndshme, dhe t'ia ndalonte (t'ia bënte haram) të pakëndshmet. Gjërat e dëmshme dhe të këqija nuk janë bërë haram vetëm për dëmin dhe të këqijat e tyre, çdo gjë që e ka bërë haram Islami, është për shkak të dëmit: dëmi material ose moral (shpirtëror), dëmi i ndodhur ose i ardhshëm, dëmi për veten ose për shoqërinë, dëmi për trupin ose për mendjen, ndalesa në Islam përfshin të keqen dhe dëmin.

Kush thotë se këto lëndë narkotike janë të dobishme dhe të këndshme? Pa dyshim ato janë prej të këqijave dhe të dëmshmeve, prandaj e gjejmë se e tërë bota i lufton ato.

Për fat të keq, shumë shtete i lejojnë pijet alkoolike, mirëpo i ndalojnë lëndët narkotike dhe i luftojnë ato, sepse të gjithë janë të sigurt se ato janë prej të këqijave dhe të dëmshmeve për personin dhe shoqërinë.

Nga një aspekt tjetër: e gjejmë se Kurani thotë:

"E mos e vini veten në rrezik"[10].

Po ashtu Allahu thotë:

"O ju që besuat, mos e hani mallin e njëri-tjetrit në mënyrë të palejuar, përveç tregtisë në të cilën keni pajtueshmëri në mes jush, dhe mos mbytni veten tuaj, vërtet, Allahu është i mëshirshëm për ju"[11].

Ata që i shesin dhe i përhapin këto lëndë narkotike, hanë pasurinë e njerëzve në mënyrë të palejuar, ata i humbin njerëzit pa kurrfarë të drejte, e ata që i konsumojnë mbysin veten e tyre. Mund të mos jetë mbytje e shpejtë, por është mbytje dhe vetëvrasje e ngadaltë.

Ai që i përdor këto lëndë narkotike, e mbyt veten, ndërsa dijetarët kanë thënë: nuk i lejohet myslimanit të përdorë diçka nga ushqimi apo pija që e dëmton veten e tij, se ky trup nuk është pronë jotja, ai është pronë e Allahut xh.sh., ta ka besuar Allahu xh.sh. ty, nuk lejohet që ta tradhtosh këtë besim dhe ta lësh pas dore, që ta dëmtosh veten dhe trupin tënd. Për këtë ka thënë Pejgamberi (sal-lall-llahu alejhi we sel-lem):

"Askujt (as vetes e as të tjerëve) nuk i lejohet t'i bëhet dëm"[12], mos e dëmto veten tënde, e mos u bëj dëm as të tjerëve".

Në një çetë prej çetave myslimanët ishin nën udhëheqjen e Amr ibn Asit, dhe në një natë të ftohtë ejakuloi sperma nga Amr ibën Asi e u bë i papastër, mori tejemum e u priu shokëve të tij në namaz. Disa e refuzuan atë që bëri ai dhe u ankuan tek Pejgamberi (sal-lall-llahu alejhi we sel-lem). Pejgamberi (sal-lall-llahu alejhi we sel-lem) e pyeti Amrin: "O Amr, a u prive shokëve të tu në namaz derisa ishe i papastër"?! I tha: O i

Dërguar i Allahut, nata ishte shumë e ftohtë, e m'u kujtua fjala e Allahut xh.sh.:

"Dhe mos mbytni veten tuaj, vërtet, All-llahu është i mëshirshëm për ju"[13], buzëqeshi Pejgamberi (sal-lall-llahu alejhi we sel-lem)[14], që do të thotë se ai e pohoi (pranoi) mendimin e Amrit, dhe ky është synet i pranuar.

Nuk i lejohet njeriut që ta mbysë veten qoftë edhe me adhurim, e si ta mbytë njeriu vetveten duke i konsumuar këto helme.

Kjo është ajo me të cilën ka ardhur Kurani dhe Syneti i Pejgamberit (sal-lall-llahu alejhi we sel-lem).

Transmetohet nga Umu Selemeja: "Ka ndaluar Pejgamberi (sal-lall-llahu alejhi we sel-lem) nga çdo gjë që është dehëse dhe që shkakton molisje (këputje, që ia humb mendjen njeriut)"[15]. Lëndët që janë dehëse, janë të njohura, ndërsa ato që shkaktojnë molisje, janë ato që e godasin trupin me këputje dhe që shkaktojnë mpirje. Pejgamberi (sal-lall-llahu alejhi we sel-lem) i ka krahasuar me pijet dehëse në një kontekst, dhe i ka ndaluar këto dhe ato. Për sa u përket pijeve dehëse, s'ka dyshim për ndalesën e tyre, njësoj edhe ato lëndë që shkaktojnë molisje e këputje, sepse janë krahasuar të dyja në një kontekst.

Dijetarët e të gjitha medh'hebeve janë unanimë për sa i përket dispozitës së lëndëve narkotike: janë të ndaluara (haram). Në kohën e tyre lëndët narkotike shfaqeshin me emrin Hashish dhe Opium. Ndërsa në kohën tonë janë bërë shumë më të rrezikshme dhe që lënë pasoja e shkaktojnë shkatërrime shumë më të mëdha. Këto helme të bardha, që janë shfaqur në kohën tonë e që janë si pluhur, emërtohen me terma të ndryshëm, si: Kokainë, Heroinë etj., e që u është pakësuar pesha e u është rritur çmimi, disa gramë apo kilogramë kushtojnë miliona.

Janë bërë këto gjëra që i sulmojnë njerëzit, me një nuhatje njeriu bëhet narkoman, mbërrin tek të rinjtë, burrat, dhe gratë në mënyra të ndryshme. Ata banditë që tregtojnë lëndët narkotike, janë nga ata që e kanë luftuar Allahun xh.sh. dhe të Dërguarin e Tij, angazhojnë njerëz për t'i përhapur këto helme tek njerëzit, nëse ndonjëri bëhet viktimë e tyre, atëherë ka mbaruar jeta e tij, ai bëhet narkoman, nuk mund ta zotërojë vetveten, nuk mund ta posedojë dëshirën e tij, nuk mendon për vetveten.

Kur të mbarojë ndikimi i kafshatës së parë apo i injeksionit të parë ose nuhatja e parë, bëhet si i çmenduri, vrapon për të gjetur kush e ushqen përsëri me këtë gjë lëndë.

Nëse ka para, do t'i shpenzojë paratë e tij deri sa t'i harxhohen, pastaj do të detyrohet të vjedhë nga: babai i tij, vëllai i tij, i afërmi i tij, shoku i tij, të vjedhë nga pasuria e kompanisë në të cilën punon apo nga qeveria me të cilën punon.

Vjedh si të mundet dhe prej nga të mundet, derisa të përmbushë këtë epsh të madh e shkatërrues, derisa të shuajë këtë zjarr që del nga brinjët e tij, nuk mund të përmbahet që të punojë ndonjë gjë, derisa t'i qetësojë nervat e tij dhe ta përmbushë qejfin e vet.

Ai bëhet i dobët e i lirë për armiqtë e ymetit tonë, ashtu që mund ta shfrytëzojnë për të mirën e tyre, që të punojë spiun për ta, të spiunojë kundër atdheut të vet ose familjes ose njerëzve më të afërm të tij, dobësohet rezistenca e tij dhe i shkatërrohet dëshira e tij, nuk posedon më asgjë, është bërë mbeturinë e njerëzve.

Prandaj janë armiqtë e fesë, armiqtë e Allahut xh.sh., armiqtë e atdheut, armiqtë e umetit, që mundohen t'i përhapin këto lëndë narkotike në mesin e umetit.



Izraeli, ashtu sikur mundohet të përhap sidën në mesin e të rinjve tanë, po ashtu mundohet t'i përhapë këto lëndë narkotike dhe t'i kontrabandojë në mesin e umetit tonë, në mënyrë që t'i mbysë dëshirat e fëmijëve tanë, të mbysë ndjenjën e rezistencës, të mbysë forcën shpirtërore që është burim i rezistencës.

Kjo është ajo që bëjnë armiqtë e umetit.

Patjetër duhet t'i përballojmë këto epidemi, t'i përballojmë me çdo gjë që mundemi, me të gjitha mediet: gazeta, radioja, televizioni, xhamia, shkolla, universiteti, edukatorët, këshilltarët, policia, dhe t'i përballojë e tërë popullata.

Lëndët narkotike janë bërë një pjesë e luftës agresive që zhvillohet kundër Islamit dhe myslimanëve, - duhet të jemi të përgatitur e të zgjuar për këtë betejë.

Duhet t'i ruajmë fëmijët tanë, duhet që çdo baba dhe çdo nënë të jenë të vëmendshëm ndaj lëvizjeve dhe sjelljeve të fëmijëve të tyre, dhe ta dinë se me kë rrinë e shoqërohen, sepse shohim në filma se ç' bëjnë ata për të arritur tek të rinjtë, ndërsa familjet janë të pakujdesshme dhe nuk dinë se ç'po ndodh me fëmijët e tyre. Fëmija shkon tek shoku për të qëndruar zgjuar tërë natën ose për t'i përsëritur mësimet, shkon në atë vend të ndyrë, dhe bëhet viktimë e tyre, e komandojnë atë ashtu siç dëshirojnë.

Duhet të zgjohemi dhe t'i marrim përgjegjësit tona:

"Të gjithë ju jeni rojtarë dhe të gjithë ju jeni përgjegjës për kopenë tuaj. Prijësi është rojtar, ai është përgjegjës për kopenë e tij. Njeriu në familjen e vet është rojtar dhe ai është përgjegjës për kopenë e tij. Gruaja në shtëpinë e burrit të saj është rojtare dhe ajo është përgjegjëse për kopenë e saj. Shërbëtori në pasurinë e zotërisë së tij është rojtar, dhe ai është përgjegjës për kopenë e tij. Njeriu në pasurinë e babait të tij është rojtar, dhe ai është përgjegjës për kopenë e tij. Të gjithë ju jeni rojtarë dhe të gjithë ju jeni përgjegjës për kopenë tuaj"[16].

Patjetër duhet ta rezistojmë këtë epidemi, ta luftojmë me ndëshkim. Konsumuesi duhet të ndëshkohet, edhe pse ai është viktimë, mirëpo ai është përgjegjës para Allahut xh.sh., para Sheriatit dhe ligjit; patjetër duhet të ndëshkohet, të

ndëshkohet ashtu siç ndëshkohet konsumuesi i pijeve alkoolike, të ndëshkohet me rrahje me kamxhik ose me burg.

Atë që bëhet narkoman dhe e dorëzon veten e tij, duhet ta shërojmë, dorëzimi që bën narkomani, është një lloj pendimi, kush pendohet, Allahu ia pranon pendimin e tij. Duhet t'i hapim zemrat tona për pendimtarët, dhe t'u ndihmojmë atyre kundër epsheve dhe djajve të tyre.

Ndërsa ata që bëjnë tregti me këto lëndë narkotike, me këto helme të gjelbra, të bardha apo të verdha dhe i përhapin ato, s'duhet të brengosemi fare për ta e as të kemi mëshirë ndaj tyre, duhet t'ua zëmë pritën dhe t'i ndëshkojmë rreptë.

Para disa vitesh kam thënë se ndëshkimi i tyre duhet të mos jetë më pak se dënimi me vdekje, nëse hyjnë në burgje - me milionat që posedojnë, mund të lirohen brenda disa çastesh, bile shumica e tyre i bëjnë burgjet strofull të kontrabandave të këtyre gjërave, bien në ujdi me të tjerët për t'i përhapur ato derisa ata të jenë brenda në burgje, e kontrollojnë bandën dhe tregtinë në shumicën e vendeve gjersa ata janë mbrenda në burgje. Burgu nuk është ndëshkim për ta, as mësim e as përmirësim, ndëshkimi meritor për ta është dënimi me vdekje.

Islami e ka nxjerrë ligjin e dënimit për atë që mbyt një person, ashtu siç pohon Kurani:

“Kush mbyt një njeri (pa të drejtë), pa pasë mbytur ai ndonjë tjetër dhe pa pasë bërë ai ndonjë shkatërrim në tokë, atëherë (krimi i tij) është si t'i kishte mbytur gjithë njerëzit”[17].

Kush merr guximin për mbytjen e ndonjë njeriu, merr guximin për mbytjen edhe të ndonjë tjetri:

“O ju që besuat, ju është bërë obligim gjurmimi për dënim për mbytje”[18].

Mbytësi sulmues me qëllim, duhet të mbytet, nëse mbytet mbytësi, kemi ngjallur shpirtra të tjerë, kjo është ajo që e ka pohuar Kurani, që thotë:

“O ju të zotët e mendjes, kjo masë e dënimit është jetë për ju, ashtu që të ruheni (nga mbytja e njëri-tjetrit)”[19].

Nëse duhet të mbytet mbytësi që ka mbytur një person, atëherë si do të jetë çështja e atyre që mbysin shoqëri, mbysin popuj, shkatërrojnë ekzistimin e tyre me këto lëndë narkotike, me se ata të pasurohen, bëhen milionerë e bilionerë?!

Ata dëshirojnë të fitojnë pasuri në llogari të jetëve të njerëzve, dëshirojnë të ndërtojnë pallate nga jargët e njerëzve dhe t'i zbukurojnë ato me gjakrat e njerëzve. Nuk ka shërim e as ndëshkim për ata kriminelë veçse dënim me vdekje.

Në legjislaturën islame (në Sheriat) ekziston ndëshkimi “ta'zir”, që ndonjëherë arrin deri tek dënimi me vdekje, kështu është cekur në disa hadithe se disa ndëshkime mbërrijnë deri tek dënimi me vdekje, që nuk janë prej krimeve të njohura që sipas Sheriatit duhet të ekzekutohet dënimi me vdekje, për shembull: kush spiunon në të mirë të armiqve të myslimanëve, ose thirrësi për prishjen e mendjeve me risi të turbullta, ose ai që i përsërit krimet e njëjta si homoseksualiteti për të bërë çrregullime në tokë, edhe ai që i komercializon këto lëndë narkotike, pa dyshim është çrregullim në tokë dhe duhet të mbytet.

Afër nesh në Mbretërinë e Arabisë Saudite, dijetarët kanë vendosur se kush dhunon një grua dhe prek nderin e saj me forcë ose nën kërcënimin e armës, ndëshkimi i tij është dënimi me vdekje, edhe nëse është i ri i pamartuar. Po ashtu edhe për këtë krim të shëmtuar që fut frikën tek njerëzit, duhet të jetë ndëshkimi i njëjtë, kjo është një dispozitë e fikhut e shëndoshë, që e përkrahin rregullat dhe qëllimet e Sheriatit.

Po ashtu edhe autori i këtij krimi, krimit të tregtisë me këto lëndë narkotike, dhe pasurimit në llogari të shëndetit, mendjeve dhe jetëve të njerëzve, - për ata nuk ekziston ndëshkim tjetër përveçse dënimit me vdekje.

Nga një aspekt tjetër: Ata janë prej atyre që e kanë luftuar Allahun xh.sh.



dhe Pejgamberin (sal-lall-llahu alejhi we sel-lem), bëjnë çrregullime në tokë, për këta njerëz zbatohet fjala e Allahut xh.sh. në suren El -Maide:

“Dënimi i atyre që luftojnë (kundërshtojnë) Allahun e të Dërguarin e Tij dhe bëjnë shkatërrime në tokë, nuk është tjetër vetëmse të mbyten ose të gozhdohen, ose (të gjymtohen), t'u priten duart e këmbët e tyre të anëve të kundërta, ose të dëbohen nga vendi. Kjo (masë ndëshkuese) është poshtërim në dynja, dhe në botën tjetër ata do të kenë dënim të madh”[20]. Ata janë luftëtarë, dhe për ata duhet të zbatohet ndëshkimi i luftëtarëve, imami ose gjykatësi duhet të zgjedhë njërën nga këto ndëshkime,i cili është më i përshtatshmi për ta, dhe sipas madhësisë së krimeve të tyre.

Vëllezër, patjetër duhet të qëndrojmë përballë atyre që mundohen t'i shkatërrojnë shoqëritë tona dhe fëmijët tanë. Ata mbytës e vrasës nuk mbysin një person, po mbysin popullin, populli duhet të bashkohet dhe t'i luftojë ata.

Ka edhe diçka që kam harruar të them për sa i përket ndalimit të këtyre gjërave: këto lëndë narkotike janë kundër pesë domosdoshmërive për mbrojtjen e të cilave ka ardhur Sheriati islam, që janë: feja, vetja, mendja, pasardhësit dhe pasuria.

Sheriati islam ka ardhur për t'i mbrojtur këto pesë domosdoshmëri, sepse të gjitha dispozitat e legjislaturës islame sillen rreth mbrojtjes së këtyre pesë domosdoshmërive dhe çdo gjë i plotëson ato ose u takon atyre.

Këto lëndë narkotike janë kundër pesë domosdoshmërive:

Janë kundër fesë, sepse ato zmbrapsin nga përmendja e Allahut dhe nga namazi. Ai që ka rënë viktimë e këtyre narkotikëve, nuk ngrihet për namaz, as nuk agjëron, nuk e kryen as haxhin dhe as umren, as Kuran nuk lexon, as Allahun nuk e përmend, as nuk bën të mira, është shkatërruar, ka mbaruar jeta dhe dëshira e tij;

Janë kundër vetes, sepse ato shkatërrojnë veten e njeriut, jetën dhe shëndetin e tij, dhe ndonjëherë bëjnë që të mbarojë njeriu me vdekje. Disa narkomanë mbarojnë me vdekje, e kush nuk vdes prej tyre, vdes normal. Ç'është vlefta e

jetës kur njeriu e humb dëshirën e tij, nuk është i zoti të prodhojë diçka e as të shpikë diçka, as s'ka sukses, - ai është i gjallë si i vdekur;

Pastaj ato janë kundër mbrojtjes së mendjes, sepse ato shkatërrojnë mendjen, dhe njeriu e humb vetëdijen e tij. Asgjë nuk e dallon njeriun nga shtaza përveçse mendja, sepse obligimet në Sheriatin islam janë të varura nga mendja;

Pastaj ato janë kundër mbrojtjes së pasardhësve, sepse ato janë të rrezikshme për pasardhësit e njeriut. Narkomani që ka rënë në rrjetin e narkomanëve, s'mund ta mbikëqyrë familjen e tij: as djemtë, as vajzat e as gruan e tij. Kështu atij i humbin fëmijët e tij e ai s'e din këtë gjë, sepse ai është i pavetëdijshëm për pergjegjësinë që ka;

Po ashtu ato janë kundër mbrojtjes së pasurisë, sepse njeriu e humb pasurinë e tij për to, ndoshta edhe e vjedh pasurinë e tjetërkujt, e humb pasurinë për atë që i bën dëm e prej së cilës s'ka dobi, për atë që e shkatërron e s'e ndërton.

Ata, pra, janë kundër të gjitha këtyre domosdoshmërive.

Për këtë arsye, askush s'duhet të dyshojë për ndalesën e tyre.

Cilat janë masat mbrojtëse prej këtyre gjërave, dhe cili është shërimi i kësaj epidemie?

O vëllezër, realiteti është se s'ka shërim nga kjo përveç ndalimit të kontrabandimit të tyre në vendet tona, dhe duke u bërë rezistencë atyre që e përhapin, duke i dënuar me vdekje tregtarët e tyre, që të bëhen shembuj për të tjerët, e është shumë vështirë të arrijmë tek ata, sepse ata fshihen pas mureve ose pas njerëzve të mëdhenj!

Mirëpo mund të mbrohemi prej tyre, sepse masat mbrojtëse janë më të mira se shërimi, një dërhem mbrojtje është më mirë se një kuintal shërim. Masa mbrojtëse më e mira nga këto lëndë narkotike dhe kjo epidemi, është edukata fetare e drejtë.

Feja është masa mbrojtëse e parë, arma e parë dhe strehimi i parë, tek e cila duhet të kthehemi, në mënyrë që t'i luftojmë këto epidemi shkatërruese e mbytëse.

Nëse i edukojmë fëmijët tanë me edukatë fetare, i lëmë të jetojnë në një ambient të mirë, dimë se si t'ua zgjedhim shoqërinë e mirë, dhe nuk e lëmë shoqërinë e keqe t'ua shkatërrojë jetën e tyre, nëse mund t'i rrisim fëmijët tanë në një shoqëri të mirë, që u respekton mendjen dhe dëshirën e tyre, shoqëri që ua mëson frikën e Allahut dhe mbikëqyrjen e Tij, besimin në botën tjetër, llogarinë, Xhennetin dhe Xhehennemin, nëse arrijmë t'ua mësojmë atyre se si të vetëpërmbahen dhe ua mësojmë këto cilësi morale në vetjet e tyre, kur t'i ngjallim këto ndërgjegje fetare në vetvetet e tyre, atëherë kemi vënë një ndalesë të fortë ndërmjet tyre dhe ndërmjet këtyre epidemive.

I riu fetar, që i përmbahet fesë, vlerave dhe moraleve të fesë, është njeriu më i largët për të rënë viktimë e tyre, sepse ai nuk e konsumon as duhanin, të cilin e sheh të ndaluar dhe të urryer, epidemia e parë është duhani, nga duhani fillojnë çrregullimet dhe prej saj mund ta marrin thirrësit e çrregullimeve-tregtarët e të këqijave me gjërat e tjera, dhe të urryerat e mëdha.

I riu fetar nuk e konsumon duhanin, dhe as ndonjë gjë të ndaluar apo të dyshuar në çdo mënyrë, nuk konsumon asgjë prej këtyre gjërave as me gojë dhe as me nuhatje, e as merr injeksione, asgjë nga këto gjëra. Plotësisht i ndalon vetes dëshirën për këto gjëra, dhe jeton në një ambient të mirë.

Fëmija i xhamisë, i Kuranit dhe i Islamit i kundërshton hapur ata, ata nuk mund të arrijnë tek ai në asnjë mënyrë, sepse Allahu e ka mbrojtur atë me besim, Allahu e ka ruajtur me përqendrim, djajtë që janë nga lloji i njerëzve, s'mund të arrijnë tek ai, sikurse s'kanë mundur të afrohen tek ai as djajtë nga xhinët:

"Në të vërtetë, ti nuk ke kurrfarë fuqie ndaj robërve të Mi. Mbrojtja e Zotit tënd është e mjaftueshme (për ata)"[21].

Vëllezër të nderuar, mbroni fëmijët tuaj me edukatën e tyre, edukatën islame, duke i vënë ata në ambient të mirë, që të jenë nën përkujdesjen e dijetarëve, thirrësve dhe edukatorëve të mirë; mos i leni të humbin dhe të shkrihen në shoqërinë e atyre që shkaktojnë çrregullime ashtu siç shkrihet kripa në ujë, sepse kjo është më e rrezikshmja. Në kohën tonë po luftohemi nga të gjitha anët, në të djathtë e në të majtë, me mjete të ndryshme, - fëmijët tanë duhet t'i mbrojmë patjetër.

Ruaje fëmijën tënd, mësoji namazin, mësoji moralin, mësoji obligimet e fesë, mësoji obligimet e bamirësisë, mësoje që ta rezistojë të keqen, kontaktoje me njerëzit e zgjedhur, pastaj, me leje të Allahut, rri i sigurt për të, sepse e ke vënë në rrugën e shpëtimit.

Vetëm me këto gjëra mund t'i rezistojmë këto epidemi mbytëse, këto lëndë narkotike shkatërruese, e t'i mbrojmë fëmijët tanë, të rinjtë tanë, shoqëritë tona, prej çdokujt që ua dëshiron të keqen.

(Përkthimi dhe përshtatja e këtij artikulli është bërë nga libri "Ligjëratat e Shejh El Kardawit", përgatitur nga Halid Essa'd, mektebetu vehbeh, Kajro, 2001, vëllimi IV, faqe: 106-120).

*Përktheu dhe përshtati:*
***Mr. Faruk Ukallo***

---

*Fusnotat:*

1. El Maide, 90-91. Përkthimin e ajeteve kuranore nga gj.arabe në gj.shqipe e huazova prej përkthimit të Kur'anit nga H.Sherif Ahmeti, Prishtinë, 1988.
2. El Haxhxh, 30.
3. En-Nahl, 36.
4. Ez-Zumer, 17.
5. Esh-Shura, 37.
6. El Isra, 32.
7. Hadithin e transmeton Ibën Maxheja nga Enesi.
8. El A'raf, 157.
9. En-Nisa, 160-161.
10. El Bekare, 195.
11. En-Nisa, 29.
12. Hadithin e transmetojnë: Ahmedi dhe Ibën Maxheja nga Ibën Abbasi.
13. En-Nisaë, 29.
14. Hadithin e transmeton Ebu Davudi.
15. Hadithin e transmetojnë: Ahmedi dhe Ebu Davudi.
16. Hadithin e transmetojnë: Buhariu, Muslimi, Ahmedi, Ebu Davudi, dhe Tirmidhiju nga Abdullah ibën Umeri (radijall-llahu anhuma).
17. El Maide, 32.
18. El Bekare, 178.
19. El Bekare, 179.
20. El Maide, 33.
21. El Isra, 65.

# Aspektet politike-juridike të fundamentalizmit islam në Jugosllavi*

Dr. Halid Çausheviç

Duke e lënë mënjanë rrafshin historik ose sociologjik të shfaqjeve relevante në shoqërinë tonë të pasluftës (Luftës së Dytë Botërore, NI), unë po kufizohem me paraqitjen e gjenezës së fundamentalizmit (islam), të vëzhguar ekskluzivisht nga aspekti politiko-juridik.

Pas mbarimit të luftës së fundit shumë dukuri, të cilat me arsye apo pa të - i kemi konsideruar shoqërisht të papranueshme, janë quajtur me një emër të përbashkët, që ishte tipik kryesisht për proveniencën religjioze. Nuk mund të vihet në dyshim se në periudhën ndërmjet dy luftërave myslimanët (boshnjakët - NI) dhe përgjithësisht pjesëtarët e fesë islame në hapësirat tona - në varësi nga konstelacioni politik - u qenë nënshtruar trysnive të shumta verbale, të shkruara ose të tjera me përmbajtje të ndryshme, në të cilat kërcënimet zinin vendin kryesor. Në kohën e pasluftës kritikat e disa dukurive të grupimeve shoqërore myslimane, në truallin e Jugosllavisë, kryesisht janë standardizuar nga pikëpamja terminologjike dhe u janë përshtatur kohës, hapësirës dhe rrethanave. Në këtë rast edhe sot thuhet shpesh se këto kritika ose, nëse dëshironi, diskualifikime burojnë nga teoria e simetrisë, përkatësisht e teorisë së balancës politike, e cila në mjediset përkatësisht multikonfesionale, multinacionale niset nga aksioni se të gjitha grupet e ndryshme fetare ose nacionale në një territor duhet t'i ekspozohen gjithnjë kritikës simultane (në mënyrë që të shmanget çfarëdo zilie!), natyrisht krahas aplikimit të terminologjisë përkatëse të kritikës. (Kjo aksiomë sot nuk vlen vetëm për grupimin nacional fetar shqiptar!).

Qëndrimi i këtillë mbase vetëm kushtimisht është i arsyeshëm dhe i lejuar në rastet përjashtuese. Kritika bën efekt vetëm nëse përqendrohet drejtpërsëdrejti në dukurinë e caktuar, sepse çdo degëzim e zvogëlon efikasitetin e saj. Është më mirë të ruhet baraspesha për shpërndarjen e drejtë të benificioneve.

Problem edhe më të madh paraqet terminologjia kritizere, e cila është formuluar shpeshherë gabimisht dhe nga ky shkak nxit revoltën e shtresave të gjera dhe jep efekte të kundërta.

Në shqyrtimin e gjenezës së fundamentalizmit islam, në vendin tonë ndoshta do të vëmë re së paku njëfarë arsyeje për vërejtjet e theksuara.

Menjëherë pas përfundimit të luftës e deri më 1947, shfaqja e myslimanëve të rinj, të cilën e karakterizon këmbëngulja e sjelljes sipas rregullave rigoroze islame në jetën publike dhe private - si dhe përpjekjet agresive të qarta të përpunuara në mënyrë programore, kishin emërtim relativisht adekuat në terminologjinë tonë legjislative dhe shoqërore.

Pasi kjo lëvizje, që në vete përmbante ende aditivë mjaft të papërpunuar dhe të patheksuar fundamentalistë, u thye mbase me shumë ashpërsi, - filloi pushimi i shkurtër, që në vitet gjashtëdhjetë panislamizmi të bëhej përcaktimi terminologjik i shfaqjeve të caktuara në shoqërinë myslimane.

Pra, derisa kombet e tjera në BH (dhe në hapësirat më të gjera) mund t'i nënshtroheshin zjarrit të kritikës për shkak të nacionalizmit real ose ireal, në atë kohë për myslimanët boshnjako-hercegovas të papërcaktuar, kjo trysni kritike do të ishte krejtësisht pa vend. Së këndejmi u gjet si zgjidhje jo aq fatlume në panislamizmin, term i cili madje edhe sot, sipas ligjit të inercisë, përdoret me gjithë paralajmërimin publik të punonjësve mjaft autoritativë shkencorë, se kjo lëvizje ishte konsumuar qysh në vitet tridhjetë pas debaklit të të ashtuquajturit kongresit gjithislam në Jerusalem, në vitin 1930.



Qëndron fakti se panislamizmi para Luftës së Parë Botërore ka pasur jehonë të madhe ndër myslimanët boshnjakohercegovas (të cilët në të shihnin njëfarë rezistence kundër administratës austrohungareze) nën ndikimin e propagandës së shkathët të sulltanëve - kalifëve turq. Madje edhe në gazetarinë myslimane në mes dy luftërave hasim reflekse të qarta të panislamizmit, derisa disa vjet para Luftës së Dytë Botërore nuk dominoi mendimi se panislamizmi – i cili ishte paraqitur në gjysmën e dytë të shekullit XIX si program i luftës kundër forcave kolonialiste - është vetëm një shpresë e pasendërtueshme dhe utopi e ëmbël.

Për shkak të krahasimit historik, po vëmë në dukje se pothuajse në të njëjtën kohë është zmbrapsur në prapavijë të thellë të historisë edhe ideja e pansllavizmit, e cila u ushqente dikur shumë premtime popujve sllavë, me bekimin e Rusisë cariste, që, më në fund, kongresi i fundit pansllav, i mbajtur në Beograd, në vitin 1946, të tregonte qartë se kjo lëvizje i përkiste vetëm historisë".

Vetëm konfirmimi i nacionalitetit mysliman në vitet shtatëdhjeta ia hapi dyert shfaqjes së një *nacionalizmi real* apo vetëm *të supozuar mysliman,* që tash në gjuhën dhe veprat e kritikëve të tij paraqet një miksturë të shpeshtë dhe paradoksale, por për nevojat e politikës ditore mjaft të përdorur të aditivëve ultranacionalistë, panislamistë (pra internacionalë!), ultrakonfesionalistë e të tjera. Procesi i ashtuquajtur i *nacionalistëve myslimanë* i vitit 1983, i zhvilluar në një mënyrë që nuk përkon me shtetin juridik, shënoi një triumf të kritikëve të nacionalizmit mysliman, të cilët tash e kishin në dorë judikatin si provë se të gjykuarit kanë kërkuar - incredibile dictu! - deri edhe "Bosnjën etnikisht të pastër", pikërisht në mënyrë të njëjtë siç e paralajmëronin këtë para procesit disa politikanë myslimanë e të tjerë në deklaratat e tyre të shumta dhe në fjalimet agjituese.

Në atë kohë asnjë përgjegjës në BH nuk ua vinte veshin qortimeve serioze që vinin nga jashtë BH, se aktgjykimi ishte juridikisht trashanik, logjikisht i pakuptimtë dhe shoqërisht absurd, sidomos në raport me inkriminimin për "Bosnjën e pastër etnike". Duhej të kalonin më shumë se pesë vjet që kompetentët - në rrethana të ndryshuara - ta mësonin të vërtetën e këtij procesi, i cili ishte i qartë që nga fillimi. Mirëpo, ky proces bëri një kthesë të rëndësishme për t'ia vënë emrin kritikës së shoqërisë myslimane brenda dhe jashtë BH-së. Qysh gjatë zhvillimit të procedurës penale, e sidomos pas mbarimit, u paraqit gjithnjë e më haptazi termi *fundamentalizmi islam* (shkencërisht qëmoti i njohur, kurse i popullarizuar vetëm pas revolucionit iranian!), i cili ishte mjaft elastik për të thithur të gjitha shfaqjet e deriatëhershme të kritikuara në shoqërinë myslimane, madje për t'i pasuruar me përmbajtje më të gjera.

Për shkak të emrit të vet atraktiv dhe për faktin që të kujtonte revolucionin iranian, duke qenë njëkohësisht gjithnjë i shoqëruar me xhihadin si një luftë e "shenjtë", fundamentalizmi islam fitoi shumë shpejt përmasa pandemike në opinionin tonë publik.

Por, askush nuk e hetoi tragjikën e këtij fenomeni, që dinte vetëm adresantin dhe adresatin, *por jo edhe përmbajtjen e tij,* kështu që fundamentalizmi islam në mjedisin tonë u shndërrua mjaft thjesht në sprej, me të cilin secili, për shkaqe të veta dhe sipas dëshirës së vet, mund të ngjyroste me ngjyrën fundamentaliste çdo dukuri në shoqërinë myslimane, madje edhe individët, nëse deklaratat e tyre nuk i përgjigjeshin.

Në këtë mënyrë një fundamentalizëm i papërkufizuar paraqitet *si instrument politik propagandues,* i cili - i bazuar fuqimisht po ashtu në xhihadin e papërkufizuar - mund të shërbente dhe praktikisht tashmë shërbeu në qarqet e caktuara për ta kritikuar me mjaft sukses cilëndo dukuri në shoqëritë tona myslimane në tërë territorin e Jugosllavisë, nëse dukuria përkatëse, për ndonjë arsye, nuk u pëlqen kritikëve. Nuk mund të thuhet se kjo kritikë është e parëndësishme as e shpërfillshme, pasi shfrytëzon ligjet e njohura të psikologjisë sociale: p.sh. përsëritjen e vazhdueshme, ndërkohë që duket se gënjeshtra e përsëritur njëqind herë, bëhet lehtë e vërtetë.



Për shkak të kohës dhe për shkak të strukturës së këtij tubimi, nuk është e domosdoshme të shtrohen shembujt e shumtë të një propagande të qëllimtë, sidomos të një pjese të shtypit revyal, të mbështjellë me ambalazhin e fundamentalizmit islam.

Në këtë veprimtari propaganduese roli i veçantë u është dhënë diletantëve - "islamologëve", ambicia e të cilëve është që së paku me anë të gazetarisë revyale të imponohen si ekspertë, dhe të vendosin në mënyrë kompetente për çdo dukuri në shoqërinë myslimane, në Jugosllavi ose në botë.

Të varfër nga njohuritë deri edhe të bazave të gjuhës arabe dhe të doktrinës sheriatike-juridike (pa njohjen e të cilave është e pamundur të flitet për fundamentalizmin islam) dhe të mbështetur vetëm në kukëzat e orientalistikës perëndimore dhe të gazetarisë sonë ditore, këta përfaqësues të islamologjisë diletante – duke qenë vetë të ngarkuar me fundamentalizmin e tyre mitik nacional – i gjejnë në Islam, ashtu siç mund të pritet, shkaktarët themelorë të të gjitha dukurive negative në shoqërinë myslimane, sidomos në shoqërinë myslimane shqiptare.

Për shkak të papajtueshmërisë, që është tipike për diletantët, me ta është i pamundur çfarëdo diskursi shkencor, prandaj është e kotë t'u vësh në pah gabimet esenciale, siç janë:

- *Se Islami është shkaktar i lindshmërisë së lartë të shqiptarëve* (sepse këto shfaqje i hasim edhe në shoqëritë e largëta jomyslimane të një shkalle të caktuar të zhvillimit, se deri para 150 vjetësh edhe në Serbi, për shkak të mënyrës kooperativiste të ekonomizimit rekomandohej shtimi i popullsisë fshatare, ndërsa kënga popullore shpreh kultin e "9 Jugoviçëve");

- *Ose se Islami është shkaktar i drejtpërdrejtë i separatizmit dhe i irrendentizmit shqiptar* (nëse pranohet kjo "tezë" mbetet e hapur çështja e shkakut të hegjemonizmit gjenocidal bullgar -pra joislam- kundër turqve bullgarë, përkatësisht e irrendentizmit kundër maqedonasëve);

- *Ose se myslimanët boshnjako-hercegovas janë pasardhës të tradhtarëve,* të cilët e kanë braktisur fenë e vet dhe kanë kaluar në Islam, sepse ky pohim nxit aty për aty pyetjen tjetër: a janë tradhtarë ata që fill pas Betejës së Kosovës, krah-përkrah me akinxhinjtë turq (kalorësia e lehtë), kanë luftuar kundër armiqve të turqve, ose a janë tradhtarë ata që e kanë mbytur mizorisht udhëheqësin e Kryengritjes Serbe të vitit 1804 dhe kokën e tij ia kanë dërguar si dhuratë padishahut turk?

Duke i lënë numërimet e mëtejme, themi se është e qartë që diletantët "islamologë" nuk mund të kuptojnë se historia e të gjithë popujve tanë është plot me faqe të ndritshme, po edhe të errëta, dhe se ato duhet t'i shfletojmë së bashku dhe në mënyrë krahasuese e të mësojmë se asnjë popull në truallin jugosllav nuk është as për një grimë më i mirë as për një grimë më i keq se tjetri.

***

Fenomenin shoqëror dhe juridik të fundamentalizmit dhe shoqëruesin e tij logjik xhihadin në Botën Islame, siguri-



sht që nuk mund ta mohojmë, për më tepër që e dimë se dukuri të ngjashme ose pothuajse identike ekzistojnë edhe në shoqëritë e tjera joislame.

Problemi themelor qëndron në të përcaktuarit e elementeve së paku fondamentale të përmbajtjes së këtij fenomeni, i cili, në varësi nga koha dhe hapësira, spikat ngjashmëri të shumta, por edhe ndryshime të shumta.

Nëse heqim dorë së paku përkohësisht nga qëllimi që fondamentalizmin ta shpallim sekt (sepse në vete përmban shumë elemente të një sekti religjioz), ndoshta do të gabojmë më së paku nëse e përcaktojmë si një doktrinë mjaft heterogjene dhe jokompakte, synimi themelor i së cilës është konstituimi i shoqërisë islame (shtetit) mbi burimet e Sheriatit.

Veçse Sheriati është ambivalent, sepse rregullon dy relacione qenësore:

- njeriu - Zoti (besimi)
- njeriu - shoqëria - njeriu (e drejta).

Pasi besimi në mbinatyroren është element themelor i religjionit, Islami në këtë aspekt është eo ipso fondamentalist (sepse besimi gjithnjë bazohet në burimet e një religjioni) dhe si religjion duhet të mbesë i tillë. Shikuar nga ky aspekt, të gjitha religjionet monoteiste janë fundamentaliste, sa as lëvizjet reformiste nuk kanë mundur t'i trandin qenësisht.

Meqë besimi islam ndërhyn edhe në jetën e kësaj bote të besimtarit (p.sh. në mënyrën e veshjes, të ushqimit etj.), këtu mund të paraqiten mosmarrëveshje të caktuara, ndonëse në një shoqëri demokratike nuk do të duhej të ketë dilema në këtë aspekt, meqenëse bëhet fjalë për liritë thjesht vetjake të njeriut, që nuk prekin fare në jetën shoqërore. (Sa për krahasim, po përmend se edhe pjesëtarët e sekteve, që refuzojnë të mbajnë armë në vendet demokratike në shërbimin ushtarak, kanë trajtim të veçantë).

Elementet e tjera konstitutive - sipas pikëpamjes sonë - të fundamentalizmit në Botën Islame, janë:

- Futja e së drejtës së Sheriatit në formën e saj primordiale (krahas koncesionit eventual që, me ixhtihad të ri, dispozitat e tij mund t'i përshtaten kohës së re!) dhe

- Reforma themelore politike-sociale, që do t'i eliminonte - madje edhe me anë të xhihadit - despotitë islame dhe dallimet tmerruese sociale në Botën Islame, dhe kështu do të konstituonte doktrinën sociale të Islamit, që si sistem komplet nuk ekziston sot, prezantojnë për shoqëritë (shtetet) ekzistuese islame objekt të dështimeve më të mëdha, sidomos kur gjenden në darët e dispozitave të patrifikuara të së drejtës së Sheriatit dhe të synimeve të reja në shoqërinë e inxhinieringut gjenetik, të protetikës dhe të mikroprocesorëve.

Në shkathtësinë e politikës dhe në dituritë sociologjike, ekonomike dhe islamologjike, në këtë pikëpamje qëndron një detyrë e rëndë që të gjejnë zgjidhje përkatëse.

Në hapësirat tona gjeografike këto probleme nuk shtrohen, së paku jo në këtë formë akute.

Tashmë kemi thënë se besimet monoteiste lëvizin shumë vështirë nga shtrati i tyre dhe është për të shpresuar se në këtë aspekt, së bashku me evolucionin e shtetit juridik, do të evoluojnë edhe pikëpamjet e besimtarëve, por pa hequr dorë nga besimet e tyre themelore.

Nga ana tjetër, fakti që Islami prek dhe është i pranishëm në mjedisin ekonomiko-shoqëror dhe politiko-juridik, - që do të paraqiste një aspekt të pastër të fundamentalizmit - sipas mendimit tonë në hapësirën jugosllave qëmoti dhe krejtësisht pa dhembje është mënjanuar në prapavijën e largët historike përveç të tjerash - mbase kjo do t'ju befasojë - edhe për shkak se normat e mënjanuara sheriatiko-juridike kanë qenë në pjesën më të madhe, të afërta me sistemin e ri juridik.

Për këtë arsye konsideroj se për fundamentalizmin islam në truallin jugosllav mund të flitet vetëm në ato hapësira që shoqëria ia ka lënë religjionit, d.m.th. në hapësirat e besimit (ku heqja dorë nga burimet fundamentale të cilitdo religjion, është e pamundur me një kufizim përkatësisht me kushtin që normat e besimit të mos jenë në kundërshtim me parimet themelore të shtetit juridik, që tek ne është ende në lindje).

*Përktheu:*
***N. Ibrahimi***

* Bëhet fjalë për ish-Jugosllavinë, - shën. i përkthyesit.

# Islami shqiptar, zgjidhje për zhvillim

**Ndriçim Ademaj***

Jemi dëshmitarë të transformimeve dhe trysnive të ndryshme, që kryesisht vitet e fundit, rinisë sonë po i adresohen të mbështjella e të paketuara bukur. Këto alternative 'moderne' jo rrallë kanë tendencë degjenerimi dhe 'plakjeje intelektuale' të kësaj pjese delikate të shoqërisë sonë. Po këto janë edhe qendra graviteti, të cilat po na tërheqin drejt vetes duke bërë që t'i lëmë anash traditat tona të vlefshme kombëtare, e jo më pak edhe islame, tradita këto që na kanë cilësuar jo pa të drejtë, si rinia më e pastër e më e shëndoshë në Evropë. Këto vlera që paraardhësit tanë na i kanë ruajtur me një xhelozi dhe krenari të lartë, na e tregojnë shembullin më të lartë e të ndritshëm të moralit të bukur dhe kulturës së pasur shqiptaro-islame.

Po ta ruajmë pak nostalgjinë për të kaluarën dhe po të shohim pak në realen aktuale, do të shohim një largim jo të vogël nga këto vlera të arta. Do të vërejmë se si ndikimi i 'trendeve' evropiane e botërore në shoqërinë tonë po bëhet gjithnjë më i ndjeshëm e më i absorbueshëm. Pa tendenca që fajin t'ia vëmë njërës apo tjetrës palë, do të kisha guxuar të mendoj se ky transformim dhe kjo përzierje është si pasojë e tre faktorëve që unë i shoh si më të fuqishmit në këtë drejtim: situata jostabile e pasluftës, ndikimi i medieve në hedhjen 'hi syve' të rinjve tanë dhe faktori shqiptar-mysliman.

### 1. Situata jostabile e pasluftës në Kosovë

Kosova e brishtë dhe e dërrmuar nga kthetrat dhjetëravjeçare të komunizmit dhe nga gjenocidi u shpalos ndaj saj gjatë luftës në vitet '97-'99, u ndodh e papërgatitur përballë një realiteti të panjohur më parë për ne. Ajo u bë arenë e maratonës së organizatave e rrymave të shumta që po garonin se cila do ta vendoste më e para ndikimin e saj në Kosovë për qëllime që atëherë nuk i ditëm mirëfilli, por që tani po e shohim rezultatin punës së tyre.

Këto rryma e patën më se të lehtë të vepronin lirshëm dhe pa kontroll në këtë gjendje të mjegullt në vendin e paorganizuar mirë, në vendin pa pushtetarë. Strukturat e tyre u formuan me kohë dhe rrënjët e veta u munduan t'i mbillnin sa më thellë në tokën ende të njomë. Kjo më bën që për çdo çast të më sillet nëpër kokë thënia: "Ujku mjegull do!".

Duhet të mos u mbetem borxh edhe atyre që erdhën në Kosovë për qëllime të mira, por, pasi nuk janë më të shumtët, nuk po i theksoj. Duhet të mos u mbetem borxh as atyre vëllezërve tanë që nuk i mbyllën sytë dhe nuk i thithën këto ide destruktive, por edhe këta janë minorancë nga numri dhe nuk po i përmend me shumë zë.

### 2. Ndikimi i medieve

Jo pak ndikim patën edhe mediet, si të shkruarat edhe ato elektronike, në "modernizimin" e rinisë. Jemi shumë të vetëdijshëm se ç'na ofrojnë orë e çast mediet tona më të mëdha dhe sa kontribuojnë ato në këtë drejtim. Po shohim dhe po dëgjojmë gjithnjë ideologji të vetëquajtura përparimtare, të cilat as ata që na i kanë sjellë, nuk i praktikojnë dhe nuk ia lejojnë për konsum popullit në vendet e tyre, por e kanë paketuar dhe e kanë ambalazhuar veçanërisht për ne.

Si mund të mendohet që media kosovare të jetë edukuese kur emisionet e tilla mungojnë ose nuk ekzistojnë fare, po nuk mund të mendohet që këto medie të jenë me hapin e shkencës, nëse emisionet shkencore janë javore, ndoshta edhe mujore. E assesi nuk mund të na shkojë mendja se këto do të jenë shkolla morale, të cilat do të na ofronin vlera të shëndosha që do të mund të ishin hapat e parë të zhvillimit të mirëfilltë shoqëror në Kosovë.

Duke parë se si telenovelat degjeneruese latino-amerikane janë bërë zotëruese të televizioneve tona, sa kohë që në shumë vende të zhvilluara evropiane janë të ndaluara të shfaqen në mediet shtetërore, mund të kuptojmë me një matematikë të thjeshtë se kjo nuk është kultura që Perëndimi e do për vete, por është 'dhurata e dasmës së lirisë' për Kosovën tonë ende të brishtë.

Me të vërtetë kjo situatë lë për të dëshiruar dhe për të menduar më seriozisht për të ardhmen e afërt, e po ashtu duhet të jetë shtytje për hartimin e planeve afatgjate.

### 3. Faktori shqiptar-mysliman

Të them të drejtën, me një turp të madh, me një keqardhje të madhe, më duhet të theksoj se barrën më të madhe për këtë gjendje që jetojmë, dhe për rrezikun që po na kanos e përkeqësimin e vazhdueshëm të saj, përgjegjësinë e bartim edhe ne si shqiptarë e si myslimanë. Edhe ne që rrahim gjoks nëpër tubime dasmash e varrimesh, ne që mbajmë leksione morali e nderi kur jemi me shoqëri, japim një kontribut jo të vogël për këtë paradoks pa shije.



Sa jemi të kujdesshëm dhe sa jemi të fortë në idealet dhe qëndrimet tona burrërore, këtë e tregon më së miri situata aktuale.

U munduam të shtronim kalimthi faktorët e jashtëm dhe ndikimet e jashtme, por duhet të shohim së pari gjendjen brenda nesh. Jemi ne ata që nuk kujdesemi se ku shkon djali apo vajza në orët e vona të natës; jemi ne ata që nuk e dimë se nga cili rreth ndikohen familjarët tanë.

Nuk na i marrin me dhunë fëmijët shkollat dhe organizatat katolike apo edhe pseudoislame, - veçse ne i dërgojmë aty, ose nga mosinformimi i bollshëm, ose nga verbëria e shfaqjes droguese - "ardhmëri moderne". Në të vërtetë atyre po u ofrojmë rininë e pastër kristal në "laboratorin e eksperimenteve" të tyre.

### Vetëvrasja intelektuale

"Dikur ishte ndryshe, tregjet tona gumëzhinin nga zhurmat gazmore, ndriçoheshin nga drita e hallallit, ishin për lakmi. Dikur xhamitë u ngjanin koshereve të bletëve nga fëmijët që vraponin drejt dijes, vraponin drejt edukatës, sepse vendin më të dashur dhe shtëpi të dytë ata kishin shtëpinë e Zotit. Nostalgjia për Spanjën myslimane; çerdhe e qytetërimit evroislam, malli për Ibn Sina-in, - gjeniun me kokë në sexhde; dëshira e kohës së Salahudin Ajub-it, - rojtar i paqes; gjaku i Ymer Prizrenit, - simbol i urtësisë shqiptare, - a nuk na e zgjojnë nga gjumi krenarinë dhe mendjen?"

### Në vend të mbylljes

Të ndershëm vëllezër!

Dëshira për përparim e zhvillim nuk është shkas për ndjekjen e pseudomodernizimit dhe pseudozhvillimit. Të mos e kërkojmë ndjenjën evropiane diku tjetër, kur ne vetë jemi palca e Evropës, kur morali, shembull për evropianët ka qenë dhe shpresojmë se do të jetojë në shtëpitë tona. Të mos e kërkojmë "nënën Evropë", kur nëna e saj është kjo tokë jona. Dhe, për më tepër, të mos vrapojmë pas kulturave "moderne", kur kulturën më moderne, atë islame, e kemi mbjellë dhe e kemi kultivuar në breza; një kulturë që nuk do të na shpjerë në humbje, po, përkundrazi, do të jetë një katalizator i rëndësishëm në punën tonë të vazhdueshme drejt zhvillimit dhe prosperitetit të vetvetes.

Me një bindje dhe një shpresë të madhe, mendoj se rikthimi ynë në vlerat e mirëfillta është i pashmangshëm dhe se identiteti ynë kombëtar e fetar do të rikthehet në binarët e trenit të përparimit dhe të përmirësimit të kësaj gjendjeje aktuale!

---

* Ndriçim Ademaj është nxënës i kl.XII në gjimnazin "Gjon Buzuku" të Prizrenit.

# Ndalimi nga ekstremi në fe

**Fitim Flugaj**

Transmetohet nga Buhariu i bazuar në zinxhirin e transmetuesve ose bartësve të saktë të haditheve të Pejgamberit a.s., që kësaj radhe lidhet për Enes Bin Malikun, i cili thotë: Erdhën një grup prej tre personave te shtëpitë e grave të Pejgamberit s.a.w.s. dhe pyetën se si falet e si lutet Pejgamberi. Pasi u njohën me të vërtetën, atyre iu duk vetja se kanë bërë shumë pak dhe thanë: Ku jemi ne nga i Dërguari i Allahut, atë e ka falur Allahu prej mëkateve të kaluara dhe të ardhme. Njëri prej tyre tha: Sa më përket mua, unë do të falem gjatë gjithë netve. Tjetri tha: Unë do të agjërojë tërë vitin dhe nuk do ta braktis aspak agjërimin. Kurse i treti tha: Unë do të heq dorë nga gratë dhe nuk do të martohem me asnjë prej tyre. U erdhi i Dërguari i Allahut (Paqja dhe bekimi i Allahut qofshin për të) dhe u tha: A jeni ju ata që keni thënë kështu dhe kështu? Për Allahun, unë kam frikë Allahun për ju. Dhe kërkoj që t'i frikësoheni. Edhe unë agjëroj dhe ushqehem, falem dhe thellohem në lutje (përkulem para Krijuesit) dhe martohem me gra. Kush largohet nga synetit (trasimi i rrugës sime) tim, ai nuk është prej meje."

Ekstremi është një dukuri mjaft e rrezikshme në shoqërinë bashkëkohore, e cila gjithnjë e më shumë po e rëndon shoqërinë njerëzore. Shkaqet janë të ndryshme lidhur me shfaqjen e kësaj dukurie, por megjithatë nuk mund të arsyetohet si një dukuri e arsyeshme, edhe nëse kemi të bëjmë me sabotimet dhe abuzimet e spekulimet e ndryshme që bëhen nga shërbime të ndryshme sekrete dhe josekrete në drejtim të një grupi ose populli që i përkasin një besimi ose ideologjie.

Ekstremi është shfaqur që me njeriun e parë dhe është një dukuri që lidhet drejtpërsëdrejti me natyrën e njeriut, pa marrë parasysh se në çfarë aspekti paraqitet kjo dukuri.

Kur e kemi fjalën për ekstremin fetar, aty duhet të ndalemi dhe të shqyrtojmë hollësisht shkaqet, se pse në këtë rast




ekstremi është si dukuri e injorancës dhe njëanshmërisë së njohjes së gjërave.

Ekstremin fetar, para se të paraqitej tek myslimanët, e shohim si shumë të fuqishëm tek çifutët para krishterëve dhe tek krishterët para myslimanëve, tek hindusët dhe budistët para se të paraqitej tek çifutët. Lidhur me këtë kemi shumë argumente historike, duke filluar nga persekutimi i Isait a.s. nga çifutët me ndihmën e romakëve paganë, komplotet e tyre kundër Muhamedit a.s., më vonë kryqëzatat, e para këtyre, kemi pasur raste të masakrimit të misionarëve të krishterë nga hindusët e budistët dhe konfuçionistët, e të tjera raste kemi shumë.

Ne si besimtarë të denjë gjithnjë duhet të mbështetemi në praktiken islame të Pejgamberit a.s. dhe ashabëve të ndershëm. Ashabët (shokët e Pejgamberit a.s.) bënin përpjekje që ta ndiqnin të Dërguarin a.s. dhe të vepronin ashtu siç vepronte i dashuri i Allahut. Në të vërtetë ashtu ishte porosia e Madhniplotit Allah, kur u tha:

"Ju e kishit shembullin më të lartë në të dërguarin e All-llahut, kuptohet, ai që shpreson në shpërblimin e All-llahut në botën jetër, ai që atë shpresë e shoqëron duke e përmendur shumë shpesh All-llahun." (Ahzab, 21)

Mirëpo në këtë rast kemi të bëjmë me tre shokë të Pejgamberit a.s., të cilët dëshiruan që të dinin diçka më shumë se sa shokët e tjerë rreth lutjeve dhe adhurimit të Pejgamberit a.s., për se shkuan te gratë e Pejgamberit a.s. dhe morën të dhëna të detajuara për të cilat nuk dinte askush tjetër përveç grave të Pejgamberit a.s..

Nga tregimet e grave të Pejgamberit a.s., ata krijuan përshtypjen se i Dërguari i Allahut asnjëherë nuk pushon nga adhurimi, po vazhdimisht është në adhurim. Ata nuk arritën të shihnin në shtëpinë e Pejgamberit a.s. mesin që ruante ai në familje dhe kujdesin që tregonte për familjen e tij të bekuar e fisnike. Ata menjëherë filluan të mendonin se si i Dërguari i Allahut lutet dhe e adhuron aq shumë Allahun, e ne kemi nevojë më shumë se ai, sepse neve nuk na falen mëkatet sikur atij, thanë ata dhe filluan të kalonin në veprime ekstreme.

Kur dëgjoi Pejgamberi s.a.w.s. për rastin e tyre, shkoi dhe ua bëri të qartë atyre se si duhet t'i përmbahen mesatares dhe të shmangit ekstremi në fe.

Pejgamberi a.s. u tha atyre se ai vetë agjëron po edhe ha e pi, falet natën po edhe fle normalisht, martohet dhe kryen të gjitha proceset fiziologjike dhe obligimet familjare që i takojnë.

Në Musnafin (koleksionin e hadītheve) të dijetarit Abdu Rrazik, përshkruhen edhe emrat e tre ashabëve, që janë: Ali Bin Ebi Talib, Abdullah Bin Amru Ibnul-As dhe Uthman bin Madh'uun.



Shkaku i thënies së këtij hadithi:

Pasi u kishte folur Pejgamberi a.s. njerëzve dhe ua kishte përmendur çështjen e frikës ndaj Allahut, ishin mbledhur dhjetë shokë të Pejgamberit a.s. në shtëpinë e Uthman bin Madh'uunit dhe kishin marrë vendim unanimisht që të agjëronin ditën vazhdimisht, të faleshin natën, të mos flinin në shtrat, të mos hanin mish dhe të mos u afroheshin grave të tyre e ta shtonin përmendjen e Allahut.

Muslimi r.a. transmeton një hadith nga Said bin Hisham, se kur ai kishte shkuar në Medinë, kishte dëshiruar t'i shiste të gjitha pasuritë e tij dhe t'i shpenzonte për hir të Allahut; t'i luftonte bizantino-romakët deri në vdekje. Mirëpo njerëzit në Medinë e ndaluan dhe i treguan për rastin që kishte ndodhur sa ishte gjallë Pejgamberi a.s., kur një grup ashabësh kishin vepruar në atë mënyrë, derisa i kishte ndaluar Pejgamberi a.s. për të cilin shkak edhe e kishte thënë hadithin në fjalë.

### Përfitimi nga hadithi

Nga ky hadithi sherif ka përfitime të shumta, sidomos sot, kur po hasim në një ekstrem të paparë në gjithë botën dhe nga pjesëtarët e të gjitha besimeve, qoftë ata të besimeve me bazë hyjnore dhe qoftë të besimeve të sajuara. Neve na intereson të pengojmë çdo tentativë e cila paraqitet nga pjesëtarët e konfesionit islam këtu tek ne. Ky hadithi sherif jep shumë dhe na bën të vetëdijshëm se feja Islame është jetë dhe nuk pranon kurrfarë ekstremi ose murgërie, që bie në kundërshtim me natyrën e pastër të njeriut.

Vetë ky hadith flet qartë se si na porosit shembulli më i lartë i njerëzimit, Muhamed Mustafa s.a.w.s., që të kemi kujdes për mbarëvajtjen e jetës individuale dhe familjare.

- Ta respektojmë jetën bashkëshortore dhe patjetër t'i japim rëndësi martesës.

- Hadithi na mëson që sa më shumë të interesohemi për jetën e Pejgamberit dhe nga ajo që na takon, duhet ndjekur rruga e tij por jo deri në atë shkallë sa të përpiqemi të bëhemi më të mrrimë se ai dhe shokët e tij.

- Nga përfitimet e tjera është: që të punojmë punë të mira dhe të mos i përmendim ato.

- Ndalohet që besimtari të futet në ekstrem, ta dënojë vetveten duke u larguar nga të mirat që i ka dhuruar Allahu, sepse mund të bjerë në shkallën e atyre për të cilët flet ajeti 20 i sures El-Ahkaf, edhe pse ky ajet flet për dukurinë e kundërt, po përfundimi është i ngjashëm. Pabesimtarët i shfrytëzojnë të mirat, por, me mendjemadhësinë e tyre, nuk respektojnë urdhrat e Allahut, sa kohë që besimtarët ekstremë, nga përpjekjet e tyre për të treguar shkallë më të lartë se të tjerët, kalojnë në mendjemadhësi, largohen nga të mirat e Zotit që janë të lejuara, dhe faktikisht nuk i zbatojnë urdhrat e Allahut. Këtë gjë e thotë edhe Tabariu në tefsirin e tij, i cili më tej thotë: Për të mos rënë në dyshim besimtari mysliman, duhet t'i përmbahet mesatares dhe ajetit kuranor, që thotë:

Thuaj: "Kush i ndaloi bukuritë dhe ushqimet e mira që All-llahu i krijoi për robët e vet?" Thuaj: "Ato janë në këtë botë për ata që besuan, e në ditën e kiametit janë të posaçme për ta. Kështu ia sqarojmë argumentet një populli që kupton". (El-Earaf, 32).

- Gjithashtu kjo vlen edhe për adhurimet, besimtari mysliman duhet të ketë kujdes që të mos e teprojë në adhurim duke lënë anash obligimet familjare dhe të tjera, sepse,siç thotë një shprehje e urtë në Islam: "Mesi është alternativa më e mirë".

- Sikur na jep të kuptojmë ky hadithi sherif, njohja e Allahut ka vlerë më shumë sesa adhurimi fizik i tepruar.

Të gjitha këto dobi që nxjerrim nga ky hadithi sherif, japin një mesazh të fuqishëm se çdo gjë ekstreme të shpie drejt ndrydhjes së arsyes dhe largimit të saj. E largimi i arsyes të shpie në degjenerim dhe shkatërrim. I Dërguari s.a.w.s. në një hadith tjetër na tregon se të gjithë ata që kanë kaluar në ekstrem, janë shkatërruar, kanë gjetur shkatërrimin me duart e tyre. Për këtë kemi edhe ajete kuranore, të cilat flasin për disa popuj që shkelën mesin e artë dhe u hodhën në ekstrem e degraduan vetveten.

Sikurse marrim një mesazh të fuqishëm nga Muhamed Mustafai s.a.w.s., Islami nuk ka ardhur që njeriun ta orientojë vetëm në adhurim dhe ta pengojë nga jeta normale, por, përkundrazi, Islami e mëson njeriun se si të jetë i ekuilibruar dhe personalitet stabil, që nuk e tepron në asgjë.


*Literatura e referuar:*

- Kurani, përkthim me komentim H. Sherif Ahmeti i sajuar në programin kompjuterik Word.
- Sahih Bukhari.
- Sahih Muslim.
- Tefsiri i Tabariut.
- Musnaf Abdu Rrazik.
- www.altafsir.com.
- www.islamweb.net.
- Menaru es-Salikiin ila sunneti sejjidil-murseliin, Dr. Muhamed Ahmed Es-Senhurij, 1990, Kajro.

# Delegati i Dragashit në Lidhjen e Dytë të Prizrenit Mulla Bahtijar ef. Qafleshi*(1905-1979)

Mr. Sadik Mehmeti



Ndërtesa ku u mbajt Lidhja e Dytë e Prizrenit

## 1. Lidhja e Dytë e Prizrenit dhe delegatët e saj

*Lidhja e Dytë Prizrenit* pa dyshim ishte organizata më e rëndësishme politike-ushtarake në Kosovë dhe në trevat e tjera shqiptare, e krijuar gjatë Luftës së Dytë Botërore. Ajo qe organizuar sipas shembullit të Lidhjes Shqiptare të Prizrenit dhe qe angazhuar deri në fund për çlirimin dhe bashkimin e trojeve etnike shqiptare në një shtet të përbashkët.[1]

Kjo organizatë themelet e saj i vuri në shtator 1943 me angazhimin e 45 përfaqësuesve nga Ohri, Struga, Gostivari, Dibra, Shkupi, Tetova. Prizreni, Dragashi, Suhareka, Kolesjani, Rahoveci, Gjilani, Prishtina, Ferizaj, Mitrovica, Rugova, Peja, Istogu, Drenica, Jeni-Pazari, Zenica, Rozhaja, Plava, Gucia, Gjakova dhe Malësia e Gjakovës.[2]

Ajo u formua jo rastësisht në qytetin Prizrenit, për të jetësuar amanetin e drejtuesve të Lidhjes së Parë Shqiptare të Prizrenit. Ideatorë të kësaj organizate, në themel me aspirata fisnike kombëtare, ishin Xhafer Deva dhe Asllan (Isa) Boletini dhe patriotët e shquar: Musa Shehzade, Sheh Hasani, Lukë Simon Mjeda, Kemal Karahoda (Prizren) Sylejman Kryeziu, Hasan ef. Dashi, Halim Spahija e Tahir Zajmi (Gjakovë), Bejtullah Haxhiu (Rahovec), Nuredin ef. Haliti dhe Qazim Bllaca (Suharekë), Bahtiar ef. Qafleshi (Dragash), Haxhi Xheladini (Shkup), Nexhip Basha, Xhevat Begolli e Bedri Pejani (Pejë), Bajram Gashi (Istog), Sali Rama (Rugovë), Shemsi Ferri (Plavë), Rexhë (Metë) Ulaj (Vuthaj), Adem Kurtaga (Rozhajë), Muhamet Shaban Pasha e Jusuf Agushi (Prishtinë), Mehmet Devaja e avokat Esat Berisha (Gjilan), Asllan Boletini, Bedri Gjinaj, Xhafer Deva, Rexhep Mitrovica, Xhelal Mitrovica (Mitrovicë), Aqif Blyta (Jeni-Pazar), Hasan Zvezdiqi e Vehbi Hamzagaj (Senicë), Lutfi Spahija (Kolesjan), Bajram Haziri (Kolgecaj), Cafo Beg Ulqini (Ulqin) Rrustem Ymeri, Shahin Cami e Mentor Çoku (Ohër), Ahmet Luzha e Jahja Jusufi (Tetovë), Remzi Ragipi (Gostivar), Jahja Fusha e Hysen ef. Statovci (Podujevë) dhe Masar Sopoti (Tiranë).

Kuvendi zgjodhi Komitetin Qendror të organizatës me shtatë veta: Rexhep Mitrovica, kryetar, Musa Shehzade nënkryetar, Tahir Zajmi, Asllan Boletini, Sheh Hasani, Qazim Bllaca dhe Kol Margjini, anëtarë.[3] Ky Kuvend miratoi edhe procedurën e zgjedhjes së delegatëve që do të përfaqësonin Kosovën dhe trevat e tjera shqiptare në Asamblenë Kombëtare, që do të thirrej në Tiranë më 16 tetor 1943 dhe shtroi nevojën e hartimit të Statutit të Organizatës. Kuvendi autorizoi po ashtu Xhafer Devën, Aqif Blytën dhe Ibrahim Lutfiun për të koordinuar punën e Lidhjes me atë të Qeverisë Shqiptare për Çështjen e Kosovës.[4]

Në Kuvendin Themelues, - i cili u mbajt në shkollën fillore "Bajram Curri" të Prizrenit, në një atmosferë entuziaste dhe duke u përshëndetur nga një masë e madhe e banorëve të Prizrenit e të rrafshit të tij, të cilët ishin veshur solemnisht me kostume kombëtare, - u proklamua bashkimi i Kosovës, Dibrës, Tetovës, Strugës, Ulqinit dhe Tuzit me Shqipërinë, si pjesë integrale të saj, dhe u kërkua bashkimi me Shqipërinë edhe i Qarkut të Mitrovicës, që i takonte zonës gjermane të pushtimit. Me një fjalë, u vendos që të luftohej për mbrojtjen e tërësisë së trojeve shqiptare, për ngritjen e vetëdijes kombëtare, për bashkimin e trojeve shqiptare, zgjimin kulturor të kombit etj.[5]

Kuvendi i Dytë i Lidhjes u mbajt në janar 1944 dhe zgjeroi KQ të organizatës në 14 anëtarë, kurse Bedri Pejanin e zgjodhi kryetar, sepse Rexhep Mitrovica qe ngarkuar me formimin e qeverisë në Tiranë. Kuvendi i Tretë i Lidhjes së Dytë të Prizrenit u mbajt në qershor 1944 dhe shkarkoi Bedri Pejanin nga detyra e kryetarit të Komitetit Qendror të organizatës dhe në vend të tij zgjodhi Xhafer Devën. Ky i fundit njëherësh ishte edhe ministër i Brendshëm në Qeverinë e Tiranës.

Aspiratat e Lidhjes së Dytë të Prizrenit, me gjithë masat e egra që ushtroi pushteti i egër komunist jugosllav, nuk u shua kurrë. Përkundrazi, atdhetarët shqiptarë gjetën forca të vazhdonin luftën për çlirimin dhe bashkimin kombëtar prej ripushtimit të Kosovës më 1944 e deri në organizimin e Luftës Çlirimtare të viteve 1998-2001 në Kosovë, në Luginën e Preshevës dhe në Maqedoni.

## 2. Jetëshkrim për Mulla Bahtijar ef. Qafleshin

Në mesin e këtyre burrave të shquar të kombit të cilët morën pjesë në Kuvendin Themelues të Lidhjes së Dytë të Prizrenit dhe në Asamblenë e Përgjithshme në Tiranë, sikurse u tha, ishte edhe përfaqësuesi nga Sharri (ish-Dragashi), Mulla Bahtijar ef. Qafleshi, për të cilin, pakë shqiptarë të brezave të rinj, qoftë në Opojë nga vinte Mulla Bahtijari, qoftë më gjerë, dinë se kush ka qenë ky personalitet.



*Mulla Bahtijar ef. Qafleshi*

Kështu, sa herë që na ka ndodhur të dëgjojmë a të lexojmë për Lidhjen e Dytë të Prizrenit dhe përfaqësuesit e saj, vëmendjen tonë posaçërisht e ka tërhequr emri i delegatit nga Sharri – Mulla Bahtijar ef. Qafëleshit. Por, me gjithë interesimin tonë të shtuar që të dinim më shumë për këtë personalitet të rëndësishëm të kësaj ane, nuk kemi arritur të gjenim ndonjë të dhënë sado të vogël biografike, përveç disa të dhënave të zbehta gojore, herë-herë, të mjegulluara.

Mirëpo, kohë më parë, ndërsa po hulumtonim në Arkivin e Kosovës në fondin e Gjyqit të Qarkut të Prizrenit, kemi gjetur dosjen e Bahtijar Qafleshit, lënda penale nr. 48/53.

Andaj, mbi bazën e këtyre dokumenteve dhe disa kujtimeve të pasardhësve[6] të Mulla Bahtijarit, për herë të parë po i japim disa të dhëna biografike, me shpresë se kështu do ta shlyejmë, deri në njëfarë mase, borxhin ndaj këtij nacionalisti shqiptar që punoi dhe u sakrifikua për Shqipërinë Etnike.

Vallë, kush ishte Mulla Bahtijar ef. Qafleshi (në disa dokumente Bahtijar Bahtijari), - delegati i Sharrit (ish-Dragashit) në Lidhjen e Dytë të Prizrenit dhe delegat në Asamblenë Kombëtare në Tiranë?



*I ati i Mulla Bahtijarit,*
*Mulla Nezir ef. Qafleshi (1881-1938)*

Mulla Bahtijar Qafleshi lindi më 23 mars 1905 në fshatin Bellobrad të Opojës nga babai Neziri dhe nëna Huma. Ai kishte mbaruar katër klasë të shkollës fillore, mejtepin në fshatin Brrut tek mulla Asllan ef. Selimi, kurse nga viti 1924-1928 kishte ndjekur mësimet në medresenë e Bresanës tek myderrizi i shquar Haxhi Rexhep ef. Ismaili.[7] Babai i Bahtijarit, mulla Neziri,[8] kishte qenë imam për shumë vjet në fshatin Bellobrad dhe personalitet me ndikim në Opojë e rrethinë. Pas vdekjes së t'et më 1938, mulla Bahtijar Qafleshi do të emërohej në vend të tij - imam, detyrë të cilën, me disa ndërprerje të vogla, do ta kryente deri më 1953, d.m.th. deri atëherë kur u arrestua nga UDB-ja.

Në të vërtetë, Mulla Bahtijari, para vitit 1953 do të arrestohej edhe herë të tjera. Kështu pas një aksioni që kishte ndërmarrë pushteti i asaj kohe për arrestimin e personaliteteve më me ndikim në Opojë dhe në Gorë, në vitin 1947, do ta arrestonin mulla Bahtijarin, për shkak se i qenë gjetur një flamur kombëtar dhe një pistoletë, të cilat mulla Bahtijari i kishte blerë si kujtim gjatë kohës sa kishte qëndruar si delegat në Tiranë.[9] Por, meqë kishin ndërhyrë bashkëvendësit dhe xhemati i tij, ai do të lirohej, për t'u arrestuar më vonë përsëri. Në atë kohë qe arrestuar edhe atdhetari i shquar nga Rapça e Gorës, mulla Sinan I. Sinani, sepse kishte kërkuar që të hapeshin shkolla në gjuhën shqipe edhe në Gorë. Mulla Sinani pas atij arrestimi më nuk qe kthyer kurrë. Kurse vëllai i mulla Bahtijarit, Hilmiu, qe vrarë mbi Kalanë e Prizrenit nga forcat komuniste.

Në vitin 1941 Opoja qe formuar komunë në vete dhe kryetar i parë i kësaj komune qe zgjedhur mulla Bahtijari, i cili më pastaj, meqë ishte mik dhe bashkëpunëtor i *Reshat Kajragdiut* të mirënjohur[10], që asokohe ishte prefekt i komunës së Dragashit, do të emërohej nënkryetar i komunës së Dragashit. Gjatë kësaj kohe, mulla Bahtijari do të bashkëpunonte edhe me aktivistin tjetër *Xhemil Cerën* që kryente detyrën e nënprefektit të komunës së Dragashit.

Mulla Bahtijari më 1953 ishte akuzuar se gjatë dhe pas Luftës së Dytë Botërore nuk kishte pushuar së propaganduari kundër pushtetit komunist, i cili sapo kishte filluar t'i ngulte kthetrat e tij në Kosovë.

Dhe, vërtet ishte kështu, sepse mulla Bahtijari, duke qenë një atdhetar i dëshmuar, kudo që i jepej mundësia dhe rasti, i shfrytëzonte për të shpjeguar gjendjen reale në të cilën ndodhej Kosova, pavarësisht nga pasojat vetjake dhe familjare, të farefisnisë dhe të miqve të tij. Natyrisht, një veprimtari e këtillë nuk kishte mbetur pa u hetuar nga pushteti komunist, i cili që më parë kishte themeluar një komision të rinjsh, të cilët do të shërbenin për ndjekjen dhe likuidimin e njerëzve me autoritet që ishin kundërshtarë të regjimit komunist. Kështu këta pushtetarë, duke i ndërsyer disa lakenj të tyre, kishin mbledhur të dhëna për veprimtarinë e mulla Bahtijarit, në mënyrë që ato t'i përdornin si argumente me rastin e gjykimit të tij.

Mulla Bahtijari, sikurse u tha, kishte qenë delegat i Opojës dhe Gorës në Lidhjen e Dytë të Prizrenit, e cila luftonte për bashkimin e Kosovës me Shqipërinë, si dhe delegat i Asamblesë Kombëtare në Tiranë. Ai, duke qenë një djathtist i shquar, kishte një qëndrim përçmues, madje deri në urrejtje për komunistët, andaj ai nuk kishte ngurruar që publikisht të deklarohej: *"Ju komunistët i shërbeni këtij shteti si vegla dhe askush për asgjë nuk ju pyet, andaj kot vraponi nëpër fshatrat që t'i kryeni detyrat".*[11]

Ai, shpeshherë kishte deklaruar dhe në këtë kishte qenë i bindur se *"Shqipëria edhe pse është një vend i vogël, kurrë nuk do ta lërë të qetë Jugosllavinë, derisa kjo t'ia kthente territoret e saj".*[12]

Mulla Bahtijari nuk kishte aspak iluzi-

one dhe ishte shumë i bindur se pushteti që po instalohej, nuk do të kishte jetë të gjatë dhe se patjetër do të ndodhnin kthesa të mëdha, sepse: *"Kështu, siç e kanë nisur këta komunistët, të cilët nuk kanë fe e atdhe, vështirë se do t'ju shkojë gjatë"*.[13] – thoshte ai.

Kështu mulla Bahtijari qe akuzuar për veprën propagandë armiqësore nga neni 118 alineja 1 e ligjit penal dhe qe dënuar me tetë vjet burg. Gjykimi qe mbajtur më 18 e 26 shtator 1953. Dënimin do ta vuante në kazamatet e burgut famëkeq të Nishit, ku do të njihej edhe me disa personalitete të tjera të shquara, që ishin burgosur për veprimtari kundër pushtetit komunist, siç ishin *Ibrahim (Ramë) Bllaca nga Bllaca e Suharekës*, *Arif Hoxha* nga Randobrava (i dënuar me 12 vjet), *Nezir Hoti* nga Krusha (i dënuar më 15 vjet) etj.[14], me të cilët, edhe pas daljes nga burgu, do të ruante miqësinë.[15] Të theksojmë edhe se në konakun e njohur për zemërgjerësi e bujari të mulla Bahtijarit, përveç këtyre patriotëve dhe njerëzve të tjerë, kishte bujtur edhe atdhetari i shquar dhe asokohe prefekti i Suharekës, *Mehmet Frashëri*.[16]

Pas daljes nga burgu, mulla Bahtijari, si të thuash, ishte i burgosur shtëpiak. Presionet dhe padrejtësitë ndaj mulla Bahtijarit nuk kishin të ndalur deri më 1979, kur edhe ndërroi jetë në fshatin e tij të lindjes në Bellobrad të Opojës, ku e ka varrin.

Mulla Bahtijar ef. Qafleshi kaloi një jetë të tërë në shërbim të përmbushjes së misionit dhe aspiratave që kishte nisur dekada më parë opojari tjetër, *Myderriz Ymer ef. Prizreni*; ai mision ishte *bashkimi i trojeve shqiptare dhe bërja e Shqipërisë Etnike*.

### 3. Përfundim

Sikurse dihet, nga tradita rëndom merren vlerat e qëndrueshme, ndërsa lihen në heshtje (por jo në harresë) ato që nuk janë në pajtim me aspiratat dhe idealet e brezave të tjerë që kanë trashëguar kombin.

Janë figurat e shquara të kulturës, të historisë e të jetës së kombit, ato shtylla që e mbajnë në këmbë krejt ngrehinën e qenies kombëtare. Në rast se nuk do të ekzistonte një vetëdije për rëndësinë e këtyre figurave, në rast se ato figura nuk do të nderoheshin, atëherë sigurisht që do të shfaqej një gjendje e turbullt e vetëdijes kombëtare. Vakuumi që krijohet, do të fillojë të mbushet me personalitete të importuara nga historia dhe kultura e të tjerëve, që si rrjedhojë do të krijonte kompleksin e inferioritetit dhe të zbehte identitetin tonë kombëtar.

Në fushën e historisë na kanë ndodhur manipulime, të thuash, tragjike. Për pesëdhjetë vjet i kemi mbajtur për idhuj e kënduar për heronj, ata që nuk e kanë merituar, kurse ata që kanë mbrojtur me jetën e tyre Kosovën dhe tokat e tjera shqiptare nga thikat çetnike, - i kemi quajtur kuislingë, e tradhtarë, i kemi shpërfillur, anatemuar e dënuar.[17] Kështu ka ndodhur edhe me mulla Bahtijar ef. Qafleshin.

Për fat të keq, edhe sot e kësaj dite, ka njerëz me prirje të papërmirësuara komuniste-majtiste, të cilët veprimtarinë kombëtare të së Djathtës Shqiptare mundohen jo vetëm ta margjinalizojnë, por edhe ta etiketojnë me epitete të ndryshme antikombëtare, ashtu siç e kishin traditë t'i etiketonin komunistët pothuaj të gjitha fytyrat më të ndritura të kombit shqiptar. Kështu, kohë më parë ndodhi edhe me një gazetë ditore (gazetë i thënçin!)[18], që botohet në Kosovë, e njohur për shkrimet e saj skandaloze dhe përçarëse që i kanë hije vetëm shtypit të verdhë; në atë gazetë u bë përpjekje të etiketohen disa personalitete të shquara të kombit me prirje djathtiste-nacionaliste.

Mbase, kjo edhe është e kuptueshme, kur dihet se deri më sot, nuk është dëgjuar ndonjëherë që të majtët t'ua kenë falur të djathtëve; që komunistët t'ua kenë falur nacionalistëve. Dhe s'kemi përse t'u kërkojmë një gjë të tillë, kur këto janë dy antipode, janë dy skaje të një drejtëze. Por, megjithëkëtë, funksioni i gazetave duhet të jetë i tillë që së paku të mos i lëndojnë idealet dhe vlerat sublime të njerëzve. Kurse *mashtrimi është pjesë e projektit të shejtanit, ndërkaq mashtruesit janë argatë dhe bashkëpunëtorë të tij.*

---

*Fusnotat:*

* *Kumtesë e lexuar në sesionin shkencor "E Djathta Shqiptare drejt Shqipërisë Etnike (Sesioni VI shkencor), Burim (Istog), 20 maj 2007.*

1. Tahir Zajmi, *Lidhja e Dytë e Prizrenit*, Bruxselles, 1965, f. 40.
2. Po aty.
3. Prof. Dr. Muhamet Shatri, *Përpjekjet e Lidhjes së Dytë të Prizrenit për jetësimin e aspiratave jetike të kombit shqiptar,* E Djathta Shqiptare në Mbrojtje të Shqipërisë Etnike, vëllimi 1, Prizren - Hamburg, 2005, f. 14.
4. Po aty.
5. Fazli Hajrizi, *Bedri Gjinaj - mësues dhe patriot i shquar*, Prishtinë, 2001, f. 126.
6. Bisedë e zhvilluar me *Haxhi Nexhip Qafleshin* (65 vjeç), Bellobrad, 10 maj 2007.
7. Më gjerësisht për aktivitetin e medresesë së Bresanës dhe myderrizin e saj haxhi Rexhep ef. Ismailin shih: Ismail Rexhepi, *H. Rexhep Ismaili (1871-1956),* "Dituria Islame", nr. 77, Prishtinë, 1996, f. 50; Sadik Mehmeti, *Të dhëna arkivore për medresenë e Bresanës dhe aktivitetin e saj më 1919-1921*, "Vjetari i Arkivit të Kosovës", nr. XXV-XXVI, Prishtinë, 2001, f. 351-363.
8. *Nezir (Veli) Bahtijari*, u lind më 14 korrik 1881 në Bellobrad të Opojës. Kishte mbaruar katër vjet të *mektebit iptidai* në Bellobrad, dhe tetë vjet të Medresesë "Mehmed Pasha" në Prizren. Ka zotëruar gjuhën turke, arabe dhe serbe. Nga viti 1901 ka kryer detyrën e imamit në fshatin e tij të lindjes në Bellobrad, kurse nga viti 1919 ka kryer edhe detyrën e imamit ofiqar të imamatit të Bellobradit. Ka vdekur më 5 mars 1938.
9. Arkivi i Kosovës - fondi Gjyqi i Qarkut Prizren, kutia, 7, P. nr. 48/53.
10. Reshat Kajragdiu nga presionet e pushtetit komunist, më 25 gusht 1946 së bashku me 56 forca nacionaliste të Lumës, Hasit e Kosovës, të udhëhequr nga Muharrem Bajraktari, kishte udhëtuar drejt Greqisë, mirëpo, gjatë rrugëtimit kah Maqedonia në përpjekjen e me forcat policore maqedonase ai ishte vrarë së bashku me 21 shokë të tjerë. Më gjerësisht sish: Petrit Palushi, *Refuzimi dhe reagimi ndaj diktaturës komuniste (rasti Muharrem Bajraktari),* E Djathta Shqiptare në Mbrojtje të Shqipërisë Etnike, vëllimi 1, Prizren-Hamburg, 2005, f. 132-142.
11. Arkivi i Kosovës - fondi Gjyqi i Qarkut Prizren, kutia, 7, P. nr. 48/53.
12. Po aty.
13. Po aty.
14. Qazim Kabashi, *Rezistenca e të Djathtës Shqiptare në regjionin e Prizrenit kundër ripushtimit të Kosovës dhe konsolidimit të pushtetit të ri komunist*, E Djathta Shqiptare në Mbrojtje të Shqipërisë Etnike, vëllimi 3, Prizren- Shkodër, 2006, f. 405-416.
15. Bisedë e zhvilluar me Haxhi Nexhip Qafleshin (65 vjeç), Bellobrad, 10 maj 2007.
16. Bisedë e zhvilluar me Haxhi Nexhip Qafleshin (65 vjeç), Bellobrad, 10 maj 2007, i cili, si të thuash, asokohe kishte qenë odatar i konakut të Mulla Bahtijarit.
17. Milazim Krasniqi, Horrat në krye të detyrës, Prishtinë 1998, f. 57.
18. Gazeta "Infopress", Prishtinë, prill, 2007.

# Barazia gjinore sipas besimit islam, dhe barazia gjinore në Ballkan

Emine Vezaj

**"Gratë tuaja ju janë dorëzuar në besë të Zotit. Respektoni, o besimdrejtë, atë amanet të Zotit".**

Muhammedi a.s.




## Hyrje

Duke ndeshur çdo ditë e më shumë nocionin bihejviorist, aq të alarmuar në medie si të shkruara, ashtu dhe elektronike, e pashë të udhës të provoj t'i bëj një analizë kësaj gjendje që përjetojnë gratë në decenien e fundit, gjithnjë duke insistuar për të drejta të barabarta me burrat. Islami nuk e konsideron gruan "sëmundje joshëse" dhe nuk e fajëson si "cytje mëkati" të parë. Gruaja në Islam merr pjesë në të gjitha format e adhurimit sikurse edhe burri. Në të vërtetë, e drejta që i dha Islami gruas para 1400 vjetësh, (kur, me ardhjen e Muhammedit a.s. dhe misionit të tij, u pezulluan disa praktika të tmerrshme që kishin të bënin me gjendjen shoqërore të saj), në Perëndim ka qenë pothuaj e panjohur deri në vitin 1900. Edhe pse mendohet se Islami në këtë aspekt ka mungesa në kuptimin e kësaj të drejte të gruas, ne e shpjegojmë këtë si rezultat të keqinformimit dhe të qëndrimit jo të drejtë ndaj Islamit, parimisht shohim se në hadithin që pason, në vijim, Pejgamberi a.s. të dy bashkëshortët i ngarkon me përgjegjësi: "Çdonjëri prej jush është bari dhe çdonjëri është përgjegjës për kopenë e vet. Burri është bari për familjen e vet dhe ai është përgjegjës për kopenë e vet, e po ashtu edhe gruaja është bareshë në shtëpinë e burrit të saj, dhe ajo do të pyetet për kopenë e saj".

## Statusi juridik islam rreth të drejtave të gruas

Sipas besimit islam, gruaja konsiderohet e barabartë me burrin në marrëdhëniet bashkëshortore; Kurani çdonjërin prej tyre e quan bashkëshort. Kështu edhe burri është bashkëshort, edhe gruaja është bashkëshorte, sepse secili - edhe pse paraqet një individ - përkrah preokupimet dhe nevojat e tjetrit. Andaj, shikuar realisht, ai është bashkëshort - partner. Këto i gjejmë në ajetet: "Dhe nga faktet (e madhërisë së) e Tij është që për të mirën tuaj, Ai krijoi nga vetë lloji juaj palën (gratë), ashtu që të gjeni prehje tek ato dhe në mes jush krijoi dashuri e mëshirë." Dhe Allahu krijoi për ju bashkëshorte nga vetë lloji juaj, e prej bashkëshorteve tuaja fëmijë e nipa, dhe ju furnizoi me (ushqime) të mira." Siç shihet në këto ajete fjalët e përmendura u drejtohen si burrave, ashtu dhe grave.

## E drejta e arsimimit sipas besimit islam

Që në fillim vlen të theksohet se askund në literaturën islame, duke filluar nga Kurani, pastaj tradita e Profetit Muhamed a.s., por edhe në të gjithë librat e autorëve islamë, nuk do të mund të hasim ndonjë tekst fare të vogël që do të cenonte të drejtën e femrës për edukim dhe arsimim. Dijetarët islamë si citat të parë të shpallur nga Zoti, radhisin fjalën "Lexo, mëso, studio" , ndërsa si mjet të parë të përmendur në Kuran, radhisin "Penën". Fjala e parë e Kuranit - "lexo", e udhëzon njeriun drejt kërkimit të vazhdueshëm të diturisë, të zbulimit të së vërtetës dhe të të gjithë asaj që ka krijuar Zoti i Madhërishëm. Mesazhet e Kuranit u jepen edhe burrave edhe grave njëlloj: Mësimi i diturisë dhe njohja me kalueshmërinë dhe përfundimet e popujve të mëhershëm, është farz (obligim). Pra, sikur të shkoni më tutje, Islami në analet e historisë ka ruajtur emra që edhe sot kujtohen nga gjeneratat e reja si guximtare dhe të vyeshme në të gjitha sferat e jetës; kujtojmë këtu Hz. Hatixhen, pastaj Ajshen r.a., e cila mbushi të gjitha anët e botës me dituri, edhe pse në një moshë shumë të re kur ende nuk kishte mbushur 19 vjeç. Tregohet se prej saj janë transmetuar 1100 hadithe. Besimi islam

si shpallje e fundit e Zotit xh.sh., u përmend edhe në vitin jubilar të Kombeve të Bashkuara, si një doktrinë që i krijoi gruas një epokë të re në arsimimin dhe edukimin e saj. Në studimin e njohur të E. Faure-së, "Apprendre etre", i cili ka pasur një ndikim të fuqishëm në reformën botërore të arsimimit, për Islamin flitet me një respekt të madh në aspektin e qëndrimeve të tij mbi edukimin dhe arsimimin e njeriut.

### E drejta e lirisë së të shprehurit sipas besimit islam

Tashmë, meqë ajo konsiderohej si cytje e gabimit të parë dhe kinse besimi islam nuk i jep të drejta gruas, ne argumentojmë se besimi islam jep të drejta të ngjashme e jo të drejta të njëjta, drejtësi gjinore e jo barazi gjinore. Megjithatë, detyrat që i urdhëron besimi islam nuk janë të njëjta, sepse ka qenë dëshirë e Allahut që aftësitë në mes dy gjinive të jenë të ndryshme, dhe rrjedhimisht detyrat apo obligimet, janë bazuar në këto aftësi. Marrë në përgjithësi, të gjitha ato të drejta që në fakt kërkohen sot (unë konsideroj së është pak vonë), besimi Islam ia ka njohur gruas qysh para 1400 vjetësh. Duke u nisur nga fakti se ajo kërkon sot lirinë e të shprehurit, këtë Islami e ka pohuar shumë më herët dhe këtu do të doja të citoja rastin e Hz. Omerit, që tashmë është i njohur në literaturën islame. Flitet në një rast se kalifi i dytë, Hz. Omeri r.a., para një mase të madhe njerëzish, kishte deklaruar nga mimberi:

"O ju njerëz, mos shtoni mehrin e gruas më shumë se 400 dërhemë, pasi shtesa do të derdhet në arkën e shtetit mysliman (bejtul - mal)." Njerëzit u ngritën t'i përgjigjeshin, ndërsa një grua me ndikim deklaroi: " Si mund të thuash diçka të tillë, kur Kurani në suren Nisa, ajeti 20, thotë:

"Në qoftë se dëshironi të ndërroni (të merrni) një grua në vend të një gruaje (të lëshuar), e asaj (të lëshuarës) i keni pasë dhënë shumë të madhe, mos merrni prej saj asnjë send. A do ta merrni atë pa të drejtë e në mënyrë mizore?" Omeri r.a. nuk mund ta mohonte akuzën dhe tërhoqi deklaratën e tij me fjalët: "Gruaja e tha të vërtetën, ndërsa burri gaboi."

### E drejta ekonomike sipas besimit islam

Islami si shpallje hyjnore nga Allahu xh.sh., hodhi poshtë të gjitha zakonet e mëparshme të arabëve paganë dhe të tjerëve, të cilët ndalonin gruan nga shumë të drejta, si ajo e arsimimit që u përmend më lart, pastaj e të shprehurit, duke përfshirë këtu edhe të drejtën e pronësisë. Rrjedhimisht, kujtojmë se gjëja e parë specifike e gruas është mehri (dhurata e kurorës), që është enkas për të. Allahu xh.sh. me të obligon burrin. Nga mehri askush nuk mund të marrë asgjë pa vullnetin dhe pëlqimin e saj. Shkojmë më tutje, ajo që vënë në shënjestër të gjithë armiqtë e Islamit, ka të bëjë me trashëgimin që i jepej asaj në përputhje me aftësitë e saj për posedim, dhe që në një mënyrë është e barabartë me burrin. Allahu xh.sh. thotë: "Allahu ju urdhëron për (çështjen e trashëgimit) fëmijët tuaj: për mashkullin hise sa për dy femra..." Rregulli i përgjithshëm i ajeteve kuranore që flasin për këtë temë, është: "meshkujve u takon sa dyfishi i femrave". Urtësia pas këtij rregulli është se Islami e ka obliguar burrin që të shpenzojë për gruan e tij. Në këtë mënyrë, pjesa e gruas bëhet e barabartë me atë të burrit. Shkaqet pse mashkulli merr më tepër në këto raste të veçanta, mund të klasifikohen edhe kështu: Së pari, burri është e vetmja qenie që përgjigjet personalisht për mbrojtjen e bashkëshortes dhe të farefisit të tij. Së dyti, gruaja nuk ka kurrfarë përgjegjësie financiare... ajo është financiarisht e sigurt dhe e furnizuar. Nëse është bashkëshorte, atë e furnizon bashkëshorti; nëse është nënë, e furnizon djali; nëse është motër, e furnizon vëllai etj.

### Pozita juridiko-publike sipas besimit islam

Besimi islam femrës i njohu menjëherë personalitet të plotë njerëzor, duke i siguruar asaj statusin juridik, me të cilin ajo do të sigurojë dhe do të ruajë të drejtat e veta. Zoti xh.sh. në Kuran u drejtohet njësoj meshkujve dhe femrave. Veçanërisht për femrat flitet në dhjetëra sure. Kurani nuk la asnjë çështje pa prekur, kur bëhet fjalë për personalitetin e femrës, duke përfshirë edhe funksionet që mund të zotërojë ajo. Me arritjen e moshës së rritur dhe të pjekurisë, asaj i është dhënë pavarësia e plotë në afarizëm. Askujt nuk i është dhënë e drejtë ekskluzive e mbikëqyrjes së femrës në lidhje me këto çështje: as babait, as burrit dhe as kujdestarit të familjes. Kjo, duke u mbështetur mbi faktin se Allahu në disa ajete kuranore na informon se urdhri për të mirë dhe ndalimi nga e keqja duhet të vihen në dispozicion edhe nga gruaja. Në një ajet kuranor Allahu xh.sh, na urdhëron kështu: "Besimtarët dhe besimtaret janë të dashur për njëri-tjetrin, urdhërojnë për të mirë, e ndalojnë nga e keqja..."

### Barazia gjinore dhe të drejtat e gruas në Ballkan

***"Thellë në zemër, unë e di se çdo grua ka vetëm dy zgjedhje: të bëhet feministe, ose të bëhet mazokiste".***

*Gloria Steinem*

Megjithëse mund të kishim pritur që avancimi i shkencave teknologjike dhe informative në një shoqëri që kërkon përpjekje fizike në një numër gjithnjë e më të vogël të vendeve të punës, do të sillte një përmirësim të ndjeshëm të të drejtave të grave, statistikat janë mjaft të qarta: që në vitet 1970, pabarazia ekonomike ndërmjet vetë vendeve të botës, gjinisë dhe grupeve të tjera - është në një rritje konstante. Edhe pse kanë kaluar 60 vjet nga Deklarata botërore e të Drejtave të Njeriut dhe 31 vjet nga Konferenca e parë e Kombeve të Bashkuara për Gratë, edhe pse gjatë këtyre viteve janë arkivuar përpjekje të pandalshme për emancipim real të shoqërisë në mbarë botën, - prapëseprapë statusi dhe pjesëmarrja e gruas mbetet ndër problemet që kërkojnë zgjidhje më efektive dhe një vëmendje të veçantë nga ana e çdo shoqërie dhe qeverie. Disa rajone, falë avancimeve të tyre që kanë në zhvillimin ekonomik, kanë arritur rezultate të mira, por kjo përgjithësisht nuk është e mjaftueshme dhe nuk vlen gjithmonë. Ato që sot shohim në medie, si një formë përparimi, nëpërmjet shoqatave të ndryshme që kanë të bëjnë kryesisht me problemet e grave që kërkojnë të drejtat e tyre në sfera të ndryshme të jetës, siç janë: e drejta e lirisë për të lëvizur, liria për t'u shprehur, e drejta për edukim, e drejta për të pasur pronë, e drejta për të punuar dhe lufta



për barazi të plotë gjinore në të gjitha shtresat e shoqërisë, - a thua vallë përkrahen nga dikush, apo, thënë ndryshe, a kanë një zbatim të përshtatshëm apo kanë hasur në vesh të shurdhur dhe nuk dëshiron të dëgjohet askush për to. Se sa është duke u punuar dhe mbështetur ky projekt i grave feministe në Kosovë, Shqipëri, Maqedoni, Bosnjë e Hercegovinë dhe Serbi, po japim në vazhdim statistikat, prej të cilave do të nxjerrim një përfundim më të mirë rreth kësaj gjendjeje që po kalon gruaja e shekullit 21.

## Kosova

Përpara viteve 1990 praktikisht në Kosovë nuk kishte lëvizje të grave. Kur filluan bombardimet në 1999, sidoqoftë kishte rreth 10 organizata grash që ishin aktive. Pas luftës, numri i organizatave është rritur në mënyrë të ndjeshme duke arritur në 600 organizata dhe shoqata të regjistruara. Rritja e numrit të organizatave është gjithashtu një rezultat i ndihmës së huaj, që është kanalizuar edhe në projekte për fuqizimin e grave në Kosovë. Shumë organizata sot punojnë për mbështetje psikologjike për gratë dhe çështjet që lidhen me shëndetin e grave. Fokusi tjetër është mbi edukimin, mbi të drejtat e njeriut ose përmirësimin e mundësive për gratë, për të marrë një punë nëpërmjet trajnimeve të ndryshme profesionale.

Kjo do të thotë që të drejtat e grave në Kosovë njihen vetëm në bazë ligjore, kurse në praktikë ato nuk respektohen dhe janë shumë larg standardeve ndërkombëtare. Amide Latifi, udhëheqëse e organizatës joqeveritare "Gratë për gratë", pohon se ligjet janë të pamjaftueshme, nëse nuk zbatohen në praktikë. "Në mesin e krejt ligjeve të cilat janë shumë pozitive dhe janë ligje shumë të mira, është edhe ligji për barazi gjinore, i cili nënkupton dhënien e mundësive të barabarta të dy grupeve të shoqërisë, burrave dhe grave, pavarësisht nga gjinia. Megjithëse ky ligj është në letër dhe i shkruar mirë, unë nuk jam e sigurt që edhe njerëzit të cilët e kanë merituar, e kuptojnë se çka është barazia gjinore". Edhe Ibrahim Makolli nga Këshilli për Mbrojtjen e të Drejtave dhe Lirive të Njeriut, thotë se Kosova ka ndërtuar një infrastrukturë të kënaqshme ligjore për të mbrojtur dhe realizuar të drejtat e grave, por, sipas tij, në realitet të drejtat e grave janë në gjendje diskriminuese. Por akoma më keq dhe të fyera ndihen gratë, kur kanë një ligj të miratuar, dhe ai nuk vihet në praktikë. Për këtë s'do të duhej të habitemi, sepse tek ne ende mbisundon fryma patriarkale, që gruas nuk i ofron mundësi për të marrë këtë liri të saj. Nuk sundon ende matriarkati, që do ta nxirrte gruan nga kjo krizë.

## Shqipëria

Shqipëria ka qenë nën totalitarizmin komunist dhe për këtë arsye, në këtë fushë ka pasur shumë vështirësi. Me ardhjen e demokracisë në Shqipëri, shqiptaret filluan të ndryshonin mentalitetin, sepse ato kishin mjetet për të parë botën e huaj dhe mundësi më të mira. Eshtë e vërtetë që ndryshimet politike influencuan në ndryshimin e sjelljes ndaj çështjeve të grave. Gjatë viteve të fundit, gratë shqiptare filluan gradualisht të fitonin kontrollin e jetës së tyre dhe gjithashtu filluan të bëhen të pavarura ekonomikisht. Sipas kësaj reference të fundit, shohim se gruaja në Shqipëri ka parë dritën, atë që e kërkon prej kohësh, por në referimet që posedoj unë, gjej kundërthënie me këto që janë paraqitur më lart, dhe kjo nga vetë udhëheqja e Shqipërisë. Në një seancë debatesh parlamentare, pas vitit 1997, ish-presidenti, lideri i opozitës, Sali Berisha, iu drejtua nga podiumi një zonje kundërshtare - që nuk e lejonte respekti për nënat dhe gratë shqiptare që ta etiketonte atë me epitetin që ajo meritonte. Gjithashtu, sipas një artikulli të gazetës "Panorama", me titull "Barazia gjinore", shohim se Dekreti i Presidentit për projektligj "për barazinë gjinore"nuk ka gjetur miratimin e komisionit të ligjeve. Deputetët anëtarë të këtij komisioni, kanë dalë kundër kërkesës së kreut të shtetit për të ndryshuar projektligjin, pas një votimi pesë me katër. Edhe këshilli i BE-së përfundon se Shqipëria s'ka barazi gjinore. Barazia gjinore nuk mbrohet sa duhet në shoqërinë shqiptare. Kjo ka qenë një kritikë e Këshillit Evropian, e shprehur në raportin e fundit të tij. Ngritja e komuniteti për mundësi të barabarta dhe miratimi nga ana e qeverisë e platformës gjinore për gratë, bazuar në platformën për veprime të Pekinit (1995), nuk janë të mjaftueshme, sipas zyrtarëve të Brukselit

Pra, edhe pse barazia gjinore (apo shanset e barabarta, si do të duhej të quheshin për trendin e kohës) dhe fuqizimi i grave, konsiderohet si një çështje e rëndësishme sociale në Shqipëri, kjo prapë se prapë nuk ka hasur në mirëkuptimin e ndonjë institucioni vendor. Sepse nga ajo që mësojmë në media, lexojmë në revista të shumta, rreth mundësive për punësim, - gratë kërkohen në profesionet, si: pastruese, kameriere, shumë rrallë sekretare apo ndonjë profesion që do të mund ta tërhiqte femrën për punë.

## Maqedonia

Gratë në Maqedoni kanë një pozicion mbretërimi të barazisë gjinore, megjithëse barazia është më shumë de jure sesa de facto. Megjithatë, për sa i përket çështjes së barazisë gjinore, Maqedonia mund të klasifikohet ndërmjet vendeve me traditë "të gjatë". Sidoqoftë, ashtu si edhe në vendet e tjera të rajonit, nivelet e arritura të barazisë u detyrohen avancimeve të shpejta të emancipimit të grave gjatë periudhës socialiste, e cila, më shumë në mënyrë deklarative sesa praktike, garantonte të drejtat e grave maqedonase.

## Bosnjë e Hercegovina

Të drejtat njerëzore të grave në Bosnjë e Hercegovinë janë larg së qeni plotësisht të njohura. Gratë përbëjnë më shumë se gjysmën e popullsisë (51%) së Bosnjë e Hercegovinës, por ato nuk janë

as afër për të pjesëmarrëse në sferën e punës dhe lidhjeve sociale (përqindja e punësimit të grave është rreth 44%), në jetën politike (rreth 14,2%), ose në partitë politike (rreth 18,5%). Një përqindje më të lartë grave të punësuara ka në fushën e arsimit, shëndetit dhe përkujdesjes sociale, rreth 62%. Ligji mbi Barazinë Gjinore u adaptua në maj 2003, por zbatimi i tij filloi vetëm tri jave më parë dhe Qendrat Gjinore u formuan brenda agjencisë shtetërore për barazi gjinore. Ndër detyrat e përgjegjësive të këtyre qendrave janë mbledhja dhe sigurimi i informacionit dhe çështjeve të lidhura me gjininë brenda shtetit. Ky ligj promovon, rregullon dhe mbron barazinë gjinore dhe garanton mundësi të barabarta për të gjithë qytetarët, në të dy sferat si publike ashtu dhe private, dhe parandalon diskriminimin e pandërmjetshëm e të ndërmjetshëm në çështjet gjinore, veçanërisht në fushat e edukimit, ekonomisë, punësimit dhe punës, përkujdesjes sociale dhe shëndetit, sportit, kulturës, jetës publike dhe medies, si dhe statusit familjar. Raporti mbi të drejtat e grave në BeH për vitin 2003, i bërë nga Komiteti i Helsinkit për të drejtat e njeriut në Bosnjë e Hercegovinë, deklaron se proceset e vonuara të implementimit të Ligjit mbi barazinë gjinore në Bosnjë e Hercegovinë përbëjnë probleme dhe riprodhojnë lidhjet që shtypin gratë dhe anashkalojnë të drejtat e tyre në vendimmarrje, privatizim, punësim, prodhojnë dhunë dhe diskriminimin në familje dhe në shoqëri në përgjithësi. Edhe pas gjithë kësaj rrëmuje rreth të drejtave të gruas, ajo nuk ndryshon pozitën e saj, por më e keqja është që ajo përbuzet edhe më shumë, bile-bile nga ata që më së paku do të pritej. Shembull konkret kemi faktin që edhe pse Parlamenti kroat kishte aprovuar unanimisht politikën për përkrahje në çështjet e barazisë gjinore, porsa qe përkrahur ky projekt, aty merren shembuj të këtij projekti vetëm të imagjinuar, që shpesh gruaja bëhet e përqeshur dhe e përbuzur. Le të përmendim dy shembuj: 1.Qëndrimin e deputetit të së djathtës ekstreme, Anto Kovaçeviç, një emër i njohur për partinë e tij kristian-demokrate, i cili e cilësoi rivalen Vesna Pusiç, udhëheqëse e Partisë Popullore, si "të aftë për shtrat, por jo për të gjykuar", - dhe 2) Një gjykatës i sugjeroi njëherë Djurdja Adlesiçit, tani zyrtare e lartë e Partisë Social-Liberale në pushtet, "të fliste më pak dhe të bënte më tepër fëmijë".

## Serbia

Fillimi i lëvizjeve të grave dhe lëvizjeve feministe në Serbi daton që para fillimit të Luftës së Dytë Botërore, si pjesë e grave social-demokrate që vepronin në partitë e punëtorëve ose në organizatat sindikaliste. Me ndalimin që i bëri partia komuniste, filluan të shfaqeshin organizatat e studenteve vajza. Në vitet e paraluftës, shumë gra morën pjesë në greva dhe lëvizje antifashiste (Fronti Antifashist i Grave). Pas luftës, në Beograd, ashtu si edhe në qytete të tjera, lëvizjet e grave filluan të mishëronin vetveten në iniciativa që kishin të bënin me çështjet ekonomike, politike dhe të barazisë gjinore të grave. Në zonën e ish-Jugosllavisë, lëvizjet feministe dhe grupet filluan të zhvilloheshin nga fundi i viteve '70. Ese kërkimore mbi çështjet sociologjike dhe antropologjike me bazë ndërkombëtare, përbënin një impuls fillestar për komunikimin ndërmjet grave studiuese që merren me përmasat e diskriminimin ndaj grave. Ç'të thuhet në fund, nëse jo barazi gjinore për gratë, atëherë, drejtësi gjinore për to; nëse jo të drejta të njëjta, së paku të drejta të ngjashme; nëse jo kuantitet, atëherë kualitet. Gratë janë të barabarta së bashku me burrat në humanizëm dhe dinjitet. Në përgjegjësinë e tyre para Zotit, në përgjegjësinë e tyre për kryerjen e obligimeve të përcaktuara dhe që detyrimisht do të gjykohen sipas kësaj.

Në qoftë se gratë dhe burrat janë të barabartë, atëherë atë që bën burri, detyrimisht duhet ta bëjë edhe gruaja si rivale e pashmangshme, si, fjala vjen, ajo duhet të jetë e pashmangshme në të gjitha detyrimet dhe obligimet e jetës. Burri duhet të jetë një mjek gjinekolog i suksesshëm, gruaja duhet të jetë e suksesshme si muratore e një ndërtese, gjithashtu ajo duhet të jetë edhe një rojë burgu, por edhe një komandante lufte. Por shembulli i komandantit të ushtrisë është një shembull mjaft i mirë. Kjo pozitë gjithmonë u është besuar burrave, edhe pse ka raste kur edhe femrat t'u kenë prirë luftërave. Është fakt mjekësor se gjatë kohës së menstruacioneve dhe gjatë kohës së shtatzënësisë, gruaja përjeton ndryshime të rëndësishme fiziologjike dhe psikologjike. Ndryshime të tilla nuk mund të ndodhin në kohën e situatave të sfidave të mëdha, prandaj vendimi i saj mund të jetë nën ndikimin e tronditjes. Shtrëngimi i tepërt gjatë kohës së këtyre cikleve do të ketë efekt tjetër nga ai që dëshirohet. Megjithëkëtë, disa vendime kërkojnë mençuri maksimale, nevojë kjo që nuk mund të përputhet me instinktin natyror të gruas.

Duke përfunduar këtë shkrim, dua të theksoj përfundimin e Dragosh Kalajiçit në librin "Islamski ustanak protiv modernog svijeta", që të bëhet sa më e qartë se a ka mundësi apo jo që gruaja të jetë a barabartë me burrin, apo kjo është vetëm një parullë çorientuese: "Po ashtu, edhe çështja e barazimit absolut ndërmjet burrit e gruas, është absurde. Barazia është e pakuptimtë, po në atë mënyrë sikurse edhe diskutimi mbi barazinë e trëndafilit dhe jaseminit. Çdonjëri ka aromën e vet, formën e vet, dhe bukurinë e vet. Burri dhe gruaja nuk janë të njëjtë; çdonjëri ka funksione dhe karakteristika të ndryshme. Femrat nuk janë të barabarta me meshkujt pikërisht për shkakun që as meshkujt nuk janë të barabartë me femrat. Islami i koncepton funksionet e tyre në shoqërinë myslimane jo si antagoniste, por si përplotësuese (komplementare). Çdonjëri ka detyrat e caktuara, që janë në pajtim me natyrat dhe konstitucionet specifike.

Sipas gjithë asaj që kam mundur të gjurmoj lidhur me këtë çështje, e gjithë kjo rrëmujë e krijuar nga feministet e reja, ka një synim të vetëm, - që edhe gruaja të marrë botën në duart e saj. Unë kam një zgjidhje të vetëm për veten time: Sikur të më ofrohej mundësia e zgjedhjes në mes udhëheqjes së botës dhe premtimit "xheneti është nën këmbët e nënës", unë me shumë dashuri do të kërkoja këtë të fundit.

# Mevlana Xhelaluddin Rumiu - jeta dhe veprat

### Me rastin e 800-vjetorit të lindjes së këtij kolosi të misticizmit, UNESKO vitin 2007 e shpall Vit të Rumiut

Dr. Abdullah Hamiti



### Përkufizimi i misticizmit

Misticizmi islam fillimisht paraqitet që nga shek. VII në Siri, pastaj në Egjipt, i cili më vonë nga ana kuptimore barazohet me sufizmin, natyrisht duke e mbështetur edhe asketizmin, shënon tërësinë e gjendjeve shpirtërore të ekzaltuara, të cilat në kulm mundësojnë njohjet religjioze të rendit më të lartë, metafizik. Dhe kjo, sipas misticizmit, nuk mund të arrihet vetëm me aktivitetin e vetëdijshëm e të vullnetshëm të besimtarit, por me vetëmohim dhe me mëshirë të veçantë të Zotit. Pavarësisht nga të gjitha vështirësitë që kanë hasur udhëheqësit dhe ithtarët e tyre, kjo frymë e të menduarit mistik në shek. X-XII përjeton fazën e zhvillimit të theksuar kur edhe tashmë ishin themeluar teqetë dhe ishin themeluar radhët sufiste, filluan të lindnin edhe tarikatetet[*] islame të organizuara mirë si: kaderijtë, rufaijtë, kalenderijtë mevlevijtë dhe tashmë pas Sirisë e Bagdadit, misticizmi islam kalon në Iran, Turqi, Indi e më pastaj edhe në vise të tjera, prej nga në shekujt vijues kemi përhapje të papërmbajtur të degëzimeve nga rendet e vjetra në të cilat përfshihen gjithnjë e më shumë besimtarë, saqë këto organizata rriten në fuqi shoqërore, të cilat në periudha të ndryshme historike kanë qenë ndër faktorët dinamikë të rrjedhave shoqërore, shpeshherë të përzier edhe në luftërat politike të Botës Islame. Kështu, pasi ishte përhapur kaq shumë dhe kishte depërtuar në jetën e përditshme, tesavufi nuk ka mundur ta lërë anash letërsinë. Për këtë Köprülü shkruan: “Letërsinë sufiste së pari e kanë zbuluar arabët, por ajo shpejt ka dominuar në letërsinë persiane. Me Hakim es-Saniun dhe Feriduddin Attarin në letërsinë e Iranit ka filluar periudha e mutesavifëve të mëdhenj. Ndërsa poezia sufiste ka arritur shkallën e vet më të lartë me Mevlana Xhelaluddin Rumiun, e ndërmjet tij dhe poetit të madh mistik persian Abdurrahman Xhami janë shfaqur një sërë poetësh të shkëlqyeshëm, prej të cilëve më shumti shquhet Kasim el-Enveri. Kjo poezi ka lënë vepra të mëdha si: *Mesnevia, Mantiku t-tayr, Ilahiname, Pendname, Gülshen-i raz,* të cilat janë shkruar me qëllim që ndër popuj të popullarizonin dhe t’i zgjeronin bazat e sufizmit[1].

Kjo që u tha, na shërben të shpjegojmë kompleksin e realitetit historik e fetar nga të cilat do të dalë tesavufi, pra misticizmi islam, i cili ekzistimin e vet e ka mbështetur në interpretimin ezoterik të Islamit, pra të rrugës islame të përsosjes morale të njeriut. Në përkufizimet e shumta për Tesavufin ai është përcaktuar si nënshtrim ndaj vullnetit absolut të Allahut xh.sh. dhe se nënshtrimi i plotë ndaj Allahut xh.sh. mund të sendërtohet vetëm nëpërmjet "sejr-i sulukut" (rrugësudhëtimit shpirtëror)[2]. Dhe sipas përfaqësuesve të misticizmit, të njohësh të vërtetën absolute (hakikat), domethënë të njësohesh me të, të jesh një me Allahun. E për të arritur këtë, rëndësi të veçantë ka përpjekja mistike në kultivimin e dashurisë ndaj Zotit (ashk) si në fuqinë themelore lëvizëse (shtytëse) për rrugën nga bashkimi me pafundësinë e Tij. Dhe pikërisht ky nocion i dashurisë hyjnore ka shkaktuar mosdurimin shekullor midis Islamit zyrtar dhe sufizmit, mosdurim ky që shfaqej herë më i ashpër e herë më i përmbajtur, por kurrë nuk është shuar. Në këtë proces të dashurisë metafizike ndaj Zotit janë me interes të veçantë aventurat shpirtërore të vuajtjes së mistikëve si metoda e afrimit ndaj Zotit, të cilat edhe më së shumti kanë tërhequr vëmendjen e studiuesve. Dashuria, tek mistiku si një mjet jomaterial gjithëpërfshirës dhe energji e takimit të njeriut dhe Zotit, nuk nënkupton bashkimin e tyre substancialisht, por me anë të dashurisë, në udhëtimin shpirtëror mistiku, pasi t'i kalojë etapat (makamet) dhe gjendjet psikologjike (hal-et) të parapara, të cilat kalohen me kujdes të veçantë dhe me mbikëqyrje të udhëzuesit (mësuesit) shpirtëror (murshidit/rehberit), të cilit duhet t´i nënshtrohesh bindshëm, arrin në atë kulmoren kur mistiku, duke vetëmohuar ekzistencën e vet, shkrihet, njësohet në ekzistencën e pambarim të Zotit.

### Jeta e Mevlana Xhelaluddin Rumiut

Mevlana Xhelaludini është gjeniali më i lartë bashkë me J. Emrenë, i lirizmit dhe mendimit që në letërsinë e tesavufit ka dhënë Anadollia. Është një krijesë e rrallë që në të njëjtën masë duhet (respektohet) në Botën Islame dhe në rrethin e tesavufit dhe me famë botërore. Atributi mevlana, është një llakab që u është dhënë personaliteteve të larta, me kuptimin figurë e madhe fetare dhe zotëri i njerëzimit. Ndërsa Rumi, është një atribut që atij i është dhënë me kuptimin “Anadollas” për shkak se ky poet që në moshë të re, me babanë kishte migruar nga Belhi dhe ishte formuar, pra kishte arritur kulmin në Karaman dhe Konja[3]. Ky ishte poet, mendimtar dhe sufi i jashtëzakonshëm i Botës Islame, fama e të cilit tash e tetë shekuj jehon si në Lindje ashtu edhe në Perëndim. Ishte një krijues që nuk është kufizuar as në kohë e as në hapësirë dhe, falë sistemit të shkëlqyeshëm artistik-mendor të tij, personaliteti dhe vepra e tij prore janë atraktive.

Kishte lindur në vitin 1207 në qytetin Belh të Harizmit, që sot është në territorin e Afganistanit. I ati i tij ka qenë Muhamed Behauddin Veled b. Hysejn, alim /shejh mjaft i njohur i Belhit, i quajtur edhe Sulltanu-l ulema. Babai i Rumiut, Bahauddini ishte kritikuar ashpër nga dijetarët Fahreddin-i Râzi dhe Zejn-i Kishi, të ndikuar nga filozofia greke, dhe në vazet (ligjëratat) e Harizmshah Alaeddin Muhammedit.

Sipas burimeve, kur t’u shtohet këtyre kritikave fakti se në debate e mundi Fahreddin Raziun, ndaj Bahauddinit lind një armiqësi e madhe dhe si rezultat i kësaj në vitin 1212 ai braktis Belhin, kur Rumiu ishte në moshën pesë vjeç.

Bahauddin Veledi bashkë me familjen e tij, duke ndaluar në vendbanimet që ishin gjatë rrugës, qe takuar me dijetarë dhe njerëz të ndershëm të atyre vendeve. Së pari shkoi në Nishabur ku qe takuar me Attarin. Kështu studiuesit thonë se Attari atje, Rumiut i dhuroi *Esrarnamen*ë dhe sinjalizoi se ai në të ardhmen, në njëfar kuptimi, do të bëhej sultan.[4] Dhe kështu pastaj arrijnë në Bagdad e më pastaj nëpërmjet Kufes, shkuan në Hixhaz. Pas një qëndrimi të shkurtër aty, Bahauddini vazhdon udhëtimin e tij. Së pari kalon në Sham dhe atje takohet me Ibni Arabiun. Më 1217 arrijnë në Mallatja, më 1219 në Sivas dhe prej andej në



Akshehir. Atje në medresenë e ndërtuar në emër të tij, Bahauddin Veledi jep mësim katër vjet. Prej atje kalojnë në Karaman (Larende). Rumiu në atë kohë ishte katërmbëdhjetë vjeç. Emir Musa, mëkëmbës i sundimtarit selxhuk Alaeddin Kejkubad në Karaman, e luti Bahauddin Veledin që të qëndronte aty dhe të mbante mësime. Bahauddini e pranoi atë ofertë dhe aty mbajti mësime plot shtatë vjet. Rumiu në këtë qytet në moshën tetëmbëdhjetëvjeçare martohet me Gevher Hatunen të bijën e Sherefuddin Lala's, njërit nga dijetarët e Semerkandit.

Rumiu arsimimin në medrese e mori në Karaman dhe aty i vdiq e ëma. Sulltan Alaeddin Kejkubadi pati ftuar babanë e tij në Konja. Familja, në Konjë qe vendosur në medresenë Alltun Aba, ku babai i Rumiut mbajti mësime derisa vdiq, respektivisht më 1231.

Pas vdekjes së babait, Rumiu filloi të jepte mësim në medrese në vend të tij. Rumiu tashmë ishte njëzet e katër vjeç.

Pas vdekjes së Bahauddin Veledit, babait të Rumiut, në botën shpirtërore i shfaqet kalifit të tij Burhanedddin Muhakkaki Termizi-ut që gjendej në Kajseri, e urdhëron që menjëherë të shkonte në Konja dhe birin e tij Mevlanan, ta përgatiste në dituritë shpirtërore. Burhaneddini, i cili shkoi menjëherë në Konja, Mevlanan e kontrolloi në dituritë e jashtme (zahiri ilimlerde). Pasi e kuptoi se kishte marrë formim (arsim), i thotë: "Në dije nuk ke shok (konkurrent), je një dijetar i shquar, por ama për të qenë njohës i gjendjeve shpirtërore sikur babai yt, lëre fjalën dhe merru me gjendjen e tij, bëhu trashëgimtar i tij, ndriçoje botën shembull dielli".[5]

Dhe pas këtyre fjalëve, më 1231 Rumiu formalisht filloi sejri sulukun (udhëtimin shpirtëror) dhe këtë arsimim të tij shpirtëror me ziqër, halvet, muxhahede (me përpjekje të pareshtur) e kompletoi për nëntë vjet.

Në vitin 1233 Burhaneddini, me qëllim që t'i shtonte edhe më shumë dijet e përkryerjes shpirtërore, Rumiun e dërgoi në Halep. Rumiu atje i vazhdoi mësimet në medresenë Hallavije, ku merr mësim nga Kemaluddin Ibnu'l Adim-i. Rumiu më pastaj kalon në Sham (Damask); atje vendoset në medresenë Mukaddemijje, ku merr mësime për katër vjet me rradhë. Rumiu gjatë jetës takohet me personalitetet më të njohura fetare, sidomos të misticizmit, si: Ibn Arabi, Osman-i Rumi, Sadreddin Konevi, Evhaduddin-i Kirmani, Sa'deddin Hamevi. Nëpër medrese nga hoxhallarët e ndryshëm merr diploma në fushë të hadithit, retorikës (belagat), gjuhës dhe letërsisë arabe.

Mevlana prej andej kthehet në Kajseri, ku tri herë radhazi Shejh Burhaneddini e fut në halvet. Pas kësaj, së bashku shkojnë në Konja. Pas këtij arsimimi të mundimshëm Sejjid Burhanedini, Rumiut i jep ixhazetin për t'i udhëzuar njerëzit, dhe kthehet vetëm në Kajseri, ku pas një kohe do të vdiste.

Pas vdekjes së Burhanedinit, në fillim të viteve 1240 Rumiu, siç tregon biri i tij Sulltan Veledi, mbetet vetëm. Edhe pesë vjet digjet në asketizëm dhe nga ai shfaqen shumë keramete.

## Takimi me Shemsi Tibrizin

Shemsi Tibrizi ishte një alim i njohur i cili në jetën shpirtërore të Rumiut pati bërë kthesë të madhe. Eflaki regjistron se Shemsi qëndronte në hanin Shekerxhiler në Konja, dhe një ditë paskësh ndaluar Rumiun i cili kishte dalë nga mësimi nga Medreseja Pamukçullar dhe i paskësh shtruar një pyetje. Ky ishte takimi i tyre i parë.Ky takim pastaj do të shndërrohej në një miqësi të thellë shpirtërore. Rumiu e filloi sohbetin me Shemsin. Me kalimin e kohës kjo bëhet punë e vazhdueshme. Rumiu ndpreu tërësisht kontaktin me medresenë, me nxënësit, me mbajtjen e mësimit, me popullin. Dhe ata që ishin përreth, kjo situatë i brengoste shumë. Si rezultat i kësaj u krijua armiqësi ndaj Shemsit. Kur kjo armiqësi arriti kulmin, Shemsi befasisht e braktisi Konjan dhe u zhduk. Mirëpo, brengosja e Rumiut shtohej edhe më shumë dhe ai u mbyll në vete dhe vërejti se inspirimi i tij poetik ishte i pamundshëm pa Shemsi Tibrizin. Muridët mërziten për këtë gjendje dhe kërkojnë falje nga Rumiu. Pa kaluar shumë kohë, mësohet se Shemsi ishte në Sham. Rumiu me largimin e Shemsit, kishte veshur rrobat e matemit dhe kishte filluar mexhliset e semasë.

Rumiu dërgoi në Sham të birin, Sulltan Veledin, dhe insistoi që Shemsi të kthehej në Konja. Në fund Shemsi, duke mos i thyer këto lutje me zemër, kthehet në Konja. Pas këtij kthimi Rumiu dhe Shemsi në dhomën e vogël të medresesë bënin sohbet (bashkëbisedoni) rreth marifetullahit (njohjes së Zotit). Gjatë atij sohbeti në atë dhomë nuk mund të hynte askush përveç Sulltan Veledit dhe Salahaddin Zerkubit, për t'u shërbyer. Ndërkohë shqetësimi i njerëzve sërish shtohet dhe Shemsi i thotë Sulltan Veledit se njerëzit donin ta ndanin atë nga Rumiu, porse kësaj here, pasi të zhdukej, nuk do të mund t'i binte në gjurmë askush; dhe në vitin 1247 një natë Shemsi papritmas zhduket. Sipas gojëdhënave, kishte shkuar kurban i një atentati. Varri i tij është në xhaminë me emrin e tij, që vizitohet shumë. Zoti e mëshiroftë. Dhe pas kësaj zhdukjes së dytë të Shemsit, siç tregon Sulltan Veledi, babai i tij, Rumiu, kishte filluar të shkruante poezi dhe të bënte sema (vallëzim me muzikë) pandërprerë. Pra, nga ky boem mistik e mori atë dhe e futi në tarikatin e tij, dhe kështu ky mistik joshës, mahnitës, u bë murshidi i tij në rrugë të **Dashurisë ndaj Allahut**.

Pikërisht në atë kohë, Rumiu filloi t'i shkruante këngët, të cilat kanë qenë dhe mbetën krijimtaria e tij më e suksesshme. Ato këngë, me përjetimin e tyre të drejtpërdrejtë, me parandjenjën e tyre të thellë dhe gjeniale, mbi të vërtetën e jetës dhe botës, të dhëna në simbolizmin mistik, paraqesin kulmin e lirikës mistike, jo vetëm në letërsinë tesavvufe të Persisë, por edhe në tërë letërsinë tesavvufe të Botës Islame. Shemsi Tibrizi ishte mistik poetik i njohur dhe pati ndikim të çuditshëm tek Rumiu dhe ishte personifikim për Xhelaluddin Rumiun, ai pra qe udhërrëfyesi mistik (murshid) i Mevlanas. Kjo afri e Rumiut me Shemsi Tibrizin pati shkaktuar pakënaqësi dhe urrejtje si tek adhuruesit, ashtu edhe tek familja e ngushtë e Xhelaluddin Rumiut.

Pas kësaj dhembjeje Rumiu mbështetjen që e kishte pasur tek Shemsi, e gjen tek Salahaddin Zerkubi. Dhe deri në vitin 1258 do të qante hallet dhe do të bënte sohbet. Pas vdekjes së tij, Rumiu soh-

betin do ta vazhdonte me Çelebi Husameddinin. Çelebi Husameddini bëhet një shok shumë besnik, me të cilin do t'i qante hallet Rumiu. Dhe tashmë nuk ishte e mundur që Mevlana Xhelaluddin Rumiun në sohbet e tij ta shihje të lumtur e entuziast, pa atë. Mevlana Xh. Rumiu *Mesnevinë* e tij të njohur e ka shkruar si rezultat të kërkesave të pareshtura të këtij shoku të tij të dashur, Çelebi Husameddinit.

Në Mesnevinë e tij si shkak të shkruarjes shpesh e paraqet Çelebi Husameddinin. Kurse Sulltan Veledi shkruan se babai i tij Shemsi Tibrizin e krahasonte me Diellin, Salahaddin Zerkubin me Hënën, kurse Çelebi Husameddinin me yllin.

Mesnevija qe përfunduar në vitin 1273, kur Rumiun e kaplon një sëmundje e zjarrtë. Më 17 dhjetor 1273 ditën e diel, në shtrat, derisa bënte sohbetin këshilldhënës në perëndim të diellit, ai braktisi këtë dynja figurative dhe arriti (u ribashkua) tek Zoti i tij, Që e donte shumë. Ky mistik i madh, i cili ushtroi ndikim shpirtëror tek intelektualët e mëdhenj të kohës dhe tek figurat e mëdha të shtetit, të fesë e të tesavufit, pra vdiq në vitin 1273 dhe është varrosur në Konjë, respektivisht në Jeshil Tyrbe. Jeshil Tyrbe, e cila sot shërben si muze, është vend që frekuentohet çdo vit nga vizitorët që vijnë nga të katër anët e botës (myslimanë, të krishterë dhe budistë) dhe nga populli i Turqisë. Siç shkruan A. Kabali, mbi kallkan të tyrbes është ky shkrim (nuk dihet nëse është i tij apo jo):

*Yine de gel… Yine de gel! Ne olursan ol, yine de gel!*
*Hiristiyan, Mecûsî, putperest olsan yine de gel…*
*Bu bizim dergâhimiz umutsuzluk dergâh? degildir*
*Yüz kere tövbeni bozmus bile olsan yine gel…*

**Përsëri eja… Përsëri eja! Çkado që të jesh, përsëri eja!**
**I krishterë, adhurues zjarri, idhujtar qofsh, përsëri eja…**
**Ky dergjah yni nuk është dergjah pesimizmi**
**Edhe sikur njëqind herë ta kesh prishur pendimin, përsëri eja…**

Që në mënyrën më të bukur tregon tolerancën e tij, dashurinë dhe mëshirën që ndiente ndaj racës njerëzore, dhe në të njëjtën kohë simbolizon atributet Gaffar (ai që fal) dhe Rrahim (mëshirues) të Allahut[6]. Këtu pra del në shesh se Rumiu është universal, u drejtohet të gjithë njerëzve, të gjitha kohëve, të gjitha besimeve dhe të gjithë popujve. Dhe qëllimi i tij është që njerëzimin ta nxjerrë tek Rruga e vërtetë, tek Zoti.

Pas vdekjes së Rumiut, shejh i parë i tarikatit Mevlevij bëhet Çelebi Husameddini dhe këtë detyrë e kryen për dhjetë vjet. Pas vdekjes së tij, do ta zëvendësonte i biri i Rumiut, Sulltan Veledi.

Muridët e Rumiut ishin nga të gjitha shtresat, edhe nga intelektualët e pushtetarët, por kryesiht ishin nga popullata e thjeshtë, si esnafë e punëtorë. Sot rruga mevlevilik është në sipërfaqe të gjerë gjeografike.

## Veprat e Rumiut:

Mevlana Xhelaluddin Rumiu, i nxitur nga Çelebi Husamedini, ka shkruar **Mesnevinë** e njohur, poemë e gjatë prej 26000 bejtesh, në të cilën ai argumenton moralin, ceremoninë dhe idenë e tarikatit të tij, d.m.th. këtu bëhet fjalë për ceremoninë e tarikatit MEVLEVI. Kjo pra është vepër didaktike ekskluzivisht si udhëzim se si të sillen dervishët. Përderisa **Mesnevija** është vepra më e njohur e Mevlanas, **Divan-i Kebir** është vepra më e çmuar, e cila e tregon individualitetin e tij dhe talentin artistik të tij.

**Mesnevija** kishte lënë gjurmë të thella në Indi e Iran dhe kishte filluar të ushtronte ndikim të madh edhe tek turqit anadollas qysh nga koha kur është shkruar. "Në të nuk mund të hasen xixat të cilat godasin në sy, të gjitha ato aluzionet e bukuritë dhe mendimet e thella, si p. sh. në Divan-i Kebir, janë për faktin se është shkruar me qëllim që të jetë mësim, udhëzim i thjeshtë për dervishët, e përshtatur me nivelin e masës së thjeshtë. Kjo vepër ka mjaft mangësi edhe nga aspekti gjuhësor edhe nga ai poetik, po edhe nga pikëpamja e vetë metodës së të shkruarit, mund të kritikohet. **Mevlana** si edhe Senai e Attari, çdo mendim dhe këshillë zakonisht e shpjegon me një hiqaje (tregim, anekdotë) të përshtatshme, por të shumtën e herave pa e përfunduar atë tregim, kalon në tjetrin, pa e përfunduar as atë, kalon në të tretin, që në fund t'i kthehet të parit dhe ta përfundojë"[7].

**Mesnevija** është thurur në formë tregimesh me diskutime, urtësi, ndjenja fetare e filozofike e didaktike, në vargjet që dalin njëri prej tjetrit. Meqenëse poeti mendimet e tij i ka mbështetur në ajete, tregime të marra nga Kurani dhe me hadithe të Pejgamberit, është e natyrshme që **Mesnevia** në rrethet e caktuara të konsiderohet, pothuaj si një libër i shenjtë. Është vepër që është përkthyer në shumë gjuhë të botës[8], dhe rreth kësaj vepre janë bërë shumë studime e komentime që nga koha e autorit e deri sot. Në Botën Islame, sidomos në shekujt 15-19, kjo vepër në qarqet e tarikateve, veçmas të atij Melamije, ka qenë libër i paevitueshëm, dhe gjithmonë është debatuar dhe studiuar. Po ashtu qysh herët ka zgjuar interesim edhe në Botën Perëndimore. Kështu shkencëtari bashkëkohor botëror Nikolson (Reynold A. Nicholson), i cili ka punuar shumë mbi **Mesnevinë** dhe e ka përkthyer në gjuhën angleze, në parathënie thotë: "Mevlana më tepër i flet (i drejtohet) zemrës se kokës. Asnjëherë nuk përdor gjuhë filozofike. Lexuesve të vet, pasi u tregon rrugën e Njëshmërisë (së Zotit), pikturon një panoramë për të arritur tek Allahu e për t'u bashkuar me Të, dhe tërë fshehtësitë e tij i shpjegon. Tek Rumiu kënaqësia tesavufe kishte gjetur kulmin e vet. Ai është si një kodër e poetëve të tesavufit në fushë të gjerë"[9].

**Divan-i Kebir** – Është vepër e madhe që përfshin gazelet dhe rubairat e Rumiut. Këtë libër, që përmendet si **Divan-i Shemsi Tebriz**, për shkak se në shumicën e gazeleve të tij ka përdorur mahlasin (pseudonimin) Shemsi Tibriz, e përbëjnë 2073 gazele dhe 1791 rubaira, të cilat janë argument që tregojnë fuqinë e vërtetë poetike të Rumiut. Më së shumti në **Divan** ai dëshmon fuqinë e tij të madhe imagjinative, mendimin dhe thellësinë e tij, pasionin e tij ndaj Njëshmërisë së Qenësisë (Vahdeti mutlak), entuziazmin ndaj ashkut.

Veçantia e vërtetë e Mevlana Xhelaluddin Rumiut shfaqet në gazele me titull **Divan-i Shems-i Hakaik,** i dedikuar Shemsi Tibrizit, i shkruar me dashuri dhe inspirim të jashtëzakonshëm. Këto këngë të lira, sado që të kenë mangësi nga aspekti gjuhësor dhe në përgjithësi nga aspekti poetik, janë dokumenti më i gjallë i cili në tërësi shpjegon jetën sentimentale të Mevlanas, vijat kryesore të shpirtit të tij mistik dhe ndjenjat e sinqerta e të trazuara. Për Mevlanan tesavufi është diçka që ndihet, jeton, diçka që mund të kuptohet vetëm me frymëzim dhe me dashuri. Lirizmi fetar në vjershat e tij, të cilat e tregojnë shpirtin e tij, sinqeritetin e plotë, thellësinë, zhveshjen nga esenca, është i mjaftueshëm për ta konsideruar si më të madhin, të cilin në **Mesnevi** e shohim në rolin e murshidit serioz dhe të ftohtë, në Divan është plotësisht i frymëzuar me dashuri[10].

Studiuesit në mënyrë të veçantë vlerësojnë veprën e tij **Divan-i Kebir**, për të cilën thonë se është prodhim i kohës së pjekurisë së poetit, që në krahasim me **Mesnevinë** është më mahnitës, me imagjinatë më të theksuar, është përplot me hove dhe mendime. Në të dyja veprat këndohet dashuria hyjnore, mirëpo ato që i ka thënë në **Divan-i Kebir**, të cilat të bëjnë të luash mendsh, në **Mesnevi** i ka thënë me një mjeshtëri dhe qetësi që të pushojnë mendjen. Për këtë arsye Nikolson thotë: "Mesnevia, që është një vepër didaktike, edhe pse është një vepër që ndriçon, çdo lloj muridi e sekëlldis, kurse një pjesë e madhe e **Divanit** përbëhet nga poezitë personale dhe të ndjenjave"[11].

**Mecâlis-i Seb'a** (Shtatë kuvendet) – Janë hutbet e Mevlanas që ka mbajtur arabisht dhe persisht. Këto A. Gölpinarli i ka përkthyer turqisht dhe i ka botuar më 1965. **Mecâlis-i Seb'a** është një vepër e karakterit fetar, tesavuf që është përmbledhur nga shenimet e marra nga vazet që Mevlana kishte mbajtur në shtatë tubimet (kuvendet). Në këtë vepër midis pjesëve të prozës gjejmë të përziera edhe pjesë poetike, lutje, disa nasihate, komentime të ajeteve e haditheve, disa tregime edukative, legjenda.

Siç dihet, Mevlana Xhelaluddin Rumiu, para se Shemsi të vinte në Konja, mbante vaz dhe jepte mësime. Kur erdhi Shemsi në Konja, Rumiu ndërpreu lidhjet e tij që kishte me popullin dhe nxënësit e tij. Kabakli shprehet se, sipas supozimeve, këto vargje (**Meclis-i Seb'a)** janë fjalimet që gjatë ligjërimit, në formë shënimesh, janë marrë nga Sulltan Veledi ose nga dikush tjetër i afërt, dhe pastaj (ndoshta edhe pas vdekjes së tij) janë rregulluar e janë botuar si libër[12].

**Fîhi Mâfih –** Është vepër që është krijuar duke përmbledhur disa mendime dhe fjalë të Mevlanas. Pra është një traktat në prozë që ia ka kushtuar Muhjuddin Pervanit. Në këtë vepër prezantohen edhe disa personalitete të asaj kohe. Përkthyer nga Meliha Ülker Anbarcioglu, është botuar në turqishte më 1966. Studiuesit mendojnë se **Fîhi Mâfih** është vepra që e prezenton më së miri Mevlanan "si njeri" me sjelljet e tij, me fjalët e tij, dhe rrethin në të cilin ka jetuar.

Mevlana ka pasur disa pasues në letërsinë persiane, por ndikimi i tij në letërsinë turke ka qenë i vazhdueshëm që nga shek. 13 deri në shek. 19. Për këtë gjithsesi ka kontribuar edhe hartimi i qindra veprave që e komentojnë atë. Për ndikimin e gjerë të këtij murshidi të madh në mendimin, moralin dhe letërsinë turke, po edhe në letërsitë e popujve të tjerë myslimanë, hise të madhe kanë dergjahet mevlevije, meqë tarikati mevlevij rreth emrit të tij kishte krijuar një klimë të shenjtërisë. Dhe ky ndikim do të vihet në pah edhe gjatë trajtimit të periudhave dhe individëve të veçantë.

Ai, derisa ishte gjallë, mundi të vërente zhvillimin e tarikatit të tij, të quajtur "Tarikati MEVLEVI" të cilin e kishin themeluar ithtarët e tij. Ky tarikat ka luajtur rol mjaft të madh si tarikat ortodoks, në mbrojtje të Islamit të vërtetë dhe shkollës hanefite. Rreth këtij tarikati, janë tubuar përfaqësues të mëdhenj të klasës feudale, shtresa e tregtarëve të mesëm e të lartë. Teoria e panteizmit mistik, e cila shtrihet në themel të çdo tarikati tesavufian, patjetër duhej të ndikonte edhe në tesavufin popullor, i cili kryesisht është përputhur me tesavufin heterodoks. "Mesnevia e tij (edhe veprat e tjera) janë një simbol i islamizmit madhështor, i pejgamberit dhe i këndvështrimit islam, saqë mund të thuhet se janë "Esenca dhe përmbledhja e Kuranit". Në fakt, në një rubairë të tij këto pikëpamje janë një argument për ata të pamaturit që rreken ta interpretojnë si një "humanist" jashtë shpirtit islam, janë një përgjigje e dhënë në mënyrë të mrekullueshme për të gjallë të tij, madje një mallkim:



*"Përderisa ta kem shpirtin, unë jam qole e Kuranit,*
*Unë jam tokë (dhe) e këmbës së hazreti Muhamedit,*
*Nëse dikush nga fjala ime të paktën diçka transmeton,*
*Nga ai dhe nga fjala e tij lëndohem, neveritem".*

Pra domethënë që Mevlana, në poezitë e tij përfaqëson myslimanllëkun e vërtetë, esencën përmbajtësore të Kuranit dhe kuptimin e vërtetë të Haditheve (me Mesnevinë dhe veprat e tjera). Duke bërë luftë të udhëzimit kundër mendimeve të ngushta dhe me ata që janë më pak inteligjentë e që nuk mund ta kuptojnë Islamin, ai thoshte mendime të gjera, të cilat nuk kishte guxim t'i thoshte askush. Në të vërtetë, Mevlana qëndron në ballë të mistikëve të ngritur që na dëshmojnë edhe me veprat e veta dhe me mënyrën e tyre të jetuarit, se Islami do të kuptohet vetëm në horzont të gjerë dhe se me shikim të ngushtë e me kulturë të brishtë, nuk mund të kuptohen Kurani e Hadithi, që i drejtohen ardhmërisë së të gjitha botëve"[13].

Mevlana Xhelaludin Rumiu, si njeriu që kishte tretur pra tërë dijen dhe filozofinë që ishte në periudhën e tij, në poezitë e tij kishte reflektuar çdo dije/shkencë, dhe sado që do t'i ketë shkruar disa vepra filozofike e tregime në vargje (fabula, tregime didaktike), fuqinë e vërtetë të tij të paarritshme e kishte shfaqur në poezi. Studiuesit mendojnë se stili i të shkruarit te poezitë dhe te prozat e Mevlanas paraqet llojet nga oratoria më bombastike e deri tek të folurit krejtësisht të pastër popullor. Kur të dojë, ai paraqet artizëm, saqë do të përdorë të gjitha artet letrare, kur të dojë, e përdor persishten më të thjeshtë. Nga stili i tij kuptimgjerë humoristik ka kaluar deri tek tragjedia më e rëndë, që të lëndon. Është një mjeshtër arti me shumëdimensionalitetin në stilin e tij.

Në veprat e tij, Mevlana së pari i jep rëndësi përmbajtjes, domethënë esencës, mendimit, ndjenjës, imagjinatës, metaforës. Kishte zbuluar një dynja imagjinative që nuk e kishte njohur asnjë poet i botës para tij dhe pas tij. Sa më shumë që plakej, kishte shkruar poezi gjithnjë e më të qartë në të menduar.

Nga poezitë e Mevlanas përhapet një kënaqësi dhe lumturi që të qetëson. Është ndoshta i vetmi mistik që ndikon thellë në psikologjinë e njeriut. Vargjet e tij janë përplot optimizëm, dashuri madhështore që dëshmojnë pjekurinë e tij shpirtërore. Shumica e poezive të tij janë kënduar në një gjendje ekstaze (dalldie) duke bërë sema. Pra, si në mbarë poezinë mistike islame, edhe në atë të Rumiut, mbizotëron orientimi nga e brendshmja e përshkrimit, pra nga ana shpirtërore duke injoruar anën e jashtme, pra anën reale. Kështu, në letërsinë islame-mistike, nga ana e qëndrimit, formës, mendjes ose filozofisë, në mënyrë sistematike është paraqitur bota e brendshme dhe është mohuar e jashtmja.

*Fusnotat:*

* Tarikat është shumës i fjalës tarik, që do të thotë rrugë për të njohur Zotin, respektivisht zhvillimi praktik i jetës sipas rregullave dhe principeve të përcaktuara të asaj rruge. Çdo tarikat / rend ka themeluesin e vet sipas të cilit edhe është emërtuar.

1. Dr. Fuad Koprülü, Historija Turske Knjizevnosti, në: Islamska Misao, br. 76, Sarajevë, 1985, s. 29.
2. Shih: Dr. Selçuk ERAYDIN, Tesavvufi dhe Tarikatet, Tetovë, 2001, fq. 31.
3. Ahmet Kabakli, Türk Edebiyati II, Istanbul, 1994, s. 280.
4. Prof. Dr. Ethem CEBECIOGLU, Mevlana Celâleddin-i Rumi, në: Altinoluk, Ocak 2007, s. 9.
5. Prof. Dr. Ethem CEBECIOGLU, mevlana Celâleddin-I Rumi, në: Altinoluk, Ocak 2007, s. 10.
6. Ahmed Kabakli, Türk Edebiyati II, Istanbul, 1994, s. 281.
7. Dr Fuad Këprülü, Historija turske knjizevnosti, në Islamska Misao, br. 82, Sarajevo, 1985, s. 29.
8. Në shqipe është përkthyer nga boshnjakishtja: Xhelaluddin Rumiu - Hazreti Mevlanaja, Mesnevija, (përktheu Shejh Jahjaja), Gjakovë, 1997, Pjesa e pare fq. 479; Pjesa e dytë, fq. 445.
9. Cituar sipas: Ahmet Kabakli, Türk Edebiyati, II, Istanbul, 1994, s. 286.
10. Dr. Fuad Koprülü, Historija turske knjizevnosti, në: Islamska Misao, br. 82, Sarajevë, 1985, s. 29.
11. Cituar sipas: Ahmet Kabakli, Türk Edebiyati II, Istanbul, 1994, s. 287.
12. Ahmet Kabakli, Türk Edebiyati II, Istanbul, 1994, s.287.
13. Ahmet Kabakli, Türk Edebiyati II, Istanbul, 1994, s. 282.

# Graçanica ka qenë vendbanim shqiptar

**Dr. Jusuf Osmani**

Kushtet e përshtatshme klimatike, pozita e mirë gjeografike që zë Kosova në Ballkanin Qendror, e mbi të gjitha begatitë natyrore, kanë kushtëzuar që territori i Kosovës, por edhe më gjerë ai shqiptar, të hyjë në radhën e zonave më të rëndësishme arkeologjike, ku janë përfaqësuar vendbanime e eksponate që zënë fill që në periudhat më të hershme historike, krahas vazhdimësisë shekullore.

Popullsia, vendbanimet dhe në tërësi trevat shqiptare gjatë së kaluarës historike, nga pushtuesit e ndryshëm pësuan mjaft. U vranë, u masakruan, u dëbuan nga vendlindja etj. me mijëra banorë. Shumë vendbanime u shkatërruan, u rrënuan, u dogjën etj. Mirëpo, përherë popullata e kësaj treve në mënyrë dinjitoze i bëri rezistencë çdo pushtuesi, okupuesi e sulmuesi. Ajo tregoi heroizëm të vërtetë. Pavarësisht nga të gjitha ato sulme, pushtues e sundues barbarë, e ruajti identitetin kombëtar deri në ditët e sotme.

Kjo trevë, sikurse pjesët tjera të Ballkanit, banoheshin nga fise ilire. Pushtimet romake shkaktuan pasoja të shumta, jo vetëm nga aspekti politik, por edhe ekonomik. Pasojë në këtë drejtim pësuan sidomos vendbanimet, posaçërisht ato të fortifikuara, që ishin të njohura në atë kohë, dhe fortifikata mbrojtëse të popullatës iliro-dardane. Pas sundimit romak, përkatësisht bizantin, pastaj një kohë edhe bullgar, tokat shqiptare, në fund të shek. XII, u pushtuan nga serbët. Serbët, me forma të ndryshme të dhunës dhe të terrorit, shkatërruan shumë vendbanime, popullatës në formë të dhunshme u munduan t'ia ndërronin fenë dhe të bënin serbizimin e saj.

Popullata e Kosovës, para sundimit osman i takonte besimit të krishterë. Fillimet e krishterimit tek iliro-shqiptarët datojnë që nga koha apostolike. Në shekujt e parë të mesjetës së hershme u ndërtuan disa monumente të kultit të krishterë edhe në trevën e Kosovës. Dardania ishte qendër e ipeshkvisë. Pothuajse në çdo vendbanim të asaj kohe u ndërtuan kisha. Gjurmët e tyre janë të ruajtura në viset kodrinore, pak të ngritura, në ato fushore, afër lumenjve, nëpër municipiume - qytete etj. Kjo dëshmohet me mikrotoponimet e shumta të ruajtura deri në ditët e sotme, si p.sh. Kodra e Kishës, Lugu i Kishës, Kroni i Kishës, Te kisha, Bregu i Kishës, Prroni i Kishës, Shpati i Kishës dhe shumë e shumë të tjera. Ato kisha ishin shqiptare dhe toponimi i ruajtur është shqip. Po të ishin serbe, do të quheshin "crkvishte".

Edhe për sa i përket Krishterimit dihet se populli shqiptar mori atë fe para dy mijë vjetësh, ndërsa pushtuesit serbë të Kosovës, Krishterimin e përqafuan shumë vonë, andej nga fundi i shek. IX.

Një ndër ato lokalitete ku u ndërtuan kishat e vjetra, ishte edhe vendbanimi i sotëm Graçanicë afër Prishtinës.

Në lokalitetin e këtij vendbanimi janë gjetur shumë mbishkrime latine të kohës iliro-dardane nën sundimin romak, si p.sh. M. Pontio M. f(ilio) Vara (no Sabion v(iro) c(larisiomo) trib(uno) leg(ionis) III Aug(ustae).....; I(ovi) o(optimo) m(aximo) et dis deabusq(ue) omnibus M. Cocceius Eros...; C(e)le)r (duum)v(i-) ralis posuit; ... dinu /TRHL/ (E?) nuis EU-/nuis ER/R et /Seve-/(r)us Eu....; si dhe shumë mbishkrime të tjera.

Për zanafillën romake - katolike (shqiptare) të Graçanicës, flasin disa të dhëna shkencore. Së pari, Kishën



e Graçanicës e qet të mirëfilltë romake - katolike, pra edhe shqiptare, një letër e Papës, Benediktit XI, e fillimit të shek. XIV. Në atë letër, përveç të tjerash, shkruan se në vitin 1303, me kërkesën e arqipeshkëvit të Tivarit, Marinit, Benedikti XI, e cakton mbikëqyrës këtë arqipeshkëv, që t'i caktojë dhe t'i ndërrojë udhëheqësit e kishave në Bërskovë, në Rudnik, në Rogoznë, në Trepçë dhe në Graçanicë *("de Briscouia, de Rudenico, de Rogosna et de Trepze et de Grazaniza").*

Sipas studiuesit të mirënjohur, prof. dr. Jahja Drançolli, i cili është marrë më studimin e kësaj çështjeje, thuhet se mbi themelet e vjetra të disa kishave krishtere iliro-shqiptare të periudhës së antikës së vonë dhe të mesjetës së hershme, gjatë sundimit, periudhës Nemanjide (decenia e fundit të shek. XII dhe fillimi i shek. XIII, deri në vitin 1371), u ndërtuan kishat ekzistuese të shekullit XIII-XIV, të cilat i përdornin banorët e ritit ortodoks, si shqiptarët ashtu edhe serbët. Këto kisha të periudhës në fjalë i takojnë stilit të njohur bizantino-shqiptar. Ja disa kisha të njohura mesjetare: Patrikana e Pejës; Graçanica afër Prishtinës; të Ngriturit e Zonjës së Bekuar në Prizren; kisha Kushtimit të Zonjës së Bekuar në Vaganesh; Manastiri "Burgu" në Hajnofc, Manastiri në Sokolicë të Mitrovicës si dhe kisha Kushtimit të Zonjës së Bekuar në Lypian.

Si element krishter shqiptar i Kishës së Graçanicës do theksuar se: Nga fundi i shek. XIV ose fillimi i shek. XV, duhej të përcaktoheshin kufijtë kontestues të tokave të katundit Konjuh të Kosovës. Në komisionin e përbërë prej tetë anëtarësh, përmendet edhe Ivani i biri i Leshit nga Graçanica. Sipas kësaj del se Kisha ose Manastiri i Graçanicës, jo vetëm në zanafillë, por edhe deri vonë, ka mundur të jetë edhe e ritit katolik, sepse Leshi, banori i Graçanicës, në fund të shek. XIV nuk mund të ishte serb, po shqiptar. Edhe tradita e ruajtur shqiptare dhe fakti se disa banorë të moshuar shqiptarë të Mramorit deklarojnë se në fshatin Mramor se të parët e tyre kanë ardhur nga Graçanica, - e dëshmojnë këtë.

Në atë kohë mbretërit serbë kishin okupuar një numër të madh kishash katolike shqiptare, dukuri kjo të cilën e pati demaskuar dhe dënuar edhe Papa i Romës, Klementi V, që i ishte drejtuar mbretit serb, Millutinit, duke kërkuar prej tij, që t'i lironte kishat katolike, të cilat i kishin uzurpuar mbretërit serbë dhe vetë perandori serb, Millutini.

Do theksuar edhe fakti se Kisha e Graçanicës, kjo e sotmja, të cilën pseudoshkenca serbe e ka shpallur ekskluzivisht si kishë "pravosllave serbe" (për shkaqe politike), që gjendet disa metra afër gërmadhës ilire *Ulkianum,* në kohën romake *Ulpianum,* është vazhdimësi, mbase edhe zëvendësim i qendrës së fuqishme kishtare dardane të Ulpianës së shekujve të parë, kur shfaqen edhe martirët e parë dardanë të Ulpianës, Flori dhe Lauri.

Graçanica është një ndër objektet sakrale më të bukura të artit mesjetar, të periudhës Nemanide, në Kosovë e më gjerë. Ndërtimi me vlerë monumenti i takon stilit bizantino-kosovar. Objekti sakral është ndërtim i realizuar mbi rrënojat e një kishe të vjetër iliro-dardane nga shek. IV-VI. Edhe në vetë shkrimet serbe, si p.sh. në "*Letopis Gracanicki"* të botuar në vitin 1995 në Graçanicë, shkruan se ***manastiri i Graçanicës është ndërtuar në fillim të shek. XIV, në gërmadhat e një kishe të vjetër***, kuptohet iliro-shqiptare, kishë e ndërtuar mbi një bazilikë të vjetër të kohës së antiktitetit të vonë, që konsiderohet si ndërtim sakral katolik. Ndërsa, kisha e sotme e rindërtuar në Graçanicë u ndërtua në dekadën e dytë dhe të tretë të shekullit XIV.

Në dokumentet e shkruara, fshati përmendet në kartën e Graçanicës të mbretit Millutin të vitit 1321. Në defterin kadastral të Sanxhakut të Vushtrrisë të vitit 1566-74 ishin të regjistruar 115 shtëpi e 43 beqarë.

Gjatë historisë këtu ndërrohet popullata herë shqiptare, serbe, shqiptare dhe në fund serbe e shqiptare. Sipas një burimi historik -\Godišnjica Nikole Cupica, Beograd, 1894, fq. 318-332\, thuhet se para vitit 1759 manastiri i Graçanicës ishte i lënë shkret në mes të fshatit shqiptar, sepse atëherë në Graçanicë nuk kishte asnjë shtëpi serbe, por të gjitha shqiptare…. Mirëpo më vonë, për shkak të një sëmundjeje, kur gjysma e fshatarëve kishin vdekur, banorët e tjerë shqiptarë, sepse frikësoheshin, u shpërngulën, përveç tri shtëpive shqiptare, të cilat, edhe ato më vonë do të shpërnguleshin, si dhe një rome. Kështu, në fshatin e zbrazët, fillojnë të vendosen serbët nga fshatrat përreth. Edhe sot janë ruajtur ende disa mikrotoponime në gjuhën shqipe në trevën e fshatit Graçanicë, ndonëse ka pasur shumë, dhe ato qëllimisht do të jenë zëvendësuar me asosh sllave.

Pas vitit 1878, në këtë vendbanim, ishin vendosur edhe disa familje shqiptare muhaxhire, të dëbuara nga sanxhaku i Nishit, por ato ishin shpërngulur. Dëshmohet se në vitin 1905 ishin regjistruar 5 familje shqiptare muhaxhire dhe 5 familje rome muhaxhire.

Duke bërë falsifikimin e historisë, duke përvetësuar kishat iliro-shqiptare, politika serbomadhe edhe sot mundohet që këto para opinionit publik ndërkombëtar të painformuar, t'i paraqesë kinse kishat që kanë ekzistuar në shumë vendbanime iliro-shqiptare, si serbe. Për këtë ka botuar me qindra vëllime, ka përgatitur harta të shumta edhe në gjuhë botërore dhe i ka shpërndarë në biblioteka e arkiva të botës, por edhe diplomacive të shumta botërore. Këto teza të tyre antishkencore, pa kurrfarë baze shkencore, kanë shërbyer dhe ende shërbejnë si "dëshmi" për mbrojtjen e Kosovës kinse djep i serbizmit, e drejtë e tyre legjitime historike, si arsyetim i agresionit serb në vitet 1998-99, pastaj si arsyetim për formimin e zonave të mbrojtjes të kishave dhe të manastireve dhe, në fund, kinse Kosova ka qenë dhe është serbe. Por faktet flasin ndryshe, e vërteta është se kishat në Kosovë, sikurse edhe kjo e Graçanicës, ishin shqiptare. Edhe tradita shqiptare këto i ka ruajtur dhe mbrojtur, sepse i ka konsideruar dhe i konsideron edhe të vetat.

# Disa shtetarë shqiptarë në jetën politike e shoqërore të Afrikës Veriore në kohën e Perandorisë Osmane

Nuridin Ahmeti

Perandoria Osmane lindi nga një fis (bajrak) i vogël turk në Anadollinë Veriperëndimore dhe u rrit e u zhvillua me kontributet e shumë popujve (kombeve) etnike të Azisë së Vogël, Ballkanit, Kaukazit, Lindjes së Mesme dhe Afrikës Veriore.

Dihet mirëfilli se pjesë e kësaj Perandorie ka qenë edhe populli shqiptar, shumë pjesëtarë të të cilit, gjatë pesë shekujve të perandorisë, derdhen gjakun dhe djersën e tyre në të katër anët e perandorisë.

Shumë nga bijtë e Shqipërisë u inkuadruan në Perandorinë Osmane dhe ata, falë vitalitetit, aftësive, burrërisë dhe trimërisë, arritën të bëheshin figura të shquara e personalitete të mëdha në strukturat e perandorisë. Si dhe pse u ngritën shqiptarët në qarqet më të larta të hierarkisë së Perandorisë Osmane, ka qenë dhe mbetet objekt i analizave e studimeve të veçanta, por ky nuk është qëllimi ynë në këta rreshta.

Qëllimi ynë është që të paraqesim disa të dhëna për kontributin e disa personaliteteve shqiptare dhënë në Afrikën Veriore në kohën kur kjo pjesë e botës qeverisej nga Perandoria Osmane.

Tashmë është vërtetuar katërçipërisht se shqiptarët kanë kontribuar më shumë se gjithë popujt e tjerë për themelimin, zhvillimin, administrimin dhe mbrojtjen e Perandorisë Osmane. Kufomat e shqiptarëve të rënë në Bagdad e Jemen (Arabistan), Sudan e Tripoli (Afrikë), Tebriz (Kaukaz) dhe në dhjetëra vise të tjera aziatike… pushojnë bashkërisht, krah për krah, në varre monumentale të përjetshme.



Situata politike në Afrikën Veriore para çlirimit osman përshkohej nga luftëra dhe ndryshime ndërmjet fisesh e shtetesh, duke filluar nga Halifati Fatimij në Marok e deri tek memalukët turq, berberët, spanjollët etj. Vendi i parë që çliroi Perandoria Osmane në Afrikën Veriore, ishte Algjeria (1516), pastaj Libia (1516), Egjipti (1517) etj.

Një rol vendimtar për çlirimin e këtyre vendeve nga osmanët kanë luajtur vëllezërit me prejardhje shqiptare: - Hajredin, Uruxh, Iljas dhe Isak Barbarosa.

### Vëllëzërit Barbarosa
### 1. Hajredin e Uruç Barbarosa

Hajredini ishte djali i spahiut Jakub, i cili pas pushtimit të Midillisë, qe vendosur aty nga Ferixheja e Vardarit. Hajredini mendohet të ketë lindur në vitin 1478. Edhe pse quhej Hazer, ai u bë i njohur me emrat: Hajredin dhe Barbarosa, për shkak të ngjyrës së mjekrës (ngjyrë karote). Edhe vëllai i Hajredinit, Uruçi, nga perëndimorët është quajtur Barbarosa, e më pastaj edhe Hajredini është quajtur me këtë emër, kurse emrin Hajredin ia kishte vënë sulltan Selimi.

Hajredini kishte qenë një tregtar që bënte tregti në Midilli, Selanik dhe Egribaz. Mirëpo, pas shpëtimit të Uruçit nga ushtarët e Rodosit, këta dy vëllezër do të hynin nën mbrojtjen e Shehzade Karkutit. Shpërngulja e detyrueshme e myslimanëve nga Spanja për shkak të tiranive të spanjollëve, me qëllim që të merrnin perëndimin e detit Mesdhe, i kishte prishur marrëdhëniet e mëparshme me osmanët. Për këtë shkak, Uruçi dhe Hazeri ishin drejtuar nga pjesa perëndimore e detit Mesdhe kështu, që pas vitit 1504 ata filluan të paraqiteshin në brigjet e Afrikës Veriore. Dy vëllezërit kishin kërkuar një liman (port detar) të sigurt për arsyet e veta dhe bënë marrëveshje me Sulltanin e Tunizisë, Ebu Abdullah Muhamed b. Hasan (1495-1526) dhe më pastaj u vendosën në Kolkulvadi (La Galetta). Atëherë kur iu shtua numri i arsyeve, ata u zgjeruan deri në brigjet e Italisë. Pasi nuk ia dolën të merrnin Portin Baugie Bigjaje, vëllezërit Barbarosa në vitin 1503 pushtuan Djidjellin, i cili është mbi një siujdhesë. Banorët e këtij vendi Uruçin e shpallën sulltan. Kështu u vunë themelet e shtetit që do ta formonin vëllezërit Barbarosa në Afrikën Veriore.

Në një kohë vëllezërit Barbarosa kthehen në Midillia për të hyrë nën mbrojtjen e sulltan Selimit dhe me anë të Muhidelinit i dërguan sulltanit një dhuratë në Stamboll në vitin 1515. Pasi vëllezërit Barbarosa hynë nën mbrojtjen e osmanlinjve, pas vdekjes së krishterit Ferdinand (1516), e shfrytëzuan këtë rast dhe shkuan të ndihmonin popullin e Algjerisë dhe të Celoresë, e cila ishte në perëndim. Uruçin e shpallën sulltan të Celoresë dhe Algjerisë. Në vitin 1517 ata morën edhe Teresin dhe Tiensenin. Por, banorët e Tiensenit bënë marrëveshje me spanjollët dhe e rikthyen Tiensenin në vitin 1518, kur në këtë luftë ra dëshmor Uruçi. Pas Uruçit do të vijë në fron i vëllai, Hajredini. Lufta në Nisë ishte e ashpër dhe e fundit për Barbarosën. Barbarosa më 5 korrik 1546, pas një sëmundjeje të shkurtër, vdiq dhe u varros në turbën pranë medresesë, të cilën e kishte ndërtuar në Beshiktash (Stamboll).

Poetët e asaj kohe kanë thurur elegji historiografike për vdekjen e tij; në fund të njërës prej tyre thuhet: “Ka vdekur sunduesi i detit”.

Në kohën e Hajredinit detaria ka arritur kulmin në shtetin osman. Sipas burimeve thuhet se Barbarosa ka qenë shtatmadh, biond. Flokët, mjekra, vetullat dhe qerpikët i kishte të dendur. Kohën më të madhe të jetës e kaloi nëpër det. Ai dinte gjuhët: italiane, arabe, spanjolle dhe franceze. E pëlqente edhe muzikën. Në shkrimin në xhaminë që ka ndërtuar në Algjeri në vitin 1520 (prill), shkruante:

“Es-Sultanul Mucahid mevlana Hajreddin ibn el-Emir es-sehir el-mucahid Ebi Yusuf Ya’kub et-Turki”.

“Sulltani i luftëtarëve, zotëria ynë Hajredini, i biri i prijësit të qytetit luftëtar, Ebu Jusu, Jakub Turkut”.

### Për përkatësinë nacionale të vëllezërve Barbarosa

Filip Hiti dhe Hammeri, janë të mendimit se vëllezërit Barbarosa ishin me origjinë greke, i këtij mendimi është edhe Skënder Rizaj.

Kurse Dr. Munamed Mufaku, thotë: ”Ata (vëllezërit Barbarosa-N.A,) zakonisht përmenden si “turq” ose si “grek”, por në realitet ata janë prej një ishulli në Greqi të banuar me shqiptarë. Pra, autorët që konsiderojnë se vëllezërit Barbarosa ishin grekë a turq, nuk e kanë të qartë se elementi shqiptar përbënte një bazë të konsiderueshme të ishujve të Greqisë, si dhe të Greqisë kontinentale.”

Dy vëllezërit të tjerë të Hajredinit dhe Uruçit, ishin Iljasi dhe Isaku, të cilët së bashku dhanë një kontribut të madh në Afrikën Veriore.

### Sinan Pasha (1520-1596)

U lind në Shqipëri (1520) kurse vdiq në Stamboll (1596).

Ishte pesë herë kryevezir-sadriazem:

1. 1580-1582, dy vjet e dy muaj,
2. 1586-1591, dy vjet, tre muaj e njëzet e nëntë ditë,
3. 1593-1595, një vit, njëmbëdhjetë muaj e trembëdhjetë ditë,
4. 1595, katër muaj,
5. 1595-1596, katër muaj e dy ditë.

Në kohën e sulltan Sulejman Hanit doli nga oborri i sulltanit me gradën çashnegir.

Më vonë u emërua sanxhakbej në Tripoli, e pastaj vali në elajetin e Egjiptit. Sinan Pasha ka lindur në fshatin Topajan të Lumës.

Duke qenë në pozitë të sadriazemit, Sinan Pasha, më 1596, në moshën 90-vjeçare vdiq dhe u varros në turbën në lagjen Sedefçeler të Stambollit.

Dhjetë herë ka qenë në pozita të larta shtetërore.

Ndërtoi kalanë dhe xhaminë në Kaçanik. Si duket, la vakëfe edhe në Prizren. Ka gjasa të ketë qenë me origjinë nga Kosova. Ka ndërtuar medrese edhe në Jenishehir-Ajdin, në Malacara, në Stamboll etj..

### Merre Hysein pasha

U lind në Pejë dhe u vra në Stamboll(1624). Merre Hysein pasha ka qenë sadriazem dy herë:

Një herë midis viteve 1622-1622 dhe herën tjetër gjatë vitit 1623.

Njëmbëdhjetë muaj pas shkarkimit nga posti i sadriazemit, u vra në kohën e sundimit të sulltan Muratit IV, sepse autoriteti i tij i madh, siç njoftojnë burimet osmane, përbënte rrezik për shtetin.

Më 1619 u bë vali i Egjiptit, më 1626, pas Daut Pashës, iu dha pëlqimi të bëhej sadriazem. Ishte i aftë për të kontribuar, por pas 24 ditësh në krye të ministrisë (sadriazem), u largua, iku dhe u fsheh.

Për personat që do të burgoseshin dhe do të dënoheshin, njerëzve të vet zakonisht në gjuhën shqipe u thoshin: “merre”, prandaj u bë i njohur me këtë ofiq.

Për Merre Hysein pashën e dimë saktësisht se ishte me origjinë nga Peja. Ka lënë shumë institucione dhe vakëfe. Në Pejë ngriti xhaminë e Merre Hysein pashës, hamamin, ndërtuar më 1485, mejtepin, mullirin etj.

### Tarhonxhiu Ahmet pasha (1652-1653)

U lind në Shqipëri (1590). Para se të zgjidhej sadriazem, zuri poste të ndryshme të larta në administratën osmane. Në postin e sadriazemit ka qenë 9 muaj. Për herë të parë bëri buxhetin e shtetit osman dhe këtë shërbim e pagoi me kokë, - e varën në litar. Rridhte nga një familje matjane. Me ardhjen e tij në pushtet, gëzoi një autoritet të madh, kurse Hammeri për këtë njeri thotë: “Ishte njeri i fuqishëm dhe që nuk mund të mashtrohej, as me të holla dhe as me ryshfete të tjera”.

Pasi qeverisi një kohë në Egjipt, pas largimit nga puna, u burgos nga ana e Abdurrahman pashës. Edhe kur erdhi në Stamboll, u nënçmua shumë nga sadriazemi kurd Mehmet pasha.

### Ibrahim pasha

Ky qëndroi në Egjipt gjatë viteve 1662-1663. Në kohën e qëndrimit të tij në Egjipt, memlukët pësuan edhe një goditje të fortë nga vrasja e udhëheqësit të tyre Ahmet beu Boshnjaku, për se ata u shpartalluan me kohë.

### Meli Mansur-Hain Ahmet pasha (1490-1524)

Me prejardhje kopshtari, ushtarak i zoti, për shkak se në Misir shpalli pavarësinë e vendit, u quajt ”Hain” (tradhtar), punoi si sadriazem gjatë viteve 1523-1524.

### Mehmet pashë Dukagjini (?-1554)

Biri i Ahmet pashë Dukagjinit, ishte martuar me bijën e sulltan Selimit, shërbeu si vali i Misirit (Egjiptit - N.A.), vdiq në Stamboll.

### Muhi pasha

U bë bejlerbe i Tripolit më 1594. Ndonëse nuk qëndroi në krye të vilajetit më shumë se një vit, la gjurmë të thella në këtë vend. Në të vërtetë, me ardhjen e tij, u ndërpre plaçkitja e banorëve nga ana e jeniçerëve, për se edhe kadiu i Tripolit e informoi sulltanin për kënaqësinë e banorëve të vendit me drejtësinë e këtij shqiptari.

### Bali Çaushi

Ishte nga Janina. U dallua për qëndrimin e tij të gjatë në krye të pushtetit. Bali Çaushi ishte i ashpër ndaj të krishterëve, sidomos ndaj grekëve. Ai shkatërroi një kishë të grekëve dhe ndaloi kultivimin e ritualeve jashtë shtëpive, kurse disa të dhëna të tjera thonë se ishte qeveritar i guximshëm e i drejtë dhe kishte kujdes të vazhdueshëm për ndjekjen e njerëzve që shkelnin ligjin.




### Halil pashë Arnauti

Halil pasha arriti në Tripoli në prill të vitit 1673. Mirëpo, Bali Çaushi, si djalë i zgjedhur nga divani (këshilli i ushtarakëve), nuk ishte në gjendje të pajtohej me dëshirën e sulltanit që pushtetin në vend ta merrte përsëri bejlerbeu i ardhur nga Stambolli.

Prandaj ai e priti mirë Halil pashën, por i kufizoi shumë lëvizjet e tij, sa pothuaj mbeti në burg shtëpiak.

### Si përfundim

Nga sa u tha më lart, mund të përfundojmë se shqiptarët kanë luajtur një rol me rëndësi jo vetëm në pushtimin e trevave të Afrikës Veriore, por edhe në vendosjen e një administrate të qëndrueshme. Falë aftësive udhëheqëse të këtyre prijësve që u përmendën, kjo administratë do të vazhdonte deri atëherë kur këto vende të pushtoheshin nga Franca dhe Italia (1830).

---

* Pjesë nga punimi i diplomës i mbrojtur në Fakultetin Filozofik – Dega e Historisë – të Universitetit të Prishtinës.

---

*Literatura*

1. Joseph von Hammer, Historia turskog (osmanskog) carstva, I, II, III, Zagreb, 1976.
2. Filip Hiti, Histortija Arapa (Od najstarih vremena do danas), II izdanje, Sarajevë, 1973.
3. Stranford J. Shaw, Historia e Perandorisë Osmane dhe Turqisë Moderne, JSC, Tiranë,2006.
4. Skënder Rizaj, Kosova gjatë shekujve XV, XVI, XVII, Prishtinë, 1982.
5. Halil Inallxhik, Perandoria Osmane (periudha klasike 1300-1600), Gjilan, 2002.
6. Dr. Muhamed Mufaku, Shqiptarët në botën arabe, Rilindja, Prishtine, 1990.
7. Nexhip P.Alpan-Nesip Kaçi, Shqiptarë në perandorinë osmane, Tiranë, 1997.
8. Taha Mudevver, Andaluzia dhe perandoria osmane”, Shkup, 1999.
9. Sami Frashëri, Personalitetet shqiptare në Kamus Al-alam”, Shkup, 2002.
10. Dr. Hasan Kaleshi, Najstariji vakufskih dokumenti u Jugoslaviji na arapskom jeziku, Prishtinë, 1972.

**P.S.**

Ky punim përsëritet sepse në numrin e kaluar për shkak të një lëshimi teknik është botuar i përgjysmuar. Kërkojmë mirëkuptim nga lexuesit dhe autori i shkrimit.

*Redaksia*

# Kosova 8 vjet pas

Më 12 qershor 2007 mbushen plot 8 vjet që kur trupat e KFOR-it hynë në Kosovë , pas bombardimeve të vazhdueshme për plot 77 ditë pandërprerë të Aleancës Veriatlantike -NATO-s, në misionin e tyre të quajtur humanitar, për të ndaluar ndjekjen dhe spastrimin etnik të shqiptarëve nga Kosova.

Në historinë e mijëvjeçarit të dytë të Kosovës, ushtrinë serbe dhe pushtetin shtetëror serb mbi Kosovën e shporrën, për herë të parë Perandoria Osmane në vitin 1389, për herë të dytë Perandoria Austrohungareze në vitin 1915, për herë të tretë Perandoria Gjermane në vitin 1941, dhe për herë të katërt, të fundit dhashtë Zoti, "Perandoria Amerikane" - në vitin 1999.

8 vjet pas, në ditën e 12 qershorit, më bien ndërmend kujtimet e hidhura të periudhës më të vështirë të luftës në Kosovës, koha prej 24 marsit e gjer më 12 qershor 1999, si një nga shqiptarët e shumtë, që përjetuam vetë dhe pamë me sytë tanë këtë tmerr e terror të paparë në Kosovë – nga forcat paramilitare e ushtarako-policore serbe. Me të vërtetë ato 77 ditë të përjetuara në ankth, më sillen në kokë, çdoherë kur afrohet 12 qershori, një ditë me rëndësi të madhe historike për Kosovën. Shpeshherë mendohem, vallë a thua do të ishte më mirë të ishim larguar në atë kohë nga Kosova, sesa patëm mbetur të ngujuar dhe në ankthin e pritjes së vdekjes, që mund të vinte nga dita në ditë. Tani, pas kësaj distance kohore të kaluar, më duket që me të vërtetë kemi qenë të "çmendur", pse qëndruam dhe përjetuam në atë kohë tërë presionin psikologjik të luftës së Kosovës. Më mirë do të ishte sikur të ishim në një prej kampeve të refugjatëve në Shqipëri, Maqedoni, Malin e Zi, apo gjetkë në botë ose me pushkë në dorë në radhët e UÇK-së diku në mal., ndonëse, falë aktivitetit pacifist të strukturave të atëhershme politike që, në vend të masivizimit dhe favorizimit të luftës, propagandonin edhe më tej rezistencën pacifiste, që bëri që të zbehej dhe të dobësohej kjo rezistencë e armatosur e UÇK-së. Prizreni, në krahasim me qytetet e tjera të Kosovës, gjatë luftës në Kosovë ka përjetuar më pak dëme materiale dhe humbje në njerëz. Me siguri, kjo ishte dhunti nga Zoti i Madh, por edhe një karakteristikë tjetër e Prizrenit ka qenë se gjatë tërë periudhës së bombardimeve në vitin 1999, ka vepruar me plot sukses, me sulmet e befasishme guerile komandant Hoxha me njësitin e vet, i cili i shkaktoi humbje të mëdha në njerëz armikut serb dhe shkaktoi dëme materiale dhe solli kokëçarje të mëdha në radhët e tyre. Gjatë gjithë kohës sa ishim të ngujuar në qytet, pëshpëritej me të madhe se në qytet po vepronte një komandant me pseudonimin "Hoxha", pa e ditur se ai ishte shoku dhe kolegu që nga studimet e kaluara në Mitrovicë - Samidin Xhezairi, për mua një befasi e këndshme, pasi kisha mësuar se për shumë kohë gjendej me punë larg Kosovës, në Perëndim. Me të vërtetë takimi im me të, pas shumë vitesh, në namazin e parë të xhumasë në xhaminë e Bajraklisë, në Prizrenin e sapoçliruar, ashtu me uniformë dhe me armë në dorë, ka lënë përshtypje dhe mbresa të thella, që do t'i kem në kujtim përherë. U përshëndetëm dhe iu drejtova në shaka me fjalët:" a ti qenke ai "Hoxhë" fantazma i Prizrenit, a? Po pse ore, nuk ja çove selamin shokut tënd dhe kolegut në studime, që të të bashkohej"?

Çast më të pakëndshëm gjatë gjithë kohës së bombardimeve ka qenë dita kur ushtria dhe policia bënë bastisjen e shtëpive për t'i mbledhur të rinjtë shqiptarë dhe për t'i dërguar për të hapur kanale dhe istikame në afërsi të kufirit shqiptaro-shqiptar. Vetëm një Zot i Madh na shpëtoi për të mos rënë në duart e tyre, së bashku me nipat e mi, që ishim strehuar në një vend prapa shtëpisë; edhe pse u afruan shumë afër, nuk na diktuan. Pas këtij aksioni plot 30 ditë të tjera kam kaluar në burg shtëpiak, pa dalë fare gjer në muzgun e 12 qershorit 1999.

13 qershor 1999, ka qenë një ditë e cila do të mbetet e shënuar me shkronja të arta në historinë më të re të qytetit të Prizrenit, ditë kur trupat e KFOR-it gjerman hynë në Prizren; ka qenë një ditë që vetëm mund të përjetohet dhe assesi të përshkruhet, ai erupsion i shpërthimeve të vullnetit të qytetarëve prizrenas pas plot 77 ditësh të ngujimit dhe të pritjes në ankth të lirisë. Gjatë gjithë jetës sime, kanë qenë tri ngjarje që më kanë mbetur në kujtesë dhe kanë lënë mbresa të përhershme: e para, dita kur kam kryer shërbimin ushtarak në ish-armatën jugosllave; e dyta, dita kur kam diplomuar në fakultet dhe, e treta, dita kur kam përjetuar çlirimin e qytetit tim dhe të Kosovës në përgjithësi. Kjo ditë, 13 qershori 1999, për babën tim ishte gëzimi dhe çasti i dytë i përjetimit të çlirimit të qytetit të Prizrenit nga ushtria gjermane - hera e parë ka qenë viti 1941, kur Qazim Bllaca së bashku me trupat gjermane nga Ferizaj, kishin hyrë dhe kishin çliruar Prizrenin nga ushtria serbe, e cila kishte nisur ta digjte qytetin, dhe - hera e dytë ishte përjetimi i tij në moshë të shtyrë i çlirimit të Prizrenit, më 13 qershor 1999, përsëri nga ushtria gjermane.



Si sot më kujtohen fjalët e babait tim, për ngjarjen e rrëfyer në fillim të vitit 1944 në Prizren. Atë ditë në Shatërvan të Prizrenit para masës së tubuar të popullatës së qytetit, kishte dalë me një fjalim koloneli Shmithuber i divizionit "Skënderbe": "Dëgjoni këto fjalët e mia, të dashur qytetarë shqiptarë të Prizrenit, le ta dini, gjersa të jetë e pranishme këtu këmba e gjermanit, këtu do të jetë Shqipëri, atë ditë që këmba e gjermanit do të largohet prej këtu, do të kthehet prapë Serbia (Jugosllavia)". Me të vërtetë ashtu ndodhi, nuk kaluan as 6 muaj, në nëntor të vitit 1944, përsëri u kthye Serbia (Jugosllavia). Këtu nuk mund të mos përmend as hoxhën dhe atdhetarin e dalluar prizrenas - Hafëz Abdullah Sagdat, ish-major për çështje fetare në divizionin "Skënderbe", i cili gjatë gjithë jetës së tij, nuk ka folur për të kaluarën e tij, pasi ka qenë përherë i anatemuar nga komunistët, dhe, falë fshatarëve të Kabashit të Prizrenit, të cilët e kishin fshehur dhe strehuar, ka arritur të shpëtojë dhe më vonë, pas amnistisë së përgjithshme të asaj kohë, është lënë të jetonte i qetë. Në një çast, pak para se të ndërronte jetë, në një të pame, e kërkuan nga hafëzi i nderuar, i cili ka jetuar plot 80 vite, t'u tregonte, çastet më të lumtura të jetës. Hafëzi i nderuar qe përgjigjur me këto fjalë: "Gjatë jetës sime 80- vjetëshe, vetëm gjatë 3 vjetve kam përjetuar çastet më të lumtura, dhe kjo në periudhën e viteve 1941-1944, kur kanë qenë gjermanët, dhe kur kemi qenë së bashku me Nënën Shqipëri".

Ne shqiptarët në përgjithësi do të jemi përherë falënderues për ndihmën e ofruar të aleatëve tanë dhe asnjëherë nuk do të harrojmë çastet më të vështira në historinë më të re të Kosovës si dhe misionin humanitar të tyre që ndërmorën për shpëtimin e popullit shqiptar të Kosovës.

Në përfundim të këtij shënimi të përvjetorit, shkrimin dua ta përmbyll me fjalët e ish-Presidentit amerikan - Bill Klinton, njeriut më të merituar për ndihmën dhënë popullit shqiptar, nën udhëheqjen e të cilit u ndërmor aksioni humanitar në Kosovë për ndaljen e spastrimit etnik të shqiptarëve të Kosovës: "Nuk do të lejojmë më që në Evropë njeriu të vritet vetëm për shkak të mënyrës se si I lutet Zotit. Njeriu nuk do të vlerësohet vetëm për shkak të përkatësisë etnike, racore, fetare, por për karakterin dhe devotshmërinë ndaj Zotit dhe humanitetin e treguar ndaj popujve të tjerë".

***Faik Miftari***

*Këshilli i Bashkësisë Islame në Kamenicë*

# Këshill që premton konsulidim të shpejtë

### Disa të dhëna për historikun e Kamenicës

Komuna e Kamenicës ka një pozitë të rëndësishme gjeografike. Rëndësia e saj manifestohet në funksionin e lidhjeve që ka kjo komunë me pjesët tjera të Kosovës dhe jashtë saj, sidomos me Serbinë.

Territori i kësaj komune shtrihet në pjesën lindore të Kosovës. Ajo ka një sipërfaqe prej 532 km ku përfshin 76 qendra banimi: 39 vendbanime shqiptare, 9 vendbanime të përziera dhe 28 vendbanime me popullatë serbe që gjithsej popullata e përgjithshme është afro 60.000 banorë.

Komuna e Dardanës në perëndim dhe jugperëndim kufizohet me komunën e Prishtinës, të Artanës (Novobërdën) dhe të Gjilanit. Ndërsa anët tjera të saj kufizohen me disa komuna të Serbisë, në veri me komunën e Medvegjës, në verilindje me komunën e Vranjës dhe në lindje dhe juglindje me komunën e Bujanocit.

Distanca e qendrës së komunës nga qendra rajonale-Gjilani është 30 km, ndërsa nga qendra e Kosovës-Prishtina është rreth 75 km, por në drejtim të Prishtinës mund të shkohet edhe rrugës më të shkurtër, nëpër Artanë (Novobërdë) - Llabjan, në të dy drejtimet rruga shkurtohet për 50 km.

Nëpër territorin e kësaj komune kalon edhe rruga magjistrale Bujanoc-Gjilan.



*Xhamia më e madhe në komunën e Kamenicës është xhamia e vjetër e Kamenicës e ndërtuar më 1981, që ka përmasat 15x15 metra. Minarja është e gjatë 35 metra.*



Në territorin e kësaj komune bëjnë pjesë edhe krahinat etnogjeografike si Gallapi, Hashania dhe pjesa e Moravës së Poshtme etj.

Konfiguracioni i territorit ka më shumë tiparet e relievit malor dhe disa pjesëve të ulëta, kryesisht luginave të lumenjve dhe ndonjë rrafshnaltë.

Territori i saj ka një klimë të mesme kontinentale të gërshetuar me elementet e klimës malore në viset më të larta.

### Disa të dhëna për historiku e Këshillit të BI-së të Kamenicës

“Megjithëqë jeta dhe aktiviteti fetar në rrethin tonë është i hershëm apo që nga ardhja e Perandorisë Osmane në këto troje, e kjo dëshmohet më së miri me xhamitë që në këtë rreth janë mjaft të hershme (dy xhamitë e para në komunën tonë janë të shekullit XVII - xhamia e Hodonocit (1686), xhamia e Topanicës (1700), këshilli i Bashkësisë Islame të Kamenicës është themeluar më 1952. Deri në këtë kohë territori i këshillit tonë ka qenë i administruar nga Këshilli i Bashkësisë Islame të Gjilanit - na tha në fillim kryetari i KBI-së të Kamenicës, Bejtullah ef. Hashani, i cili vazhdoi:

“Tani Këshilli i Bashkësisë Islame veprimtarinë e vet e zhvillon në territorin administrativ të komunës së Kamenicës, ku kemi 26 xhami.

Në 20 xhami zhvillohet aktiviteti fetar normalisht, ndërsa 6 janë pasive, nuk punojnë në mungesë xhematit, pasi popullata e këtyre lokaliteteve është e shpërngulur nëpër qendrat tjera më të banuara, kryesisht nëpër qytete. Xhamitë pasive janë në fshatrat rurale nga të cilat fshatra banorët sidomos pas luftës në kërkim të një jete më të mirë kanë migruar në qendrat urbane, kryesisht në Gjilan, Kamenicë po edhe në lokalitete tjera”.

## Prona e vakëfit

Lidhur me interesimin tonë për vakëfet e KBI-së, Bejtullah efendiu thotë:

"Ne si këshill nuk kemi prona që na sjellin të hyra. Këshilli i Bashkësisë Islame i Kamenicës, në pronësi kemi 22 hektar tokë në të gjitha xhamitë, që kryesisht janë oborre të xhamive dhe vende të varrezave. Këto prona nuk sjellin fare të hyra për KBI-në".

Më tutje, Bejtullah efendiu sqaron: "Mirëpo mendoj që në të ardhmen të krijojmë vakëfe që sjellin të hyra, që të krijohen mundësi për të zhvilluar aktivitetin tonë në kushte më normale.

## Pronat e xhamive në KBI-së të Kamenicës

- Xhamia e Topanicës .........1 hektar e 55 arë;
- Xhamia e Hodonocit .........1 hektar e 85 arë;
- Xhamia e Rogaçicës .........58 arë;
- Xhamia e Hogoshtit ..........2 hektar e 24 arë;
- Xhamia e Zajqecit ...........9 hektar e 58 arë;
- Xhamia e Busavatës .........2 hektar e 16 arë;
- Xhamia e Krilevës ...........1 hektar e 55 arë;
- Xhamia e Tuxhecit ...........1 hektar e 35 arë;
- Xhamia e Zhujës ............1 hektar e 10 arë.

## Centralizimi sfida e parë e këshillit

Pyetjes sonë për anëtarësinë, kryetari i KBI-së të Kamenicës, Bejtullah efendiu iu përgjigj:

"Duke u bazuar në udhëzimet e Kryesisë së BI dhe në nevojën që edhe këshilli ynë të hyjë në sistemin unik të pagesës së anëtarësisë pas shumë takimeve që kemi pasur me imamë Këshilli i BI këtë vit ka vendosur që të fillojë me sistemin unik të pagesë së anëtarësisë. Është e kuptueshme që një hap i tillë në fillim është parë me skepticizëm por në fund ka mbizotëruar mendimi që një vendim i tillë është paksa i vonuar. Kur jemi tek sistemi unik i anëtarësisë duhet potencuar faktin se një kontribut të jashtëzakonshëm ka dhënë imami i fshati Karaçevë e Poshtme Bujar ef. Fera, i cili njëherësh është edhe anëtarë i Këshillit të BI. Bujari është angazhuar pa asnjë hezitim që sa më parë ta marrim këtë vendim dhe të fillojmë me zbatimin e tij. Bujari jo vetëm në këtë rast por është një ndër aktivistët më të mëdhej të këshillit i cili angazhohet për zbatimin e vendimeve të organeve të BIK."

Më tutje duke folur për rëndësinë e centralizimit Bejtullah efendiu thotë:

"Mendojmë se me centralizimin i anëtarësisë, do të përmirësohet sado pak gjendja e rëndë financiare. Prandaj, centralizimi i anëtarësisë është sfida e parë e këshillit me të cilin do të përballemi së shpejti dhe presim të dalim me sukses, sepse ne me këtë edhe e faktorizojmë rolin e imamit, të ridimensionojmë raportet imam - xhematë, dhe imamë -Këshill e anasjelltas. Me gjithë vështirësitë që kemi në fillim shpresojmë që do ja dalim mbar, madje ne në këtë drejtim presim edhe ndihmën e organeve të Bashkësisë Islame të Kosovës".

## Këshilli aktual i Bashkësisë Islame i Kamenicës

*(drejtuesit)*
- Bejtullah Hashani;
- Bujar Fera;
- Mehmet Morina;
- Remzi Kastrati;
- Muhamed Dërmaku;
- Nazmi Sylejmani;
- Eshref Cakolli;
- Xhemush Biçku;
- Hamdi Morina;

*Punonjës të administratës:*
- Milaim Behluli - sekretar dhe arkëtar

## Këshilli i Bashkësisë Islame ka bashkëpunuar ngusht me Kuvendin komunal

Ajo që duhet potencuar si një zhvillim pozitiv është se pas luftës është se Këshilli i Bashkësisë Islame ka bashkëpunuar ngusht me Kuvendin komunal. E themi këtë ngase pushteti komunal në regjimet e mëhershme sidomos kur ka qenë Kamenica ka pas një qëndrim armiqësor ndaj fesë islame. Për ne janë ende të freskëta peripecitë për ndërtimin e xhamisë në Kamenicë. Atë kohë as që dëshironin të dëgjonin. Ndërsa tani Kuvendi komunal pos që ka qëndrim konstruktiv është interesuar që të kuptoj drejt nevojat e Këshillit e BI. Kuvendi komunal ne si këshill na ka përkrah duke na nda troje për ndërtimin e xhamive ashtu edhe në ndarjen e trojeve për ndërtimin e xhamive aty ku është e nevojshme.



*Bejtullah ef. Hashani - kryetar*

Këtu duhet të përmendim kontributin e kryetarit të asamblesë komunale z. Shapi Surdullit i cili ka dhënë një kontribut të çmuar në bashkëpunim ndërinstitucional.

Këtu duhet përmendur faktin që në Kamenicë pas lufte Kuvendi komunal ka ndarë truall për ndërtimin e xhamisë, xhamia tash veç është ndërtuar vetëm presim inaugurimin e saj zyrtarë, pastaj ndarjen e truallit për ndërtimin e selisë së këshillit si dhe ndarjen e truallit në Shipashnicën e Ultë etj.

Shpresoj që ky bashkëpunim do të vazhdoj edhe në të ardhmen.

*Bejtullah ef. Hashani*

## Organizimi i këshillit

"Këshilli i Bashkësisë Islame i Kamenicës edhe pse funksionon si këshill që nga viti 1952 ende nuk ka arritur të marrë vetën në aspektin e organizimit të duhur sidomos kur është fjala për administratën e Këshillit. Kjo ka ndodhur për shkakun se ne si Këshill nuk kemi pasur pasuri që sjell të



*Milaim ef. Behluli - sekretar*

hyra dhe nuk kemi pasur të centralizuar anëtarësinë. Përderisa xhamitë në këshillin tonë kanë qenë të mbuluara me imamë dhe atë me përgatitje profesionale të mirë, për administratën e këshillit kjo nuk mund të thuhet. Këtë e argumenton më së miri e dhëna që ne në këshill ende nuk kemi kryeimam e as arkëtar. Pra ata që e njohin mirë realitetin në Këshillin e Kamenicës kjo është e kuptueshme ngase ne deri në vitet e 80 të shekullit të shkuar nuk kemi pasur as xhami në Kamenicë. Pas shumë peripecive arritëm që të bëjmë xhaminë në vitet e 80 të shekullit të shkuar." – na tha sekretari i Këshillit Milaim Behluli dhe vazhdoi:

"Me këtë dua të bëjë të qartë se kompletimi i administratës së këshillit me gjithë vullnetin e mirë deri tash thuajse ka qenë i pa mundur për shkak të mungesë së mjeteve financiare. Por shpresojmë që me fillimin e centralizimit të anëtarësisë dhe me krijimin e bazës materiale edhe ne si këshill do të bëjmë kompletimin e administratës, ku do të angazhojmë kryeimamin dhe arkëtarin."- thotë sekretari i KBI-së të Kamenicës, Milaim ef. Behluli.

Në interesim tonë për numrin e xhamive dhe numrin e të punësuarve në Këshill Milaim efendiu na tha: "Nga 26 xhami sa kemi në këshillin e BI të Kamenicës 20 sosh janë aktive dhe kanë imamë të rregullt, ndërsa 6 janë pasive për




*Xhamia më e vjetër*

*Xhamia e parë e ndërtuar në komunën e Kamenicës i përket shekullit XVII dhe kjo është xhamia e Hodonocit, e ndërtuar në vitin 1686, pastaj vjen xhamia e Topanicës (1700) dhe më tutje xhamia e Zajqecit (1790) dhe xhamia e Desivojcës (1816) etj.*

shkakë të shpërnguljes së popullatës nga viset rurale. Myezin të rregullt nuk kemi; detyrën e myezinit e kryejnë vullnetarë, kryesisht xhematlinj vendës. Kështu, në këshillin e Bashkësisë Islame të Malishevës kemi të punësuar gjithsej 21 punëtorë:

- 20 imamë
- 1 punëtor administrativ"

### Xhamia e Zajqecit objekt monumental

Xhamia në fshatin Zajqec e ndërtuar më 1790, është ndër objektet e rralla në komunën e Kamenicës që ka statusin e objektit monumental. Për vlerat që ngërthen në vete kjo xhami nga Instituti rajonal për mbrojtjen e Trashëgimisë Kulturore në Gjilan, është evidentuar si monument me vlera kulturore e historike.

Meqenëse objekti i xhamisë është dëmtuar nga dhëmbi i kohës sepse nuk është trajtuar siç duhet në organizim të xhematit të fshatit Zajqec, parashihet që këtë vit të kryhet meremetimi dhe restaurimi i kësaj xhamie.

### Dëmet e shkaktuara gjatë luftës në KBI-në e Kamenicës

Për dëmet e shkaktuara në luftën e fundit, sekretari Milaim ef. Behluli thotë:

"Sa i përket dëmeve të shkaktuara gjatë luftës ne fatbardhësisht krahasuar me këshillat tjerë kemi pasur dëme shumë më pak.

Kështu gjatë luftës forcat serbe dogjën xhaminë në Petrit (ish-Petroc) dhe nga granatimet e forcave serbe është demoluar xhamia në Kranidell.

### Jeta fetare

Për zhvillimin e veprimtarisë fetare në territorin e KBI-së të Kamenicës, kryetari Bejtullah ef. Hashani thotë:

"Me gjithë vështirësitë, jeta fetare dhe organizimi i jetës fetare, në këshillin, ka njohur rezultate fillestare,

Aktiviteti dhe jeta fetare në Këshillin e Bashkësisë islame të Kamenicës zhvillohet në 20 xhami, në 16 xhami falen pesë kohë të namazit, kurse në katër xhami të tjera falet vetëm namazi i xhumasë.

Në të gjitha xhamitë aktive imamët, krahas faljes së namazit dhe mbajtjes së derseve e hytbeve, kohët e fundit një vëmendje e posaçme i është kushtuar mbajtjes së mësimbesimit me grupmosha të reja."

Bejtullah efendiu më tutje thotë: "Ndërsa në xhamitë e tjera mësimbesimi mbahet gjatë stinës së pushimeve verore dhe gjatë muajit të Ramazanit, kur interesimi i nxënësve është më i madh".

Ndërsa duke folur për aktivitetet tjera në kuadër të Këshillit sekretari Milaim Behluli shprehet: "Edhe tek ne, me rastin e festave fetare, siç janë mevludi, hixhreti-viti i ri i myslimanëve, israja e miraxhi dhe sidomos Ramazani - kemi organizuar aktivitete kushtuar këtyre ngjarjeve të rëndësishme të fesë islame. Përveç organizimeve solemne, kemi mbajtur edhe ligjërata e tribuna tematike, për të cilat interesimi i xhematit dhe i besimtarëve ka qenë i mirë".

Ai më tutja thotë: "Është me rëndësi të ceket se vitin e kaluar u ndërtua edhe xhamia tjetër në qytetin e Kamenicës falë angazhimit të Kryesisë së Bashkësisë Islame dhe donatorëve nga Arabia Saudite. Xhamia ka qenë më se e domosdoshme për këtë qytet pasi xhamia e vjetër nuk mund të përfshinte gjithë xhematin ditëve të xhumasë, pasi dita e xhuma është ditë tregu.



*Bujar ef. Fera - aktivist i dalluar i Këshillit*

Në këtë xhami përfshihen dy lagje mjaft të banuara, lagjja "Malsia" dhe "Iliria", që ka ndikuar dukshëm në zbutjen e situatës dhe është pritur kënaqshëm nga xhemati".

### Xhamitë që mbajnë mësimbesim të rregullt

| *Xhamia* | *Numri i vijuesve të mësimbesimit* |
|---|---|
| - xhamia në Topanicë | 40 |
| - xhamia në Koretin | 25 |
| - xhamia në Petrit | 25 |
| - xhamia në Karaçevë të Poshtme | 25 |

### Xhamitë ku mësimbesimi mbahet gjatë verës dhe gjatë Ramazanit

- xhamia e madhe në Kamenicë
- xhamia në Karaçevë të Epërme
- xhamia në Hodonoc
- xhamia në Muçiverc

### Xhamitë ku mësohet leximi i Kuranit (hatme)

- xhamia në Rogaçicë
- xhamia në Hogosht
- xhamia në Shipashnicë të Epërme

### Xhemati më i organizuar

Për organizimin e xhematit në KBI-në e Kamenicës, zyrtarët na thanë:

"Është vështirë të dallohen xhematet për sa i përket organizimit të tyre, për shkak se çdo xhemat bën përpjekje që të organizohet brenda mundësive të veta. Megjithëkëtë, vlen të veçohet xhemati i xhamisë në Kamenicë, pastaj xhemati i Topanicës, i Petritit, Muçivercit etj.

### Imamët në xhemat

"Në përgjithësi, pothuaj të gjithë imamët e KBI-së të Kamenicës, janë të pranishëm në xhemat, aty ku e kërkon nevoja, si në raste gëzimi, dhe pikëllimi. Në këtë drejtim më aktiv dhe më të dalluarit janë Nazim ef. Sylejmani, Bejtullah Hashani, Hamdi Morina etj – thonë zyrtarët e Këshillit".

### Nazmi ef. Sylejmani është shembull për të gjithë

Në pyetjen tonë për imamin e dalluar zyrtarët e KBI u përgjigjën: "Të gjithë imamët janë të angazhuar në misionin e tyre dhe kanë dhënë një kontribut të çmuar, por imami i fshatit Topanicë Nazmi ef. Sylejmani me përkushtimin në kryerjen e misionit të imamit është shembull për të gjithë. Nazmi efendiu ka dhënë një kontribut të çmuar në mësim besim me grup mosha të reja, pastaj Nazmi efendiu është edhe organizator i mirë i xhematit, njihet si një aksionist i madh i cili me angazhimin e tij dhe me përkrahjen e xhematit ka bërë meremetimin e xhamisë. Mulla Nazmia është i pranishëm edhe në xhemate".


*Imami veteran*
*Abdurrahamn Basha (1939) nga fshati Hodonoc, i cili detyrën e imamit e ka kryer prej vitit 1960 deri në pension.*

### Bamirësi

- Haxhi Gani Sermaxhaj, i cili ka dhënë një kontribut të jashtëzakonshëm në ndërtimin e parë në Kamenicë.

### Të arriturat e këtij Këshilli

Ndër të arriturat e këshillit zyrtarët e KBI-së përmendin këto:
- ndërtimi i xhamisë në Kamenicë;
- ndërtimi i xhamisë në Petrit;
- marrja e vendimit për centralizimin e anëtarësisë.

### Sfidat

- Krijimi i vakëfeve të reja, të cilat do ta përmirësonin gjendjen e rëndë financiare të këtij këshilli.
- Ndërtimi i selisë së këshillit.

### Angazhimet për të ardhmen

- centralizimi në mbarë territorin e këshillit të BI-së të Kamenicës,
- inkuadrimi i kuadrove me arsim të lartë,
- angazhimi në ngjalljen e jetës fetare,
- aktivizimi i forumit të gruas.

# Pasqyrë përmbledhëse për xhamitë e KBI të Kamenicës

| Nr. | Emri i xhamisë | Viti i ndërtimit | Emri e mbiemri i imamit | Përgatitja profe-sionale e imamit | Sa kohë të namazit falen brenda ditës |
|---|---|---|---|---|---|
| 1 | xhamia në Hodonoc[1] | 1686 | Burhan Morina | | 5 |
| 2. | xhamia në Topanicë[2] | 1700 | Nazmi Sylejmani | e mesme | 5 |
| 3. | xhamia në Zajqec | 1790 | | e mesme | 5 |
| 4. | xhamia në Desivojcë[3] | 1816 | Faik Murati | e mesme | vetëm xhumaja |
| 5. | xhamia në Zhujë[4] | 1816 | | | |
| 6. | xhamia në Vriqec[5] | 1826 | | | |
| 7. | xhamia në Rogaçicë[6] | 1839 | Fehmi Leci | superiore | 5 |
| 8. | xhamia në Krilevë | 1846 | Nezir Fetiu | | vetëm xhumaja |
| 9. | xhamia në Karaçevë e Ultë[7] | 1880 | Bujar Fera | e mesme | 5 |
| 10. | xhamia në Koretin[8] | 1880 | Mehmet Morina | superiore | 5 |
| 11. | xhamia në Karaçevën e Epërme[9] | 1883 | Remzi Kastrati | | 5 |
| 12. | xhamia në Hogosht[10] | 1885 | Xhemush Biçku | superiore | 5 |
| 13. | xhamia në Meshinë[11] | 1886 | | | |
| 14. | xhamia në Svircë[12] | 1890 | | | |
| 15. | xhamia në Tuxhec[13] | 1890 | Ekrem Kosumi | e mesme | 5 |
| 16. | xhamia në Shipashnicën e Epërme[14] | 1900 | Ferid Dërmaku | e mesme | 5 |
| 17. | xhamia në Poliçkë[15] | 1908 | Besim Vokshi | | vetëm xhumaja |
| 18. | xhamia në Kranidell | 1928 | Fikret Mujaj | | vetëm xhumaja |
| 19. | xhamia në Muçiverc[16] | 1935 | Bejtullah Hashani | e mesme | 5 |
| 20. | xhamia në Dajkoc | 1935 | | | |
| 21. | xhamia në Busavatë[17] | 1938 | Abdulfetah Beqiri | | |
| 22. | xhamia në Kopernicë[18] | 1938 | Ismet Avdiu | e mesme | 5 |
| 23. | xhamia në Kamenicë[19] | 1981 | Hamdi Morina | superiore | 5 |
| 24. | xhamia në Petrit[20] | 2002 | Jonuz Ramadani | superiore | 5 |
| 25. | xhamia në Shipashnicën e Poshtme[21] | 2002 | Fatmir Bunjaku | e mesme | |
| 26. | xhamia e re në Kamenicë | 2006 | Eshref Cakolli | superiore | 5 |

*Fusnotat:*

1. Xhama është rindërtuan më 1978, ndër është meremetuar më 2003.
2. Është rindërtuar më 1970, ndërsa është meremetuar më 2005.
3. Minarja i është ndërtuar më 1972.
4. Xhami është jo aktive.
5. Xhamia është joaktive.
6. Është rindërtua më 1979 ndërsa është meremetuar më 2005.
7. Është rindërtuar dy herë më 1958 dhe 1990 ndërsa është meremetuar më 2005.
8. Është rindërtuar më 1967.
9. Më 1964 i është ndërtuar minarja, ndërsa më 1998 është rindërtuar.
10. Është rindërtuar më 1968.
11. Xhami është jo aktive.
12. Xhami është jo aktive.
13. Xhami është meremetuar 2005.
14. Është rindërtuar më 1966 ndërsa është meremetuar më 2003.
15. Është rindërtuar më 2005.
16. Është rindërtuar më 2001.
17. Është rindërtuar më 1977.
18. Minarja i është ndërtuar më 1963.
19. Është meremetuar më 2005.
20. Xhamia është jo aktive.
21. Minarja i është ndërtuar më 2006.



*Xhamia e re në Kamenicë*

*Përgatitën:* ***S. Bajgora***
***R. Shkodra***

*(Në numrin e ardhshëm bëjmë prezantimin e KB Islame të Vitisë)*

*Në Prizren*

# U mbajt tryeza shkencore "Mesazhet e Lidhjes Shqiptare të Prizrenit në raport me realitetin shqiptar sot"

Në kuadër të shënimit të 129 vjetorit të Lidhjes Shqiptare të Prizrenit, Kryesia e BI të Kosovës më 12 qershor 2007, në Prizren ka mbajtur Tryezën shkencore " Mesazhet e Lidhjes Shqiptare të Prizrenit në raport me realitetin shqiptar sot", në të cilën me kontribute u paraqiten studiues të fushave të ndryshme nga Kosova e Shqipëria, të cilët sollën të dhëna të reja për Lidhjen e Prizrenit si dhe për personalitetet kryesore të Lidhjes që lanë emër të paharruar në historinë e populli shqiptarë.

Në kuadër të Tryezës, u lexuan 17 kumtesa shkencore nga historiane që kishin ardhur nga vende të ndryshme të Kosovës e Shqipërisë, si dhe një himnizim nga poeti ynë i njohur Enver Gjerqeku të cilët në dy seanca paraqitën rezultatet më të reja kushtuar LSHP nga këndvështrime të ndryshme duke ndriçuar kështu edhe disa segmente deri tash të panjohura për Kuvendin e LSHP-së.

Pas fjalës përshëndetëse që e mbajti Myftiu i Kosovës Mr. Naim Tërnava i cili i përgëzoj studiuesit për punën e tyre u shprehu përkrahje në misionin e tyre, duke u premtuar se edhe në të ardhmen BI do të organizoj e do të mbështes aktivitetet shkencore e kulturore.

Seanca e paradites u hap me kumtesën e Dr. Pajazit Nushit: "Lidhja Shqiptare e Prizrenit pas 129 viteve" i cili në fillim të kumtesës së tij duke folur për ndikimin e kësaj ngjarjeje të rëndësishme për historiografinë tonë tha: "Realiteti shqiptar 129 vjet pas Lidhjes Shqiptare të Prizrenit është një temë, e cila ka të bëjë në rend të parë me zhvillimin e mendimit politik. Në kuadrin e zhvillimit të mendimit politik shqiptar në relacionin kohor prej vitit 1878 deri në vitin 2007 me të drejtë parashtrohet pyetja: "çfarë janë raportet ndërmjet mesazheve të LSHP dhe realitetit shqiptar sot"? Natyrisht, harku kohor prej 129 vjetësh është i largët dhe përgjigja në këtë pyetje nuk do mund të gjendej sikur t`i bëjmë vështrim kronologjik zhvillimeve politike, ekonomike, sociale, kulturore e psikologjike të shqiptarëve, sepse shqiptarët gjatë gjithë kësaj kohe kanë krijuar historinë e kombit të tyre dhe realiteti i tyre sot është produkt i historisë së ndërlikuar kombëtare dhe ndërkombëtare. Por, edhe ky produkt i vënë në pozicion të rëndë dhe pak të çuditshëm edhe gjurmuesit e zhvillimit të mendimit politik e historik të shqiptarëve gjatë kësaj kohe prej 129 vjetësh. Në këtë vazhdë të mendimit edhe autori i këtyre rreshtave, sikur edhe gjurmuesit e tjerë, u gjend ndërmjet të vdekurve, të cilët para më shumë se një shekull kishin përpiluar historinë e LSHP dhe kishin lënë për pasardhësit mendime, qëndrime dhe vizione të gjalla dhe të gjallëve, të cilët edhe pas kaq shumë kohësh nuk kishin arritur që të realizojnë plotësisht mesazhin për pavarësi politike të kombit shqiptar, për të drejtën e tij për të jetuar dhe zhvilluar në shtetin e vet dhe për emancipim kulturor të shqiptarëve në kuadrin e shtetit të përbashkët të tyre. Këto tri mesazhe kryesore të Lidhjes Shqiptare të Prizrenit edhe sot e kanë




ruajtur aktualitetin e tyre. Prandaj, sa i largët është viti 1878 i LSHP, aq i afërt është vështrimi i raportit ndërmjet mesazheve të kësaj organizate politike e ushtarake të parë të shqiptarëve dhe përpjekjeve e luftërave të shqiptarëve për të drejtën e tyre për pavarësi politike, për zhvillim të pavarur dhe sovran dhe për emancipim kulturor të përgjithshëm dhe kombëtar".

Ndërsa historiani i njohur nga Tirana, dr. Gazmen Shpuza u paraqit me kumtesën "Përmasat historike të LSHP" ndër të tjerat në fillim të kumtës së tij veçoi:

"Tema e Tryezës "Mesazhet e Lidhjes Shqiptare të Prizrenit në raport me realitetin shqiptar sot" është mjaft e qëlluar për vetë momentet vendimtare që po kalon çështja jonë kombëtare. Për t'u lexuar në të gjithë thellësinë dhe gjerësinë e vet kumtet që na vinë nga vitet 1878-1881duhet të kemi një përfytyrim të plotë rreth përmasave të Lidhjes së Prizrenit në rrafsh gjeografik, në rrafsh ideor dhe në rrafsh shoqëror, duke filluar nga ditët e para të Kuvendit të Prizrenit dhe nga qëndrimet politike të pjesëmarrësve që në vendimet më të para të miratuara në të. Në studimet tona këto përmasa deri më








tani jepen jo pak të cunguara. Për t'u bindur lidhur me ketë fakt mjafton t'u drejtohemi vendimeve, që u morrën në Kuvend, vendime të injoruara deri vonë dhe tash së fundi të kaluara kalimthi. Ndihmesën që ka dhënë Kosova në zhvillimin e këtyre ngjarjeve ata e ngushtojnë vetëm në kontributin e banorëve të këtyre trevave veçse në rrafsh luftarak. Ndërsa për rolin e intelektualëve islamë, kryesisht, klerikë, as që bëhet fjalë.

Vënia në qarkullim këto ditë në mënyrë të përmbledhur e burimeve egjyptiane na mundëson të zbulojmë dhe të vejmë në pah dhe një përmasë tjetër të Lidhjes së Prizrenit, të pavërejtur deri më tash: Jehonën e saj në botën arabe, ndikimin e Lëvizjes Kombëtare Shqiptare në Perandorinë Osmane dhe më gjerë. Besohet se mund të pranohet pa e tepruar, që nacionalizmi shqiptar ka luajtur aso kohe një rol pararojë në ato anë.

Delegatët e Kosovës kishin ardhur në Prizren, më 10 qershor 1878, të merrnin pjesë në tubimin e organizuar jo për hir të interesave të veçanta dhe lokaliste, por, ashtu sikurse nenvizon autori i librit "Shqiptarët në historinë osmane)" Sulejman Kylçe, "për mbrojtjen e të drejtave të Shqipërisë".

Kuvendarët, edhe pse përfaqësues vetëm të një pjese të viseve shqiptare, kryesisht të atyre verilindore arriten, siç dëshmojnë vendimet që u morrën në Prizren që në ditët e para, në të njëjtin mendim për formimin e një organizate kombëtare të njësuar mbarëshqiptare, për krijimin e Lidhjes Shqiptare të Prizrenit" - tha dr. Gazmend Shuza.

Në seancën e paraditës referuan edhe: Akad. Jashar Rexhepagiq "Vlerat pedagogjike të LSHP-së", dr. Masar Rizvanolli - "LSHP dhe politika serbe ndaj saj", dr. Muhamet Mufaku -" Figura e Ismail Qemajlit në shtypin egjiptian 1878 - 1912", Nehat Krasniqit "Të dhëna të reja për Ymer Prizrenin".

Ndërsa në seancën e pasdites u paraqitën" Prof. dr. Muhamet Pirraku "Roli i myderriz Jusuf efendi Podgoricës në afirmimin e çështjes shqiptare në periudhën e LSHP-së", Mexhid Yvejsi "Roli i Ulemave në Lidhjen Shqiptare të Prizrenit (1878-1881)", Olsi Jazexhiu "Lidhja Shqiptare e Prizrenit dhe politika panislamiste e Sulltan Abdylhamidit II", Nexhat S. Ibrahimi "Dimensioni poliform i Lidhjes së Prizrenit më 1878", Parim Kosova "Objektet fetare islame në shërbim të Lidhjes Shqiptare të Prizrenit", dr. Jusuf Osmani "Dokumentet arkivore për Lidhjen Shqiptare të Prizrenit", Adrian Muhaj: "Autonomia e territoreve shqiptare në kontekstin ballkanik", Mr. Menduh Bamja "Pozita e myslimanëve në Serbi, Mal të Zi dhe në Bosnje dhe Hercegovinë pas Kongresit të Berlinit (1878)", Dr. Riza Sadiku "Lidhja Shqiptare e Prizrenit, në shtypin e mërgatës shqiptare", Mr. Qemajl Morina: Faktori fe në kohën LSHP dhe sot.

Pas leximit të kumtesave u zhvillua një debat i frytshëm për përmasat dhe refleksione e LSHP-së, në të cilin morën pjesë 12 pjesëmarrës

Tryeza u mbajt në selinë e Këshillit të BI në Prizren, ndërsa organizatori premtoi botimin e shpejt të materialeve.





# Nga vizita e myftiut Tërnava në Gjermani

**Me ftesë të Ministrisë së Punëve të Jashtme të Gjermanisë, nga data 17-25 qershor 2007 një delegacion i Kryesisë së Bashkësisë Islame të Kosovës i kryesuar nga myftiu Naim Tërnava - kryetar, Resul Rexhepi – këshilltar dhe Ejup Ramadani – shef i kabinetit qëndroi për vizitë pune në Gjermani. Vizitën e kishte aranzhuar Zyra Gjermane në Prishtinë, kurse për realizimin e saj ishte kujdesur Instituti Gëte (Goethe).**

Nga momentet e para të arritjes në aeroportin e Bonit, delegacionin e shoqëroi bashkëpunëtori i Institutit, zotëri Jens Bakkeri, i cili, me një dashamirësi të madhe, ishte në dispozicionin tonë për tri ditë me radhë.

Në Bon, sipas programit, fillimisht ishte paraparë vizita e Radios Dojçe Vele (Deutsche Welle), këtij gjiganti të mas-medies me renome botërore. Me këtë rast, delegacionin e përshëndeti dhe i uroi mirëseardhje z. Catherine Beckmann-përgjegjëse e shërbimit për vizitorë, e cila më pas, përmes një filmi dokumentar, pasqyroi punën dhe përvojën e madhe që posedon kjo shtëpi radiodifuzive dhe TV, për të vizituar më pas edhe një pjesë të teknikës kompjuterike, e cila e mundëson përcjelljen e valëve. Një rast i veçantë ishte edhe vizita e redaksisë shqipe, me ç'rast Myftiu, duke iu përgjigjur kërkesës së redaktores së emisionit në gjuhën shqipe, zonjës Vilma Filaj-Ballvora, për dëgjuesit e radios dha një intervistë. Me interes ishte edhe vizita e Akademisë për trajnime të po kësaj shtëpie, e cila për çdo vit organizon trajnime disajavore për gazetarë profilesh të ndryshme. Nga përgjegjësi i kësaj akademie, zotëri Jochen Walter u njoftuam se tashmë edhe nga Kosova shumë gazetarë e kanë kryer këtë kurs-trajnim nga qendra të ndryshme të medieve të Kosovës.



Myftiu Tërnava u prit nga zonja Ulta Zapf

Po atë ditë, nga ora 16,00 delegacioni vizitoi Institutin për të Drejtën Shtetërore të Kishës të Dioqezave të Gjermanisë, ku u prit nga Prof. Wolfgang Rufner, i cili i njoftoi mysafirët për punën që bën ky institut në raport me Qeverinë Gjermane për t'i realizuar të drejtat e besimtarëve të tyre. Nikoqiri i njoftoi mysafirët se Instituti është plotësisht i pavarur, se merret me hartimin e plan-programeve për lëndën fetare (dy orë në javë) në shkollat fillore e të mesme, se kujdeset për rregullimin e infrastrukturës ligjore të institucioneve të tjera vartëse, siç janë kopshtet e fëmijëve, shkollat, strehimoret për të moshuarit, spitalet etj.

Ditën e martë, më 19 qershor delegacioni vizitoi Unionin Mysliman të Evropës, dhe në bisedë të ngrohtë e miqësore me nikoqirin Abu Bekr Rieger, kryetar, këmbyen mendime dhe informacione me interes të përbashkët. Qe konstatim i përbashkët se ka mjaft fusha në të cilat mund të bashkëpunojmë, madje u propozua organizimi i festivaleve për të rinj nga Kosova dhe nga Gjermania, pavarësisht nga përkatësia fetare, i cili, s'do mend se do të ishte i dobishëm.

Ndërkaq, në Këln, Myftiu takoi sekretarin e përgjithshëm të Këshillit Qendror të Myslimanëve të Gjermanisë, zotëri dr. Ayyub Axel Kohler, i cili e njoftoi Myftiun për angazhimin e Këshillit në fjalë dhe për problemet me të cilat ballafaqohen për edukimin e brezit të ri, sidomos atij myslimanë.




Muftiu Tërnava në studion e Radios Dojçe Vele

Gjatë qëndrimit treditor në Berlin, delegacioni i Bashkësisë Islame të Kosovës në Ministrinë Federale të Punëve të Jashtme u prit nga zotëri Joachim Bleicker - përgjegjës për Ballkanin Perëndimor, i cili shoqërohej nga këshilltari i tij politik. Me këtë rast, të dy palët shfaqën mendimet e tyre për gjendjen aktuale në Kosovë dhe ishte mendimi i bashkëbiseduesve se pavarësia e Kosovës nuk ka alternativë dhe se çdo zvarritje e mëtutjeshme mund të ketë edhe pasoja. Zotëri Bleickeri me theks të veçantë vuri në dukje se qetësia dhe stabiliteti gjatë kësaj kohe deri në zgjidhjen definitive të statusit final të Kosovës, është tepër e rëndësishme. “Ishte pikërisht qëndrimi dinjitoz dhe paqësor i shumicës dërrmuese të kosovarëve, që ndikoi madje edhe tek ato shtete që deri dje ishin kundër pavarësisë së Kosovës dhe sot të jenë përkrah jush” - theksoi ai. Zotëri Bleickeri madje kërkoi nga Myftiu të ushtrojë tërë ndikimin e tij për ruajtjen e qetësisë dhe stabilitetit tek të gjithë qytetarët e Kosovës.

Delegacioni i BI-së, gjithnjë sipas programit, pati edhe dy takime të ndara në Bundestagun Gjerman. Në takimin e parë, gjegjësisht në komisionin për çështje të jashtme, Myftiu u prit nga zotëri dr. Andreas Schockenhoff, anëtar i Bundestag-ut, koalicioni qeverisës CDU/CSU, i shoqëruar nga këshilltari i tij i lartë për politikë të jashtme, zotëri Joachim Felenski.

Kurse, në takimin e dytë nikoqire e Myftiut ishte zonja Uta Zapf, anëtare e Bundestag-ut, nga partia SPD, kryesuese e Qarkut bisedues për Evropën Juglindore. Në këtë takim morën pjesë edhe pesë anëtarë të tjerë të Bundestag-ut Gjerman.

Në të dy këto takime, krahas këmbimit të informacioneve si për gjendjen aktuale në Kosovë, ashtu edhe për pozitën e myslimanëve në Gjermani, që aktualisht janë afro katër milionë, vëmendje e posaçme iu kushtua zhvillimeve më të reja dhe zgjidhjes së statusit të Kosovës. Edhe me këtë rast, Myftiu theksoi se zvarritja e pavarësisë së Kosovës është tepër e dëmshme për qytetarët e saj, të cilët tashmë jo vetëm ekonomikisht, po edhe politikisht janë të lodhur dhe të zhgënjyer.



Me Joachim Bleicker në Ministrinë e Punëve të Jashtme



*Kisha Evangjeliste - Berlin*



*Falja e xhumasë në xhaminë "Shehitlik" - Berlin*



*Unioni i Myslimanëve të Evropës "EMU" - Bon*



*Myftiu para besimtarëve në xhaminë e Vjenë*

Në Ministrinë e Punëve të Brendshme delegacionin tonë e priti Wail El-Gayyar, përgjegjës për çështje islame pranë Ministrisë, i cili, pasi falënderoi Myftiun për vizitën dhe interesimin e tij për myslimanët, kryesisht u përqendrua në pozitën e myslimanëve aktualisht në Gjermani dhe gjetjen e mundësive për integrimin gjithnjë e më të mirëfilltë të tyre në shoqërinë gjermane. Ai, gjithashtu, theksoi se tashmë pranë kësaj Ministrie funksionon Konferenca Islame e Gjermanisë, e cila në mënyrë shkencore i qaset integrimit të myslimanëve. Nga ana e tij, Myftiu, pasi falënderoi për pritjen e përzemërt dhe vëllazërore, e njoftoi atë për qendrat shqiptare islame dhe organizimin e tyre në unionin e sapoformuar në shkallë të Gjermanisë, gjë që u prit me kënaqësi.

Në vazhdim të qëndrimit në Berlin, delegacioni vizitoi edhe Institutin Gjerman të Politikës dhe Sigurisë Ndërkombëtare, një institucion shumë i rëndësishëm, i cili në gjirin e tij ka 150 bashkëpunëtorë dhe 80 praktikantë nga fusha të ndryshme, të cilët kryesisht në mënyrë të pavarur i ofrojnë këshillime, udhëzime dhe informacione Qeverisë, Bundestag-ut dhe sidomos Ministrisë së Jashtme. Edhe me këtë rast, Myftiu u përqendrua në zgjidhjen sa më të shpejtë të statusit të Kosovës duke konstatuar se pavarësia e saj është pa alternativë.

Në bisedë me të ngarkuarin e Senatit të Berlinit për çështje të integrimit dhe migrimit, delegacioni u njoftua për gjendjen aktuale të të huajve në këtë metropol evropian, në të cilin, krahas vendësve, jetojnë edhe 180 kombe të tjera me më shumë se 100 përkatësi fetare. Në Berlin momentalisht funksionojnë 76 xhami, prej tyre tri me minare. Duke qenë se shumica e emigrantëve jetojnë në lagje të caktuara të qytetit (një numër i konsideruar i emigrantëve jeton në qendër të qytetit, kurse 6-7 % e të huajve jetojnë në pjesën lindore, sakaq 16-17% në atë perëndimore), kjo ka bërë që ata ta ruajnë gjuhën amtare dhe të mos e mësojnë sa duhet atë gjermane, gjë që ka krijuar vështirësi në integrimin e tyre. Është e vërtetë se emigrantët në Gjermani paraqesin edhe probleme, mirëpo, ata njëkohësisht janë edhe begati e kësaj shoqërie, sepse mozaikun kulturor dhe fetar e pasurojnë edhe më shumë.

Para se të largohej nga Berlini, delegacioni u takua në një drekë pune me Sekretarin e Përgjithshëm të Këshillit Qendror të Çifutëve në Gjermani, zotëri Stephan J. Kramer, e më pas delegacioni vizitoi edhe Komesariatin Gjerman të Peshkopëve dhe përfaqësuesin e Kishës Evangjeliste të Gjermanisë.

Gjatë qëndrimit në Gjermani delegacioni vizitoi edhe disa qendra (xhami) shqiptare dhe takoi imamët e tyre. Që në fillim të qëndrimit në Bon, Myftiu u takua me disa imamë që për një kohë relativisht të gjatë jetojnë dhe veprojnë në Gjermani. Ai i njoftoi imamët e nderuar për angazhimin e Bashkësisë Islame në kryerjen e amanetit që ka mbi supet e saj karshi besimtarëve si dhe për gjendjen aktuale në prag të pavarësisë së Kosovës.

Në Berlin vizituam Qendrën Islame Shqiptare "Isa Beu" dhe në bisedë me imamin Remzi Xhaferi mësuam për punën dhe aktivitetin që zhvillon kjo xhami. Me këtë rast, me një fjalë përshëndetëse xhematlinjve të tubuar për ta falur namazin e akshamit iu drejtua Myftiu.

Ndërkaq, në Hamburg ku qëndruam vetëm disa orë, nga imami i Qendrës dhe njëkohësisht Kryetari i Unionit të Qendrave Islame Shqiptare në Gjermani, h. Zulhajrat Fejzullahu, u njoftuam për aktivitetet e kësaj qendre. Atë mesditë të së shtunës, takuam një grup fëmijësh të bashkëatëdhetarëve tanë (30 sish), të cilët ndiqnin mësimbesimin dhe edukatën fetare. Ishte kënaqësi e papërshkruar kur dëgjoje se si fëmijët tanë kanë arritur të mësojnë përmendsh pjesë nga Kurani. Edhe Forumi i të Rinjve pranë kësaj qendre është mjaft aktiv dhe organizon manifestime të ndryshme, si ligjërata, tribuna, kurse, ekspozita, konferenca, programe për rininë e të ngjashme.

Pas Hamburgut dhe në rrugë për në Vjenë, delegacioni i bëri një vizitë edhe imamit të Munihut, Jukup ef. Muhamedit, dhe atij të Inglshtatit, Xhelal ef. Kaloshit.

Vizitën e fundit gjatë këtij udhëtimi, delegacioni i BI-së të Kosovës ia bëri Qendrës Islame Shqiptare (lagjja 16) në Vjenë, me ç'rast takoi imamin shumë të vyer Mahir ef. Hasanin dhe disa xhematlinj të xhamisë. Me këtë rast, pas faljes së namazit të akshamit, për të pranishmit Myftiu mbajti një ligjëratë, në të cilën kryesisht u përqendrua në zhvillimet e fundit në Kosovë si dhe në angazhimin e bashkatëdhetarëve tanë për ruajtjen e identitetit fetar e kombëtar në mjediset ku ata jetojnë. Imami Hasani falënderoi Myftiun për vizitën dhe për gatishmërinë e Bashkësisë Islame të Kosovës për të thelluar edhe më shumë bashkëpunimin me të gjitha qendrat si në Austri ashtu edhe më gjerë në Evropë. Ai e njoftoi gjithashtu Myftiun se aktualisht në Austri funksionojnë 12 Qendra Islame Shqiptare të organizuara në Unionin e QISH për Austri, se gjatë vitit vijues shkollor mësimet e lëndës së edukatës fetare i kanë ndjekur rreth 45.000 nxënës myslimanë. Qendra ISh e Vjenës, ku veprojnë edhe dy të tjera, është blerë nga xhematlinjtë tanë në vitin 2002 me leje nga organet kompetente të komunës, e ku mund të falen njëkohësisht 500 veta, dhe në gjirin e saj ka edhe një si çajtore, zyrën e Forumit të të Rinjve, një banesë dydhomëshe dhe ambiente të tjera shoqëruese.

Në fund duhet theksuar se gjatë kësaj vizite, delegacioni i BIK-së është shoqëruar nga Donika Gërvalla dhe Gazmend Rushiti, të cilët kanë kryer detyrën e përkthyesit me shumë përgjegjësi, për se edhe i falënderojmë sinqerisht.

Kryesisa e Bashkësisë Islame falënderon, gjithashtu, edhe Shefin e Zyrës gjermane në Prishtinë zotëri Eugen Ëollfarth dhe tërë stafin e saj për përgatitjen e kësaj vizite.

***R. Rexhepi***

# Akademi kushtuar Gjeneratës së parë (1961/62-1966/67) të medresesë së mesme “Alaudin” të Prishtinës me rastin e 40- vjetorit të maturimit 1967-2007

Në ambientet e bukura të medresesë së mesme “Alaudin” të Prishtinës të shtunën u shënua me një akademi solemne 40- vjetori i maturimit të gjeneratës së parë të medresesë së mesme “Alaudin” (1962-1967) dhe 30-vjetori i gjeneratës së 10 të kësaj shkolle.




Në këtë manifestim pos ish maturantëve merrnin pjesë edhe dy profesorë të gjeneratës së parë, hfz. Muharrem Adili dhe Haki Krasniqi. Në këtë përvjetor të rëndesishëm për historinë e medresesë qe i pranishëm edhe myftiu i Kosvës, Mr. Naim ef. Tërnava dhe nikoqiri - drejtori i Medresesë Ekrem ef. Simnica.

Pas mbajtjes së orës përkujtimore ish-maturantët evokuan kujtime nga jeta si nxënës të medresesë, përkujtuan ish-mësimdhënësit e tyre dhe kolegët që kanë ndërruar jetë.

Më pas dy gjeneratat e ish maturantëve mbajtën një Akademi solemne kushtuar 40-vjetorit të gjeneratës së parë, që e udhëhoqi ish-maturanti tani doktor i shkencave filologjike dr. Feti Mehdiu pasi falënderoi myftiun, drejtorin dhe ish-mësimdhënësit e kësaj gjenerate një falënderim të veçantë ia adresojë kolegëve të tij që e ndihmuan në organizimin e kësaj akademie.

Duke i përshëndetur ish-maturantët e gjeneratës së parë Myftiu i Kosovës, mr. Naim Tërnava tha:

“Është kënaqësi dhe nder që jam në mesin tuaj, këtu kam sot para vete profesorët e parë të medresesë, gjeneratën e parë dhe pesë profesorë të mi.




Një prej dhuratave më të mëdha në shekullin e kaluar për popullin tonë është hapja e medresesë në vitin 1951 për këtë falënderojmë Allahun xh. sh. dhe të gjithë ata që u angazhuan për këtë, që morën një hap të madh për të ardhmen tonë. Ngase siç po shihet rezultatet nuk kanë munguar”.

Më tutje Myftiu duke folur për rezultatet e gjeneratës së parë tha “Gjenerata e parë e medresesë me punën dhe sukseset e saja ka arritur që të jetë shembull për ne më të rinjtë. Medreseja edukoi gjenerata të shumat dhe për këtë jemi krenar, edukoi nxënës nga të gjitha viset shqiptare”.

Ndërsa drejtori i medresesë Ekrem ef. Simnica dha një pasqyrë të shkurt të sukseseve të medresesë ku ndër të tjerat veçoi: “Krahas ndihmës që jep Kryesia e BI tani pas lufte Medresenë e ndihmon dhe Ministria e Arsimit. Ne si shkollë e përgjithshme normalisht me specifikat tona këtë vit për herë të parë edhe maturantët tanë kanë hyrë në testin kombëtar të njohurive të organizuar nga Ministria e Arsimit dhe nxënësit tanë kanë arritur rezultat shumë të mirë gjë që ne na bënë të jemi krenar.”

Në emër të mësimdhënësve përshëndeti ish - profesori Haki Krasniqi i cili ndër të tjerat tha: “Nga të gjithë profesorët e atëhershëm sot këtu jemi vetëm dy të tjerët kanë kaluar në jetën tjetër.

Në medrese kam qenë mësimdhënës, kam krye edhe detyrën e sekretarit dhe të edukatorit, gjatë asaj kohe kam punuar me përkushtim, sot jam i kënaqur që nxënësit e mi kanë arritur shumë, unë nxënësit i kam konsideruar si vëllezër e mi”.

Ndërsa në emër të gjeneratës së parë të ish-maturantëve foli Enver Bahtiu: “Këto janë momente solemne është vështirë të flasësh mirëpo me sukseset që kemi arritur pas kryerjes së medresesë na bëjnë që sot të jemi krenar dhe sot jemi në gjendje të jemi një shembull edhe për gjeneratat e reja”. Me tutje Enver Bahtiu tha: Me këtë rast përshëndes e përgëzoj kolegët e gjeneratës sonë që me punën e tyre na bënë që të ndihemi krenar, këtu duhet dalluar kolegët tanë, dr. Feti Mediun, dr. Ismail Ahmedin, dr. Qazim Qazimin.”




Ndërsa në emër të gjeneratës së dhjetë kolonel Fetah Begolli i cili para të pranishmëve u shpreh: “Medreseja ne na ka dhënë vend të merituar, na ka dhënë pozitën që të na lakmojnë të tjerët, na ka mbrojt nga gjërat e çoroditura, na ka dhënë krenarinë e personalitetin e një njeriut të formuar”.

Pas Akademisë solemne ish-maturantët e medresesë vizituan Prekazin ku kënduan Fatiha tek varret e dëshmorëve, vizituan Kompleksin Memorial, ndërsa në Kullë u pritën ngrohtësisht nga Murat Jashari.

***(R. Shkodra)***

*SHBA:*

## Mbulesa nuk është arsye për përjashtim (nga puna)

### Gjykata e Arizonës vlerëson rast të diskriminimit fetar. Gruas së dëmtuar i dhurohet një dëmshpërblim i madh

Një firmë e veturave në SHBA, një punëtoreje muslimane të përjashtuar më parë nga puna, duhet t'i paguaj një dëmshpërblim me vlerë prej 287.640 dollarësh (gati 214.000 Euro).

Atëbotë 22 vjeçarja ishte përjashtuar, në fillim të vitit 2002, për arsye se, ajo kishte refuzuar që në punë gjatë muajit të Ramazanit ta hiqte mbulesën.

Në një gjykatë në Phoenix në US shtetin Arizona, vlerësuan të premten në mbrëmje ,që Alomo Rent A Car, në këtë rast ka bërë diskriminim fetar.Komisioni ka gjykuar për sjellje jo të barabarta në vend të punës. Ajo vlerësoi që, muslimanja është diskriminuar si rjedhojë e sulmeve terroriste të 11 Shtatorit 2001. Përjashtimi ndodhi katër muaj pas këtyre sulmeve.

---

*Sharr*

## Dua e Hatmes në fshatin Zaplluzhe të Sharrit

Më 23 Qershor 2007, në xhaminë e fshatit Zaplluzhe të Komunës së Sharrit, 22 nxënës bënë dua hatme Kur'anin tek imami i tyre Nail ef. Sinani, i cili është mjaft aktiv gjatë këtyre viteve si imam, dhe këtë vit ishte gjenerata e 7 që bënë Kur'anin hatme në këtë xhami.

Në këtë solemnitet përpos xhematlinjëve dhe prindërve të vijuesve të mësimbesimit ishte i pranishëm edhe përfaqësuesi i Bashkësisë Islame të Kosovës Fitim ef. Flugaj ku ndër të tjera theksoi: "Jam i nderuar që gjindem sot para jush dhe para këtyre fëmijëve që lexojnë Kur'anin, me punën e imamit tuaj sikur është bërë traditë duaja e hatmes në këtë xhemat, Pejgamberi a.s. thotë:" Më i miri prej jush është ai i cili e mëson Kur'anin dhe ua mëson të tjerëve".

Ndërsa në emër të Këshillit të Bashkësisë Islame Sharr, për këtë dua hatme përshëndeti sekretari Nail ef. Halimi, si dhe u bë shpërndarja e certifikatave për nxënësit, kurse duan e hatmes e bëri kryeimami i Këshillit Xhafer ef. Fejziu.

Nxënësit që bënë hatme:

Agnesa (Fehmi) Zejneli
Abidin (Nevzat) Nuhiu
Arbesa (Samet) Veliu
Besart (Shefajet) Mehmeti
Blerina (Samet) Kamberi
Basri (Muhamed) Mehmeti
Beqir (Sevim) Ahmeti
Bajram (Afrim) Selimi
Djellza (Tahir) Tahiri
Dorina (Tahir) Tahiri
Egzona (Besim) Hyseni
Eldina (Arsim) Sinani
Natyra (Afrim) Myrtezani
Omer (Fexhri) Hamzaj
Pranvera (Sejfi) Veliu
Samire (Xhelal) Zejneli
Sebehate (Xheladin) Avdiu
Shefkinaze (Hajriz) Avdiu
Valmire (Xhevdet) Halili
Valon (Ridvan) Beqiri
Vetim (Hasan) Halimi
Xhejlane (Mefail) Sinani

***Xhafer Fejziu***

**F o t o l a j m**

## Myftiu Tërnava mbajti hytben në xhaminë e Klinës

Të premten më 29 qershor 2007, në xhaminë e Klinës myftiu i Kosovës mr. Naim Tërnava mbajt Hytben në xhaminë e Klinës, para xhematlinjëve klinas myftiu Tërnava foli për rolin që ka xhamia në edukimin shpirtërorë të popullatës. "Xhamitë i ndërtojë ata që kanë dronë e Allahut" -  ka than myftiu Tërnava. Ai më tutje ka kërkua që xhamia të jetë vend orientim i të rinjve të kësaj ane.



# Myftiu i Kosovës Mr. Naim ef. Tërnava vizitoi KBI në Gjakovë



Më datën 31.05.2007 në ora 16:00 Myftiu i Kosovës Mr. Naim ef. Tërnava, me bashkëpunëtorët e vet, Prof. Ahmed ef Sadriun, Rexhep ef. Lumen, Nexhmedin ef Hoxhën, kryetar i KBI-së në Pejë, Ali ef. Vezaj kryetar i KBI-së në Prizren, Hasan ef. Salihu nëpunës administrativ i KBI-së në Prizren, Eshref ef. Draga, bënë vizitë pune në KBI-së në Gjakovë – në Institutin për memorizimin e Kur'anit "Medreseja e Madhe" në Gjakovë.

Myftiu Tërnava, në fillim u prit nga kryetari dhe kryeimami i KBI-së Fatmir ef. Iljazi, me stafin e tij të administratës, sekretarin Esat ef. Rexha, kryeredaktorin e bibliotekës Bedri ef. Kida, Visar ef. Koshi dhe Pleurat ef. Krasniqi.

Pasi që e përshëndeti dhe i uroi mirëseardhje Myftiut të Kosovës, kryetari i KBI-së në Gjakovë e njoftoi shkurtimisht për të arriturat dhe pengesat që e përcollën KBI-së gjatë vitit 2006. Më tutje, kryetari i KBI-së Fatmir ef. Iljazi, e njoftoi me fushëveprimin e jetës fetare në komunën e Gjakovës, duke cekur se me punën e palodhshme të të gjithë stafit të KBI-së ka arritur që në vitin paraprak të mos mungojnë sukseset. Gjatë vitit 2006 KBI në Gjakovë, në bashkëpunim me Departamentin e Gruas të Kryesisë të BI-së të Kosovës, ka organizuar tribunë fetare në pallatin e kulturës „A. Vokshi" në Gjakovë, me motrat, nënat dhe gratë gjakovare, për herë të parë në Kosovë, kjo ka pasur sukses shumë të madh gjë që është reflektuar me pjesëmarrjen e një numri të konsideruar të femrave, mbi 500 veta. Janë organizuar kurse verore me të rinj. Pas përfundimit të kurseve janë organizuar vikende me fëmijë. Ndërtimi i dy komplekseve banesore, njëra në qendër të qytetit dhe tjetra në lagjen Sefë 2. Hapja e librarisë Islame. Përfundimi i punimeve në rindërtimin e xh. së Hadumit, hapja e qendrës për hife, fillimi i ndërtimit të xhamisë në fshatin Lipovec, rindërtimi i minares së shkatërruar gjatë luftës së fundit në fshatin Rogovë të Hasit, kërkimi i donacioneve për rindërtimin e xhamisë së Fetah Agës dhe xhamisë Qyl në Gjakovë etj.

Përveç sukseseve të cekura ka pasur edhe vështirësi gjatë punës fetare të vitit paraprak. Këto vështirësi nuk janë manifestuar vetëm në KBI-së të Gjakovës, por edhe në KBI-të tjera në Kosovë, për këtë dihet se për momentin Kosova ende nuk e ka fituar Statusin e pavarësisë, e me këtë kuptohet se kemi pengesa ligjore për realizimin e të drejtave tona, kur themi këtë e kemi fjalën te mosfunksionimi i ligjit, mosefikasiteti i gjyqit, kriza ekonomike, mungesa e kuadrit, mosrealizimi i qëranave etj. Muftiu Tërnava tha se e sotmja është më e mirë se e djeshmja, e nesërmja do të jetë më e mirë se e sotmja. Është punuar, por nuk duhet të kënaqemi me këtë që kemi arritur. Na duhet punë shumë e madhe për t'i përballuar sfidat e jetës. Jemi dëshmitar se kohët e fundit e kemi një sukses sa i përket rritjes së numrit të xhematit me të rinj, të cilët i mbushin xhamitë. Kjo është një kënaqësi edhe na jep elan që të punojmë edhe më tepër, jo vetëm në qytetin e Prishtinës, por edhe në qendrat tjera të Kosovës.

**Myftiu Naim ef. Tërnava në vizitë Institutit për memorizimin e Kuranit - Hifzit "Medreseja e madhe në Gjakovë**



Kryetari i KBI-së në Gjakovë, Fatmir ef. Iljazi, e shoqëroi Myftiun Tërnava në një vizitë të shkurtë në qendrën për hifz "Medreseja e Madhe", ku u prit nga koordinatori i shoqatës kulturore "Istambull" nga Turqia hfz. Idriz Keskin, me personelin e Qendrës, mësimdhënësit, Visar. Ef. Koshi, Pleurat ef. Krasniqi, Enes ef. Koshi, Munir ef. Salkurti.

Myftiu Tërnava u njoftua për punën që bëhet në këtë qendër, e cila është e vetmja e këtij lloji në Ballkan. Numri i nxënësve është 28, shumica prej tyre janë nga Drenica. Në këtë qendër mësohen të gjitha lëndët fetare sipas programit të Medresesë së Mesme "Alaudin në Prishtinë". Mësimet e lëndëve fetare mbahen nga personeli – imamët e KBI-së, kurse lëndët shkencore dhe shoqërore nga profesorët e shkollave të mesme. Nxënësit kanë të rregulluar fjetjen, ushqimin, udhëtimin në vikend në shtëpi. Iu mundësohet dhënia e provimeve private në Medresenë e Mesme "Alaudin" në Prishtinë, pa kompensim. Në vazhdim delegacioni vizitoi objektin e Medresesë, dhomat e fjetjes, klasat e mësimit, mesxhidin, kabinetin e informatikës, objektet tjera përcjellëse dhe prezantoi në orën e mësimit të Kur'anit, me ç'rast disa nga nxënësit lexuan nga një pjesë të Kur'anit.

Myftiu u nda shumë i kënaqur me punën dhe organizimin e punëve në këtë qendër dhe i porositi nxënësit që të angazhohen në maksimum për të arritur suksese sa më të mira dhe njëherit për të mos e çuar mundin kot të institucionit i cili me mund të madh arrin që t'i siguroi mjetet për punën normale të Institutit. Myftiu Tërnava dhe zëvendëskryetari i BIK Sadriu edhe njëherë deklaruan se Instituti në fjalë është dhe do të mbetet pjesë e Kryesisë së Bashkësisë Islame të Kosovës duke pas parasysh se kjo e fundit ishte ajo që e kishte dhënë pëlqimin dhe kishte kontribuar për hapjen e saj si dhe në mënyrë të vazhdueshme kishte përcjellë punën dhe rezultatet e dala nga ky institut. Në të njëjtën kohë myftiu siguroi nxënësit se BIK do të vazhdojë të angazhohet në ruajtjen e identitetit të objektit të "Medresesë së Madhe" e cila ndër shekuj me radhë ishte vatër arsimi dhe kulture në tërë trevat shqiptare. Në vazhdim Myftiu i siguroi edhe njëherë nxënësit se nuk kanë nevojë të brengosen, dhe i nxiti ata që të vazhdojnë të mësojnë në mënyrë që ky institut të prodhojë kuadro të përgatitura profesionale çfarë me të vërtetë i duhen shtetit tonë të ardhshëm.

Pas vizitës, koordinatori i shoqatës kulturore Hfz. Idriz Keskin bashkë me kryetarin e KBI-së në Gjakovë, kishin përgatitur një drekë solemne për mysafirët. Në fund Myftiu Tërnava duke u përshëndetur me stafin e KBI-së dhe të Institutit, iu uroi sukses në të ardhmen.

***Esat Rexha***

*Podujevë*

# Nis ndërtimi i selisë së Këshilli të BI




Në një manifestim solemn të hënën më 11 qershor 2007 në Podujevë në prani të imamëve e xhematlinjëve llapjan nisi ndërtimi i selisë së Këshilli të Bashkësisë Islame të Podujevës. Në këtë manifestim qe i pranishëm edhe Myftiu i Kosovës, Naim ef. Tërnava i shoqëruar nga bashkëpunëtorët, përfaqësuesit e shoqatës "Mersy Internacional" nga Kuvajti, drejtori Abdylaziz Xhinan dhe zv. drejtorin për Kosovë, Rashid Xharun, shoqatë kjo që ka marrë përsipër financimin e ndërtimit të selisë së Këshillit, si dhe udhëheqësit e KBI të Podujevës me në krye Osman ef. Kurtollin kryetar i Këshilli.

Myftiu Tërnava para të pranishmëve pasi ka falënderuar të pranishmit për pjesëmarrje ka falënderuar popullin dhe qeverinë kuvajtiane për ndihëm dhe përkrahjen Kosovës dhe popullin tonë në momente më të vështira. Më tutje myftiu tha: "Investimi në infrastrukturë do te krijohen kushte te mira për punë. Ne u jemi mirënjohës donatorëve vëllezërve nga Kuvajti ngase për ne tani është e vështirë që me buxhetin e varfër të BI-së së Kosovës të ndërtohet ky objekt".

Përfaqësuesi i shoqatës "Mersy Internacional" nga Kuvajti Abdylaziz Xhinan, u shpreh se shoqata që ai e përfaqëson edhe në të ardhmen do të ndihmoj Kosovën në krijimin e infrastrukturës për një jetë më të mirë për qytetarët e Kosovës.

Sipas zyrtarëve të këshillit i tërë projekti do të kushtojë 140 mijë euro.

# Xhematlinjtë e Drenasit protestuan para Kuvendit komunal

Këshilli i Bashkësisë Islame në Drenas më 29 qershor 2007 në ora 14 organizoi protestë para Kuvendit komunal të Drenasit. Protesta u organizua për shkak të injorimit të vazhdueshëm të kërkesave të Këshilli të BI në Drenas nga ana e Kuvendit Komunal për të ndarë truall apo hapësirë për nevojat e këshillit të BI në Drenas.

Në këtë protestë pos shumë xhematlinjve nga xhamitë e territorit të Këshilli të BI të Drenasit qenë të pranishëm edhe imamët e xhamive si dhe udhëheqësit e KBI të Drenasit me në krye Osman ef. Musliun - kryetar.

Duke iu drejtuar të pranishmëve Osman efendiu ndër të tjera tha:

"Ne sot jemi tubuar që të shprehim pakënaqësinë tonë lidhur me injorimin e vazhdueshëm që na bëhet nga drejtuesit e Kuvendit Komunal.

Kësaj radhe jemi tubuar që deputetëve të kuvendit tonë t'ua parashtrojmë një kërkesë legjitime, që t'i njohim ata me shqetësimet tona legjitime. Me këtë protestë ne duam që edhe deputetët të shohin që edhe ne jemi shtresë që duhet të nderohemi, se edhe ne jemi pjesë e kësaj shoqërie. Kuvendi komunal duhet të ketë mirëkuptim ndaj kërkesave tona. Nuk jemi duke kërkuar diç që nuk na takon dhe nuk jemi duke kërkuar diç të paarritshme, ne duam një strehë për KBI. Nuk mund të veprojmë normalisht në 20 metra katror.

Kemi kërkuar nga komuna qe disa vjet që të na bëjë një zgjidhje, dhe të na mundësohet t'i kryejmë obligimet dhe detyrat tona karshi qytetarëve, sepse ne jemi imamë edhe të tyre, pra të kuvendarëve tanë të nderuar. Këshilli i BI do trajtim të njëjtë sikur të gjitha institucionet tjera të Komunës tonë".

Më pas një delegacion i Këshillit të BI i kryesuar nga kryetari takoi udhëheqësit komunal dhe mori pjesë në seancën e Kuvendit komunal. Pas debatit në kuvend u arrit marrëveshja që në seancën e ardhshme plenare të Kuvendit komunal të diskutohen edhe kërkesat e Këshillit të BI.

# Kryeimami Sabri ef. Bajgora, mban ligjëratë në Vjenë

Me ftesë të Forumit të të rinjve muslimanë shqiptarë të Vjenës, që vepron në kuadër të Bashkësisë islame Shqiptare të Vjenës, prej datës 31.05-04.06.2007, me rastin e Një vjetorit të themelimit të këtij Forumi, në Vjenë mori pjesë edhe Kryeimami i Bashkësisë Islame të Kosovës - Sabri ef. Bajgora, i cili para të pranishmëve mbajti një ligjëratë për "Rolin e Rinisë në edukimin e shoqërisë islame".

Në këtë manifestim që u mbajt më 2 qershor 2007, me ligjëratë përveç Kryeimamit tonë u paraqit edhe Doc.Dr. Muhamed Aruçi, ndërsa pjesë nga Kur'ani famëlartë kënduan Hfz. Aziz Alili dhe Xhelal ef. Kaloshi.

Në këtë mbrëmje ishin të pranishëm mbi 1000 besimtarë, të tubuar nga të gjitha anët e Austrisë si dhe shteteve përreth.

Një vjetorin e këtij Forumi, me një telegram urimi e uroi edhe myftiu i Kosovës Mr. Naim ef. Tërnava.

Ligjëraa e Sabri ef. Bajgorës u mirëprit dhe u vlerësua lartë nga të pranishmit dhe mysafirët e ftuar në këtë mbrëmje, meqë kishte të bënte me rininë dhe misionin që ka rinia islame-shqiptare për edukimin e mirëfilltë të shoqërisë, sidomos në diasporë. Z. Bajgora ndër të tjera gjatë ligjëratës së tij potencoi faktin se: *"Në Islam, të rinjtë kanë peshë dhe rëndësi të veçantë. Ata konsiderohen shpresa e Ymetit, pasuria e Ymetit dhe fshehtësia e forcës së tij. Prandaj nuk thuhet kot: "Nëse doni të dini të ardhmen e një populli se si do të jetë, shikoni se si janë të rinjtë e tij sot".*

Pastaj Z. Bajgora iu drejtua të rinjve me disa mesazhe ndër të cilat veçuam këtë: *"Rini e nderuar! Për të qenë pjesë e sukseseve, në të cilat Ymeti dhe populli yt pret nga ti në të ardhmen, duhet ta*



*kuptosh drejt dhe seriozisht barrën e përgjegjësisë sate në këtë jetë. Në këtë kohë të destruktivitetit të madh dhe degjenerimit, i cili është duke e sulmuar vazhdimisht rininë tonë, duhet të flasim për rikthim të vlerave tona të mirëfillta që në origjinë janë fetare dhe pa të cilat nuk mund të ketë zhvillim të shëndoshë të popullit tanë. Prej këtyre vlerave dhe cilësive që doemos duhet t'i posedojë rinia jonë për të na garantuar një ardhmëri më të begatshme janë edhe këto:*

*1. Moralin e lartë.*
*2. Nderin.*
*3. Virtutin dhe*
*4. Dëlirësinë*

*Për këtë qëllim ka ardhur Islami dhe është dërguar Pejgamberi, s.a.v.s., që t'u pastrojë njerëzve shpirtin dhe ai që punon për pastrimin e shpirtit të tij, ai i siguron vetes shpëtim."*.

Z. Bajgora, gjatë qëndrimit në Vjenë mbajti edhe ligjëratën në ditën e xhuma në Qendrën islamike shqiptare në Vjenë, dhe krahas këtyre aktiviteteve, ai pati kontakte edhe me udhëheqësit më të lartë të Bashkësisë Islame të Austrisë.

Ishte mendim i përgjithshëm se kontaktet në të ardhmen do të jenë edhe më të shpeshta, sidomos u bisedua për një kooperim të ndërsjellë në mes të Forumit të të rinjve muslimanë shqiptarë të Austrisë dhe Departamentit për të rinj pranë BIK-ut, i cili pritet të fillojë aktivitetin e tij në fillim të shtatorit të këtij viti.

***Di press***



### U promovua libri "Lidhja Shqiptare e Prizrenit në shtypin egjiptian (1878 – 1881)" e studjuesit të njohur mr. Qemajl Morina

# Sihariq për studiuesit e historisë

Dr. Feti Mehdiu: Mr. Qemajl Morina qysh në vitin 1978 i dha sinjal publikut shkencor shqiptar se në Egjipt fshihej një lëndë me interes për historinë shqiptare, kurse tash, pas tri dekadash, me përkrahjen e BI vjen para publikut shkencor e kulturor shqiptar me një vepër të rrallë: "Lidhja Shqiptare e Prizrenit 1878-1881").

Në vigjilje të 129- vjetorit të Lidhjes Shqiptare të Prizrenit më 11 qershor 2007 në Prishtinë, në ambientet e BKUK-së, Mr. Qemajl Morina ka përuruar librin "Lidhja Shqiptare e Prizrenit në shtypin egjiptian 1878-1881", i cili njëherësh paraqet punën studimore të këtij studiuesi të vyer në arkivat e Egjiptit.

Libri i përuruar është vlerësuar lart nga referuesit dr. Muhamet Mufaku (Jordani), dr. Agim Zogaj dhe dr. Feti Mehdiu, të cilët kanë porositur studiuesit e historisë që të hulumtojnë edhe më shumë në arkivat e Egjiptit, sepse atje ka shumë materiale që flasin për shqiptarët dhe historinë e tyre.

Të pranishmit, në emër të Bashkësisë Islame të Kosovës, e cila është edhe botuese e këtij libri, i përshëndeti myftiu i Kosovës, Mr. Naim Tërnava, i cili tha se botimi i këtij libri nga Sh.B. "Dituria Islame", lexuesit shqiptar i ofron informacione të konsiderueshme për jehonën e Lidhjes së Prizrenit në Botën Arabe në përgjithësi si dhe në Egjipt, në veçanti.

"Dihet se Lidhja Shqiptare e Prizrenit për herë të parë në historinë tonë arriti t'i mobilizonte në mënyrë institucionale energjitë e shqiptarëve dhe t'i orientonte drejt programit madhor të Rilindjes Kombëtare dhe afirmimit të kombit shqiptar në arenën ndërkombëtare dhe për mbrojtjen e tërësisë territoriale dhe formimin e shtetit shqiptar"- tha myftiu Tërnava, sipas të cilit Lidhja Shqiptare e Prizrenit vazhdon të jetë aktuale edhe sot, kurse nga aspekti politik, sot jemi më afër se asnjëherë më parë për të realizuar disa nga aspiratat e lidhjes për pavarësinë e vendit tonë të shtrenjtë. Tërnava tha se autori i librit ka qëndruar në Egjipt për disa vjet dhe me përkushtim të madh është angazhuar duke shfletuar me qindra e mijëra faqe shtypi dhe të tubuara e të sistematizuara t'ia sjellë lexuesit. Veprën e bëjnë edhe më komplete faksimilet origjinale të artikujve dhe kronikave të botuara në shtypin egjiptian, të cilat vetëm sa ia shtojnë vlerën kësaj vepre.

## Lidhja Shqiptare e Prizrenit – kthesë e madhe në arenën botërore

Ishin mjaft domethënëse fjalët e dr. Muhamet Mufakut, i cili ka bërë një punë kolosale në hulumtimin e dokumenteve dhe arkivave në Botën Arabe. Mufaku me këtë rast ka rikujtuar momente të njohjes e të punës me Mr. Qemajl Morinën që në vitin 1979, kohë kur ai pati shkuar atje për të gjurmuar në arkivin e shtypit egjiptian në lidhje me disertacionin për lidhjet shqiptare. Mufaku rikujtoi se pas këtij gjurmimi, ishte kthyer në Kosovë, kurse Mr. Qemajli kishte vazhduar edhe më tej hulumtimet duke u përqendruar në hulumtimet e shtypit egjiptian për Lidhjen Shqiptare të Prizrenit. "Në të vërtetë, e dimë se ka shumë shqiptarë që kanë shkuar për studime në Botën Arabe, ka edhe të atillë që i kanë kryer studimet atje, por shumë pak, ndoshta numërohen me gishta ata që janë marrë me shkencë. Vërtet autori Qemajl Morina është prej atyre që kanë vazhduar të merren edhe me studime si dhe kontributet e tij studimore në lidhje me shqiptarët e Egjiptit" - tha dr. Mufaku, duke e vlerësuar lartë librin dhe punën e Mr. Morinës.

Sipas tij, libri ka një vlerë, sepse paraqet rëndësinë e Lidhjes së Prizrenit për paraqitjen e çështjes shqiptare në Botën Arabe dhe arenën botërore.

"Me Lidhjen e Prizrenit kemi një kthesë të madhe në skenën botërore, sepse me këtë paraqitje të fuqishme të popullit shqiptar në këtë program të ri kombëtar dhe politik, shqiptarët kanë artikuluar çështjen e tyre në skenën botërore" - potencoi dr. Mufaku duke spikatur lajmet e shumta për jehonën e kësaj lidhjeje në shtyp.

Paraqitja e Lidhjes së Prizrenit në shtypin egjiptian ka një rëndësi të veçantë, sepse me shpalljen e programit kombëtar për zgjidhjen e çështjes kombëtare shqiptare, kemi njëfarë ndikimi në vetëdijen vendase, sepse arabët u distancuan më vonë në krahasim me shqiptarët. Ata janë paraqitur me kërkesat e tyre kombëtare më vonë, do të ishte një paralele shumë interesante, nëse krahasohet programi i lidhjes shqiptare me ato të arabëve, të cilat janë paraqitur 20 vjet më vonë, për lëvizjen e re arabe në fund të shekullit XIX dhe fillim të shekullit XX. Shtypi egjiptian është interesuar edhe për figura të tjera të popullit tonë, për lëvizjen shqiptare për pavarësi", - theksoi ndër të tjera Dr. Muhamet Mufaku.



## Shqiptarët faktor qeverisjeje në Egjipt në fillim të shekullit XIX

Kurse referuesi Dr. Feti Mehdiu tha se Mr. Qemajl Morina, qysh në vitin 1978 i dha sinjal publikut shkencor shqiptar se në Egjipt fshihej një lëndë me interes për historinë shqiptare, kurse tash pas tri dekadash, me përkrahjen e BI vjen para publikut shkencor e kulturor shqiptar me një vepër të rrallë: "Lidhja Shqiptare e Prizrenit 1878-1881". Kjo vonesë ka ndodhur si me porosi. Rastisi të realizohet në një moment kyç për Kosovën. Në këtë vepër hulumtuesit e historisë kombëtare gjejnë një pasqyrë të shkurtër se si është reflektuar një ngjarje shumë e madhe në një vend shumë të largët gjeografikisht për shqiptarët, por të afërt për shumë aspekte të tjera. "Këtu vetëm do të theksoj një fakt nga i cili del edhe një pyetje: Shqiptarët qysh në fillim të shekullit 19 u bënë faktor në qeverisjen e Egjiptit. Në kohën e tyre fillon shtypi i përditshëm në gjuhën arabe, në Egjipt - pikërisht në Aleksandri, dhe tash hulumtuesve tanë u mbetet të përgjigjen, a thua në ato gazeta mos ka vepruar, në prapavijë ndonjë Sami Frashër, sikur kishte ndodhur me gazetat e Stambollit Terxhuman - shark dhe Terxhuman-i hakikat" - tha dr. Mehdiu. Sipas tij. Vepra e Mr. Qemajl Morinës "Lidhja Shqiptare e Prizrenit në shtypin egjiptian 1878-1881" është vepër e rrallë, një sihariq për studiuesit e historisë, sidomos për historianët e periudhës së gjysmës së dytë të shekullit 19, dhe jo vetëm për historianët.

Dr. Mehdiu në fund të fjalës së tij tha se kjo vepër mund dhe duhet t'u shërbejë edhe qarqeve diplomatike shqiptare – sidomos sot kur në qendrat e vendosjes botërore luhet lojë e ngjashme si në vitin 1878, për zgjidhjen përfundimtare të statusit të Kosovës, nga e cila zgjidhje varet jo vetëm e ardhmja e popullit shqiptar, por edhe e tërë rajonit.

Kurse, sipas referuesit Agim Zogaj, ky libër është i rëndësishëm për të ndriçuar historinë dhe për të mësuar nga e kaluara jonë, por edhe nga pësimet etj. Libri "Lidhja Shqiptare e Prizrenit në shtypin egjiptian (1878-1881)" i autorit Mr.Qemajl Morina shtron këto çështje: ku ishim dje, ku jemi sot dhe ku do të jemi nesër. Kjo e ka edhe domethënien e vetëdijesimit tonë. Bëhet fjalë për ngjarjen më kulmore, më të madhe që nga koha e Skënderbeut, që u organizua në vigjilje të Kongresit të Berlinit e të Paqes së Shën-Stefanit. Organizim unik për çlirimin nga Perandoria Osmane.

Krijesë autentike e popullit shqiptar, tha Agim Zogaj, ishte vlerësuar nga shtypi egjiptian organizimi i Lidhjes Shqiptare të Prizrenit.

Në fund, me një fjalë rasti, u paraqit edhe autori i librit.

***(R. Shkodra)***

## Një trëndafil me plot aromë

# Mulla Selman Muzaqi (20.03.1928 – 04.06.2007)

Me datën 04.06.2007 ndërroi jetë Mulla Selman Muzaqi në moshën 79-vjeçare. Mulla Selman Muzaqi i takoi plejadës së imamëve që mbi supet e tyre për dekada bartën emanetin më të shtrenjtë për Islamin duke i kushtuar tërë jetën Islamit dhe edukimit fetar të brezave të rinj.



*Mulla Selman Muzaqi*

Mulla Selman Muzaqi lindi në fshatin Brusnik të Vushtrrisë më 20.03.1928. Ai, si i ri, që nga mosha 9-vjeçare filloi mësimet e para tek daja i tij mulla Ahmet ef. Mehana.

Lufta e Dytë Botërore përkohësisht e ndërpreu nga vijimi i mësimeve. Pas përfundimit të luftës, i etshëm për dije fetare, mësimet i vazhdoi tek myderrizët e njohur të asaj kohe, tek imami i xhamisë Gazi Alibeg, mulla Ibrahim Maxhuni, dhe tek haxhi Sabit ef. Zajmi.

Me përkushtim për të nxënë dije, fati e deshi që mulla Selman Muzaqi të ishte një prej nxënësve të myderrizit të Stambollit, mulla Mustafë Bares nga Mitrovica, emri i të cilit ishte i njohur në mbarë Kosovën. Mulla Selman Muzaqi u inkuadrua në Këshillin e Bashkësisë Islame të Vushtrrisë më 01.05.1965, imam për 6 fshatra të Vushtrrisë për 14 vjet rresht. Më vonë kaloi imam në Xhaminë e Çarshisë dhe pas një kohe të shkurtër kaloi në detyrën e imamit në xhaminë "Gazi Alibeg" për 33 vjet me radhë, deri në pensionim.

Meritat e shumta të këtij imami, i cili 47 vjet ia kushtoi Islamit, e gjetën në pozita të ndryshme funksionesh përbrenda Bashkësisë Islame: 21 vjet kryetar i KBI-së të Vushtrrisë, 20 vjet anëtar i Kuvendit të BI të Kosovës, 6 vjet anëtar i Kryesisë së BI të Kosovës dhe 4 vjet anëtar i Kuvendit Suprem të BI-së të Sarajevës.

Hoxha i nderuar doli në pension të pleqërisë më 30.09.1997.

Vdekja e ndau nga të afërmit dhe miqtë më 04.06.2007.

Në shenjë respekti për veprën e tij, E lusim Allahun e Madhërueshëm që ta shpërblejë hoxhën tonë me Xhenet.

*Përgatiti kryeimami*
*Basri Zekolli*

**Bashkësia Islame e Kosovës**
**Këshilli i Bashkësisë Islame**
**Skenderaj**

Në bazë të mbledhjes së rregullt të mbajtur me datën 04/06/2007 Këshilli i Bashkësisë Islame në Skenderaj vendosi të shpall këtë:

## Konkurs

**Për plotësimin e këtyre vendeve të lira të punës:**
- Arkëtar pranë KBI-së;
- Hatib dhe Mualim në xhaminë e Skenderajit;
- Imam, Hatib, Vaiz dhe Mualim në xhaminë e Klinës së Epërme;
- Imam, Hatib, Vaiz dhe Mualim në xhaminë e Burojës;
- Imam, Hatib, Vaiz dhe Mualim në xhaminë e Kllodernicës;
- Imam, Hatib, Vaiz dhe Mualim në xhaminë e Runikut;
- Imam, Hatib, Vaiz dhe Mualim në xhaminë e Surigonës;
- Imam, Hatib, Vaiz dhe Mualim në xhaminë e Baksit;
- Imam, Hatib, Vaiz dhe Mualim në xhaminë e Qirezit;
- Imam, Hatib, Vaiz dhe Mualim në xhaminë e Abrisë së Ultë;
- Kurir - mirëmbajtës.

**Kandidatët duhet t'i plotësojnë këto kushte:**

Për plotësimin e vendit të punës sipas pikës 1. duhet të ketë të kryer Fakultetin e Studimeve Islame ose ndonjë fakultet tjetër islam.

Ndërsa për plotësimin vendeve të punës sipas pikave: 2-10, duhet të kenë përgatitje superiore(FSI, FI) ose së paku Medresenë e mesme.

Ndërsa për plotësimin e vendit të punës sipas pikës 11. Të ketë të kryer së paku një shkollë të mesme.

**Kushte të veçanta:**

Personat që konkurrojnë për vendet e punës sipas pikave 2-10 duhet të dinë se obligohen të bëjnë faljen e pesë kohëve të namazit në xhami.

Duhet të punojnë sipas Kushtetutës së BIK-ut

Të ardhurat personale për të gjitha pikat rregullohen sipas rregullores së KBI-së në Skenderaj.

**Dokumentet:**

Kërkesa.

Diploma.

Certifikata e lindjes.

Konkursi mbetet i hapur 15 ditë nga data e publikimit zyrtar në revistën "Dituria Islame".

**Bashkësia Islame e Kosovës**
**KËSHILLI I BASHKËSISË ISLAME**
**Nr. 199/07**
**Dt. 03.07.2007**
**Prishtinë**

Këshilli i Bashkësisë Islame në Prishtinë, në bazë të nenit 22, al. 1 të Rregullores së vet, të verifikuar nga Bashkësia Islame e Kosovës me nr. 145/06, shpallë

## Konkurs

Për plotësimin e vendit të punës, imam-hatib dhe mualim në xhaminë e re në fshatin Mat (ish-Matiqani).

Kandidati duhet t'i plotësojë këto kushte:
- T'i përmbahet Kushtetutës të Bashkësisë Islame të Kosovës;
- Të posedojë aftësi komunikimi me bashkëbisedues.

Kërkesës t'i bashkangjitet këtë dokumentacion:
1. Diplomën e përgatitjes superiore;
2. Certifikatën e lindjes;
3. Certifikatën e mjekut.

Konkursi mbetet i hapur 15 ditë, prej ditës së shpalljes në revistën tonë "Dituria Islame".

Dokumentet e pakompletuara nuk merren parasysh.

Dokumentet dorëzohën në Këshillin e BI-së në Prishtinë.